KOMUNITETI MUSLIMAN I SHQIPERISE



# BESIMI III

## (KELAMI)

Tekst mësimor për shkollat e mesme fetare islame

KOMUNITETI MYSLIMAN I SHQIPËRISË

# BESIMI
# III
# (KELAMI)

Tekst mësimor për shkollat e mesme fetare Islame

Përkthyes:
Dr. MITHAT HOXHA

STAMBOLL, 2004

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ

# PJESA I
# KELAMI. HYRJE NE KELAM

## ÇESHTJET

A. PERKUFIZIMI I KELAMIT
B. TEMATIKA E KELAMIT
C. QELLIMI I KELAMIT
D. RENDESIA E KELAMIT
E. LIDHJA E KELAMIT ME SHKENCAT E NATYRES DHE FILOZOFINE
F. LINDJA E KELAMIT DHE FAZAT E KALIMIT TE TIJ

## PUNE PERGATITORE

1. Vetëm kelami bën fjalë mbi bazat e besimit islam? Shqyrtoni librat e historisë së kelamit.
2. Pse ndihet nevoja e kelamit?
3. Nga librat e historisë së kelamit gjeni dhjetë dijetarët që kanë kontribuar në shkencën e kelamit dhe jepni të dhëna mbi veprat e tyre.

## A. PERKUFIZIMI I KELAMIT

"Kelam" do të thotë "fjalë", "shkencë". Kelami është shkenca teorike që bën fjalë mbi bazat e besimit të fesë islame.

Kelami është përkufizuar nga dy këndvështrime: sipas tematikës dhe sipas qëllimit.

### I. Përkufizimi i kelamit sipas tematikës

Duke e përkufizuar shkencën e kelamit sipas tematikës, dijetarët i kanë dhënë përparësi përmendjes brenda këtij përkufizimi të tre parimeve themelore të pranuara nga të gjitha fetë: besimin te Zoti, te profetët dhe te jeta e pasme. Kështu, kelami është shkenca që bën fjalë për individualitetin dhe atributet e Allahut të Lartë, për profetësinë dhe çështjet që lidhen me të, për gjendjen e krijesave sipas fillimit dhe fundit të tyre (krijimit dhe jetës së pasme) duke u mbetur besnik bazave të islamit dhe zbulesës hyjnore.

Shkenca që bën fjalë mbi bazat e besimit të islamit është emërtuar, gjatë historisë, me emra të ndryshëm: "akaid", "usuli'd-din", "tevhid", "fikhi ekber", "kelam". Të gjitha këto shkenca trajtojnë të njëjtat çështje. Pjesa e kelamit që bën fjalë për bazat e besimit (akide) është quajtur "akaid"; pjesa që bën fjalë për parimet themelore të fesë si besimi te Allahu, profetët dhe jeta e pasme, është quajtur "usuli'd-din"; pjesa që trajton çështjen më të rëndësishme, ekzistencën dhe njësinë e Allahut, është quajtur "tevhid"; kurse emërtimi "fikhi ekber" i është dhënë për shkak se kështu e ka quajtur imami Ebu Hanife degën e drejtësisë islame (fikh) që trajton çështjet besimore si dhe veprën e vet që shqyrton këto çështje.

### II. Përkufizimi i kelamit sipas qëllimit

Kelami është shkenca e cila, duke përdorur argumente kategorike dhe duke hedhur poshtë kundërshtimet dhe dyshimet e personave dhe grupeve me pikëpamje të kundërta, e fuqizon vërtetimin e bazave të besimit dhe, kështu, e mbron islamin.[1] Siç kuptohet edhe nga përkufizimi, kelami u jep përgjigje kundërshtimeve ndaj islamit dhe përpiqet t'i hedhë poshtë ato me anë të argumenteve mbështetur në arsye, ajete dhe hadithe. Prandaj dhe i jep shumë vend diskutimit. Ndërkaq, me që i jep shumë vend diskutimit, kelami ndahet, si metodë, prej akaidit dhe tevhidit.

1. Xhurxhani, Sherhu'l-Mevakif, 1, 23.

## B. TEMATIKA E KELAMIT

Paralel me zhvillimin e historisë islame të reflektimit (mendimit), kanë ndodhur ndryshime edhe në tematikën e kelamit.

**a.** Në fillim, tematika e kelamit përbëhej prej individualitetit, atributeve dhe akteve të Allahut.

**b.** Pas përhapjes së filozofisë në botën islame, tematikën e kelamit e ka përbërë ekzistenca. Kjo pikëpamje e Gazaliut është pranuar.

Në periudhën e kelamistëve pas Gazaliut, çështjet e filozofisë u ndërthurën me çështjet e kelamit dhe anasjelltas; me futjen në librat e kelamit të shumë çështjeve përkatëse të shkencës së logjikës, tematika e kelamit u zgjerua. Ky zgjerim shkoi gjer atje sa, çdo gjë që kishte veçorinë të njihej, pavarësisht se nuk ekzistonte në botën e jashtme, nisi të përbënte tematikën e kelamit me kusht që të kishte lidhje të afërt apo të largët me bazat e fesë. Kështu, tematika e kelamit u bë "e njohura" (malum). Për shembull, në këtë shkencë janë trajtuar dhe diskutuar koncepte të tilla si "e paqenë" (madum), "mendim (opinion, këndvështrim)" (nazar), "argument" (delil), etj.



Njohuritë e trajtuara në kelam janë ose çështje që përbëjnë drejtpërsëdrejti bazat e fesë, të cilave u thonë "çështje themelore të kelamit" (mesail ve makasid), ose çështje që përbëjnë mjet për shpjegimin dhe vërtetimin e këtyre çështjeve themelore, të cilave u thonë "pretekste (çështje pretekstuale e kauzistike)" (vesail). Për shembull, parime të tilla si "Allahu ekziston, është një", "ringjallja pas vdekjes është e vërtetë" janë çështje themelore të kelamit, kurse njohuri të tilla si "në gjithësi ka një ndryshim dhe shndërrim të vazhdueshëm, atëherë, gjithësia është shfaqur pas, kështu që një gjë e tillë (si gjithësia) duhet ta ketë një krijues" janë njohuri ndihmëse ose pretekstuale që vlejnë dhe shërbejnë për shpjegimin dhe vërtetimin e çështjeve themelore.

Çështjet themelore të kelamit kanë mbetur po ato qysh nga fillimi e gjer në ditët tona, pa pësuar ndonjë ndryshim sepse janë bazat ose parimet e besimit. Kurse në njohuritë ndihmëse kanë ndodhur disa ndryshime paralel me kulturën dhe lëvizjet ideore të periudhës përkatëse.

## C. QELLIMI I KELAMIT

Qëllimi themelor i shkencës së kelamit është, si për të gjitha shkencat islame, t'i bëjë njerëzit të arrijnë lumturinë edhe në këtë botë, edhe në jetën e pasme. Kurse qëllimet e tjera të saj mund t'i radhisim në këtë mënyrë:

1. Të bëjë shpjegimet, vërtetimet dhe komentet e ndryshme të bazave të besimit.

2. Duke e shpëtuar besimin e personit nga imitimi, ta ngrejë në nivelin e besimit të vërtetuar e të palëkundur.

3. Duke shpjeguar çështjet përkatëse të veta, t'u tregojë rrugën e drejtë atyre që e kërkojnë, t'u kundërvihet, me argumente, atyre që këmbëngulin për të mos besuar.

4. T'u japë përgjigje bartësve të mendimeve (ideve) deviatore dhe të hedhë poshtë me argumente kundërshtimet e tyre ndaj islamit, të ruajë dhe mbrojë bazat e besimit nga lëkundja.

5. Të ngulisë në zemra besimin se nuk ekziston ndonjë qenie tjetër si zot, krijues dhe me autoritet absolut veç Allahut (besimi i quajtur tevhid, monoteist) dhe, kështu, të sigurojë kryerjen e veprimeve praktike (fetare) në mënyrë të sinqertë e principiale. Të japë njohuri të sakta e të drejta mbi individualitetin, atributet dhe emrat e Allahut.

6. Të përcaktojë se cilat janë bestytnitë (besimet e kota) dhe të tregojë se, në këtë çështje, muslimanët duhet të tregohen të zgjuar.

Në fundet e periudhës së as'habeve, Maber el-Xhuheni (vd. 699) mohoi kaderin; më pas, pikëpamjet e tij vazhdoi t'i mbronte dhe zhvillonte Gajlan ed-Dimeshki (vd. 743). Përsëri në këtë periudhë, Xhad b. Dirhem (vd. 736), duke thënë se Kur'ani është i krijuar, e ka bërë të diskutueshëm atributin "fjalë" (kelam) të Allahut. Edhe Xhehm b. Safvan (vd. 745), duke mos e pranuar vullnetin e njeriut, parashtroi për herë të parë në historinë e islamit idenë e predestinacionit, fatalizmit (xhebr) dhe i komentoi atributet hyjnore në një mënyrë që çonte në mohim. Gjithashtu, ky ka mbrojtur pikëpamjen se Kur'ani është i krijuar, ka pretenduar se në jetën e pasme Allahu nuk do të shihet dhe se xhenneti dhe xhehennemi nuk janë të pafund. Pas këtyre lëvizjeve ideore lindi fraksioni mutezilit.[2] Mutezilitët mbrojtën pikëpamjet se Kur'ani është i krijuar dhe se njeriu, aktet e tij të vullnetshme i krijon vetë, pa ndonjë ndërhyrje hyjnore, e quajtën autorin e mëkatit të madh as besimtar, as mohues, duke paraqitur, kështu, ide të kundërta me besimin dhe pikëpamjet e përvetësuara prej muslimanëve gjer në atë periudhë.

Ashtu siç do të shihet kur të shqyrtohet kjo periudhë e lëvizjeve ideore, përçarjet e para dolën në shesh në çështjet e atributeve të Allahut, kaderit, situatës së personit që kryen mëkat të madh dhe kalifatit (hilafetit si kontradiktë politike).

## D. VEPRIMTARITE E PARA LIDHUR ME KELAMIN

Veprimtaritë që përgatitën mjedis për besimin sunnit dhe kelamin, nisën në shekullin I hixhri. Megjithatë, veprimtaritë e para nuk qenë të atij niveli cilësor që të përfshinin tërë tematikën e akaidit dhe të bartnin veçori kelami.

Emri më i rëndësishëm i kësaj periudhe që vazhdoi gjer në fillimet e shek. X kur u themelua shkenca e kelamit sunnit, është imami Ebu Hanife (vd. 767). Janë mjaft të njohura pesë traktatet besimore të tij ku trajtohen çështjet besimore. Përveç Ebu Hanifesë, kësaj periudhe i përkasin dijetarë si Shafiiu, Ahmed b. Hanbeliu, Taberiu dhe Tahaviu si dhe specialistë të hadithit si Buhariu, Darimiu dhe Ebu Davudi të cilët janë marrë me çështjet e akaidit dhe kanë shkruar vepra ku parasht-

2. Në tekstet e kelamit, qoftë edhe në ata të nivelit akademik, mutezilizmi përgjithësisht emërtohet "shkollë besimore-juridike" (mez'heb). Mirëpo vetë emri "mutezile" rrjedh nga fjala "itizal" që do të thotë "ndarje, largim, fraksionim" sepse kështu u konsiderua në çastet e para largimi i disave (Vasil ibni Ata, etj.) nga vija selefite. Gjithashtu, po qe se mutezilizmi konsiderohet "mez'heb" duke e përngjasuar, në emërtim, me katër shkollat besimore-juridike, çështja e këtyre të fundit fiton dimensione të reja. Edhe kur kjo çështje shihet nga pikëpamja leksikologjike e semantike në arabisht, mes fjalëve "itizal-mutezile" që rrjedhin nga rrënja "azl" (largim, ndarje, fraksionim) dhe "mezheb" që rrjedh nga rrënja "zehab" (rrugë, drejtim, degë, doktrinë, shkollë, sistem) ka vetëm një nuancë afërsie sinonimike dhe jo një sinonimi të vërtetë, madje as të afërt! Prandaj edhe emërtimi në shqip "fraksion" është më i saktë shkencërisht si dhe ndihmon për krijimin e një kuptimi të saktë të përmbajtjes së mutezilizmit.

rohet besimi sunnit duke hedhur poshtë pikëpamjet bidatiste (apokrife, jokanunore)[3] dhe bestyte.

## E. KELAMISTET E PARE

Kelamistët para Gazaliut që pranohet si pikëkthesë në shkencën e kelamit, quhen "kelamistët e parë" (mutekaddimin), kurse kelamistët pas Gazaliut quhen "kelamistë të pasmë" (muteahhirin).

Periudha e veprimtarive të para për të cilën sapo u bë fjalë më sipër e që vazhdonte gjer në fillimet e shek. X, e cila është periudha e themelimit të kelamit sunnit, fillon me imam Ebu Hasan el-Esh'ariun (vd. 936) dhe bashkëkohësin e tij, Ebu Mansur el-Maturidin (vd. 944).

Imam Esh'ariu, i cili kaloi dyzet vjet të jetës së tij lidhur pas fraksionit mutezilit, u nda, më në fund, nga ky fraksion dhe formoi krahun esh'arit, një ndër dy krahët e rëndësishëm të kelamit sunnit. Kelamin esh'arit e zhvilluan më tej, pas Esh'ariut, kelamistë të tillë si Bakillani (vd. 1013), Ibni Fureku (vd. 1010), Abdylkadir Bagdadi (vd. 1037) dhe Xhuvejni (vd. 1085).

Ndërsa imam Esh'ariu përhapte pikëpamjet e tij në Basra dhe Bagdad, imami Ebu Mansur el-Maturidi arriti të themelonte në Maveraunnehir[4] një shkollë kelami paralel me shkollën esh'arite. Në këtë shkollë të quajtur "maturidite", kanë dhënë kontribut të shquar kelamistë si Hakim Semerkandi (vd. 953) dhe Ebu Jusr el-Pezdeviu (vd. 1100).

## F. KELAMISTET E PASME

Periudha e kelamit të pasmë, e nisur me Gazaliun (vd. 1111), ka vazhduar gjer në kohën tonë. Veçoria më e shquar e kësaj periudhe të quajtur edhe "periudha klasike", është se u ka dhënë vend me të tepërt temave filozofike, se, në këtë drejtim, ka shkuar gjer atje sa t'i njësojë kelamin me filozofinë që të mos dallohet dot ku mbaron njëri e ku fillon tjetri. E thënë ndryshe, veçoria më e dalluar e kësaj

3. Më poshtë, kur do të flitet për kontributin e Gazaliut në shkencën e kelamit, do të theksohen risitë që i solli ai kësaj shkence. Risia ose novatorizmi në arabisht (po ashtu dhe në osmanisht) quhen "bid'at", por në arabisht, ashtu edhe në terminologjinë islame sunnite, fjala "bid'at" bart më shumë një kuptim keqësues si më sipër, si një gjë e sajuar që bie në kundërshtim me bazat e fesë duke u shmangur nga e vërteta dhe e drejta. Prandaj, për ta dalluar, ndërkaq, risinë ose novatorizmin e vërtetë i cili s'bie në kundërshtim me bazat e fesë, bid'ati është ndarë në "bid'at-i hasene, bid'at-i makbûle (e re e bukur, e pëlqyer, domethënë risi, novatorizëm)" dhe "bid'at-i merdûde, bid'at-i seyyie (sajim i shtrembër, apokrif, jokanunor, që bie në kundërshtim me bazat e fesë)".

4. Maveraunnehir që do të thotë "përtej lumit", është zona e Azisë Qëndrore përtej lumit Amudarja.

periudhe është dalja në shesh e një botëkuptimi filozofik mbështetur në zbulesën hyjnore.

Gazaliu, si figura kryesore e kësaj periudhe, i ka sjellë shkencës së kelamit këto risi:

1. Ka mbrojtur pikëpamjen se nuk i jepet vlerë dijes së atij që nuk e njeh logjikën dhe ka thënë se kjo duhet përvetësuar si një metodologji e përgjithshme në të gjitha shkencat.

2. U ka dhënë shumë rëndësi çështjeve dhe temave filozofike. Gazaliu ka shkruar veprën "Tehafutu'l-felasife" (Ngutja e filozofëve) si kritikë ndaj filozofëve. Në këtë vepër, Gazaliu ka analizuar një për një shkencat për të cilat interesoheshin filozofët, ka pranuar drejtësinë e thënieve të tyre lidhur me çështjet përkatëse të logjikës dhe matematikës, por ka mbrojtur pikëpamjen se, në çështjet lidhur me shkencat e natyrës dhe teologjinë, filozofët kanë rënë në mohim në tre çështje, kurse në shtatëmbëdhjetë të tjera kanë mendime të gabuara. Tri çështjet ku filozofët, sipas Gazaliut, kanë rënë në mohim, janë: gjithësia është e pasqenë (e pafundme), Allahu di tërësitë dhe jo hollësitë, ringjallja pas vdekjes do të jetë vetëm shpirtërore e jo edhe trupore.

Bashkëkohës i Gazaliut, kelamisti i madh maturidit Ebu'l-Muin en-Nesefiu (vd. 1115), me veprën "Tebsiratu'l-Edil'le" është bërë, për maturiditët, kelamisti që ka nisur periudhën e kelamistëve të pasmë.

Të përgatitur pas Gazaliut, kelamistët esh'aritë si Shehristani, Fahredini Raziu, Bejzaviu, Taftazani, Xhurxhani si dhe kelamistët maturiditë si Sabuniu, Omer Nesefiu, Ibni Humami, Hizr Beu, me veprimtarinë e tyre kanë kontribuar në kelamin sunnit. Ata u kanë vënë gjoksin sulmeve të filozofëve kundër kelamit sunnit dhe, duke përfituar nga aspektet e filozofisë që nuk bien në kundërshtim me bazat e besimit, kanë luajtur rol të madh në zhvillimin e mendimit islam.

## G. PERIUDHA E KELAMIT TE RI

Ashtu siç ka ndodhur me të gjitha shkencat islame, edhe kelami, duke filluar nga shek. XIV, nuk ka mundur më të bëjë studime të reja dhe origjinale. Kjo gjendje ka vazhduar gjer në krye të kohës sonë. Në fillimet e shek. XX, përballë rrymave mohuese që nisën të duken në botën islame, edhe shkenca e kelamit ndjeu nevojën e vetëripërtëritjes e, kështu, filloi për këtë shkencë periudha që u quajt "periudha e kelamit të ri". Veçoria më e dalluar e kësaj periudhe qe hedhja poshtë e çdo lloj materializmi, e pozitivizmit si një pikëpamje filozofike si dhe përgjigjja ndaj kritikave biologjike e psikologjike (evolucionizmi dhe frojdizmi) kundër fesë.

Pas kritikës së rrymave të reja filozofike, duke përfituar edhe nga të dhënat e shkencave eksperimentale, argumentimi i ekzistencës së Allahut dhe mbrojtja e vlerave të shenjta duke shpjeguar bazat e besimit islam, janë veçori të tjera të kelamit të kësaj periudhe.

Në studimet dhe veprimtarinë e kësaj periudhe në vazhdim, duhen përcaktuar mirë shkaqet se si e pse mundën rrymat ateiste, materialiste dhe mohuese që i çojnë në mosbesim kryesisht individët, pastaj edhe shtresat, të gjejnë mjedis të përshtatshëm për t'u shtresuar në ndërgjegjen e njeriut si dhe metodat e suksesit të tyre në këtë gjë. Më tej, është shumë e nevojshme që shkenca e kelamit, duke u trajtuar përsëpari, të organizohet në atë mënyrë që, në vend të pikëpamjeve mohuese, të vendosë vlerat dhe bazat e besimit islam, që të forcojë besimin te ata që besojnë duke mënjanuar ndikimet e dëmshme mbi ta. Eshtë e domosdoshme që filozofitë bazë ku mbështeten rrymat mohuese të analizohen një nga një nga këndvështrimi i islamit, që, pasi të shqyrtohen hollësisht kushtet sociologjike, psiko-sociale dhe socio-ekonomike të mjediseve ku janë përhapur këto rryma, të përcaktohen si parimet shkencore, ashtu dhe masat e duhura që duhen marrë. Dhe, për këtë, duhen zhvilluar veprimtari të planifikuara e të programuara individuale e kolektive si dhe, duke i reflektuar në opinionin publik rezultatet e arritura, duhet siguruar, në këtë rrugë, që ndjenja dhe vetëdija fetare të gjejnë jehonë në shoqëri.

## PERMBLEDHJE

1. Thoni kuptimin e fjalës "kelam".
2. Përkufizojeni shkencën e kelamit sipas tematikës.
3. Përkufizojeni shkencën e kelamit sipas qëllimit.
4. Përcaktojeni tematikën e shkencës së kelamit.
5. Cilat janë qëllimet që kërkon të zhvillojë shkenca e kelamit?
6. Ç'rëndësi ka shkenca e kelamit?
7. A ka lidhje kelami me shkencat eksperimentale dhe filozofinë?
8. Jepni të dhëna mbi kelamistët e parmë.
9. Ç'të reja i pati sjellë Gazaliu shkencës së kelamit.
10. Thoni veçorinë dalluese të periudhës së Kelamit të Ri.

## PJESA II
## LINDJA E SHKOLLAVE BESIMORE

### ÇESHTJET

A. PERKUFIZIMI I SHKOLLAVE DHE FRAKSIONEVE
B. AJETET ME KUPTIM TE DREJTPERDREJTE DHE TE FIGURSHEM
C. ÇESHTJA E KALIFATIT
D. HYRJA NE BOTEN ISLAME, GJATE PERPARIMIT TE TRIUMFIT ISLAM, TE POPUJVE ME FE, KULTURE DHE QYTETERIME TE NDRYSHME
E. LUFTERAT E BRENDSHME

### PUNE PERGATITORE

1. Kërkoni nëpër enciklopedi ndryshimin mes fesë dhe shkollës besimore (mez'heb).
2. Kërkoni të mësoni nga një libër tefsiri çështjen e ajeteve me kuptim të drejtpërdrejtë (muhkem) dhe me kuptim të figurshëm (muteshabih).
3. Nga librat e historisë së islamit mblidhni të dhëna mbi ngjarjen Xhemel dhe luftën Siffin.

## A. PERKUFIZIMI I SHKOLLAVE DHE FRAKSIONEVE

Fjala arabishte "mezheb", në terminologjinë e fesë dhe filozofisë përdoret për të emërtuar shkollat apo doktrinat e ndryshme; në terminologjinë e fesë islame, kjo fjalë përdoret për të emërtuar shkollat besimore-juridike (itikadí-fikhí) të formuara prej pikëpamjeve dhe botëkuptimit të një personi të njohur dhe pranuar si imam (prijës) ose muxhtehid (mendimtar).

Personi i pranuar si themelues i një shkolle, në asnjë formë nuk është prurës i një feje. Në islam, themeluesi i një shkolle besimore-juridike merr përsipër të argumentojë disa çështje të fushës së besimit dhe të së drejtës të fesë islame të vendosur prej Allahut të Lartë dhe të kumtuar prej profetit Muhammed (s.a.s.), të nxjerrë konkluzionet përkatëse dhe t'i interpretojë ato. Ndërsa shkollat besimore-juridike (itikadí) marrin, përgjithësisht, emrat e themeluesve të tyre, si, p.sh., hanefite, malikite, etj., drejtimet besimore (akaidí) marrin emrat e grupeve a bashkësive që ecin në atë drejtim, si, p.sh., sunnite, shiite, harixhite (ekzoterike), etj. Kurse krahët e drejtimeve besimore, ashtu si te shkollat besimore-juridike, marrin emrat e themeluesve të tyre, si, p.sh., maturidit, esh'arit.

Në terminologjinë islame, përgjithësisht, shkollat besimore juridike (itikadí) quhen "mez'heb", kurse drejtimet besimore (akaidí) quhen "firka".

Shkollat besimore-juridike ndahen në dy drejtime kryesore: sunnite (ehli sunnet) dhe bidatiste (ehli bid'at). Sunnitë janë ata që kanë për udhërrëfyes Kur'anin dhe hadithet e vërteta (sahih) të Profetit, ata që ecin në gjurmët e tij. Sunnizmi është drejtimi besimor i lidhur plotësisht pas traditës profetike (sunnetit), që bazohet në ajetet e drejtpërdrejta (muhkem) duke iu shmangur ajeteve të figurshme (muteshabih), që përpiqet t'i kuptojë ajetet e figurshme jashtë ajeteve të drejtpërdrejta. Kurse bidatistët janë ata që, duke braktisur traditën e Profetit dhe të shokëve të tij (as'habeve), janë ndarë nga rruga ku ecën bashkësia e Profetit. Bidatistët, duke lënë mënjanë ajetet e drejtpërdrejta me kuptim krejt të hapët, i kanë interpretuar ajetet e figurshme sipas dëshirave të veta, prandaj edhe kanë dalë nga kuadri i sunnizmit.

## B. AJETET ME KUPTIM TE DREJTPERDREJTE DHE TE FIGURSHEM

Një prej shkaqeve më të rëndësishme të shfaqjes së shkollave besimore-juridike (itikadí), është se jo që të gjitha ajetet dhe hadithet kanë të njëjtën mënyrë të shprehuri. Siç pohohet edhe në Kur'an, disa ajete kanë kuptim krejt të hapur. Mbi ta nuk është shfaqur asnjë kontradiktë. Këta quhen ajete me kuptim të drejtpërd-

rejtë (muhkem). Ndërkaq, ndërsa ajetet e drejtpërdrejta janë në pozitën e themelit të Kur'anit, ajetet me kuptim të figurshëm (muteshabih) kuptohen sipas parimeve të parashtruara në ajetet e drejtpërdrejta. Kuptimi i ajeteve të figurshme nuk është i hapur. Pra, me që mund të marrin kuptime të ndryshme, nuk u jepet kuptim i prerë. Lidhur me kuptimin e ajeteve të drejtpërdrejta dhe të figurshme, në Kur'an thuhet:

هُوَ الَّذ۪ٓي اَنْزَلَ عَلَيْكَ الْكِتَابَ مِنْهُ اٰيَاتٌ مُحْكَمَاتٌ هُنَّ اُمُّ
الْكِتَابِ وَاُخَرُ مُتَشَابِهَاتٌۜ فَاَمَّا الَّذ۪ينَ ف۪ي قُلُوبِهِمْ زَيْغٌ فَيَتَّبِعُونَ مَا
تَشَابَهَ مِنْهُ ابْتِغَٓاءَ الْفِتْنَةِ وَابْتِغَٓاءَ تَأْو۪يلِه۪ وَمَا يَعْلَمُ تَأْو۪يلَهُٓ اِلَّا اللّٰهُ
وَالرَّاسِخُونَ فِي الْعِلْمِ يَقُولُونَ اٰمَنَّا بِه۪ كُلٌّ مِنْ عِنْدِ رَبِّنَا وَمَا يَذَّكَّرُ اِلَّٓا
اُو۬لُوا الْاَلْبَابِ

**"Ai është që ta zbriti librin ty e në të ka ajete të qarta që janë baza e librit dhe ajete me kuptim jo krejt të qartë. Ata që u anohet zemra nga e shtrembra, kërkojnë të kapen pas ajeteve me kuptim jo krejt të qartë jo për t'i interpretuar, siç thonë, por për të shkaktuar intrigë e hutim. Vetëm Allahu e di kuptimin e tyre të saktë. Kurse dijetarët autoritete thonë: "Ne u kemi besuar atyre sepse të gjitha janë nga Zoti ynë!" Por këtë qëndrim të hollë mund ta mbajnë vetëm të zotët e arsyes!"**[5]

Me fjalën interpretim në lidhje me këtë çështje, kuptohet shqyrtimi i kuptimit të ajeteve të figurshme për të nxjerrë kuptime me kusht që këto të mos bien në kundërshtim me besimin te Allahu të parashtruar nga islami. Ndërsa dijetarët selefitë dhe kelamistët sunnitë gjer te Xhuvejni nuk i kanë hyrë interpretimit të ajeteve të figurshme, kelamistët e mëvonshëm kanë filluar t'i interpretojnë ato duke u mbështetur në dallimin e bërë në ajetin e mësipërm për dijetarët e nivelit të lartë duke pretenduar se interpretimin e ajeteve të figurshme mund ta dinë vetëm Allahu dhe dijetarët e shquar.

Një pjesë e ajeteve të figurshme kanë të bëjnë me kohën e shpërthimit të kiametit, situatat e jetës së pasme (ahiret) si dhe shkronjat e vetmuara (huruf-i

5. Kur'ani, Ali Imran: 7

mukataa), gjëra, këto, që në asnjë mënyrë s'mund të njihen e dihen, kurse një pjesë tjetër, kanë të bëjnë me çështje që i japin mundësi interpretimit si dora, fytyra dhe ekualiteti (istiva) i Allahut. Kështu, kelamistët kanë thënë se me dorën e Allahut nënkuptohet bujaria dhe fuqia, kurse me ekualitetin (paanësinë, drejtpeshueshmërinë), epërsia dhe forca zotëruese e Tij.

Personat me qëllim të keq që kanë dashur të intrigojnë e të shkaktojnë grindje, ndërsa janë ajetet me kuptim të hapur (muhkem), janë kapur pas ajeteve me kuptim të figurshëm (muteshabih) dhe, me interpretimet e bëra pa njohur asnjë rregull, janë përpjekur t'i shembin bazat e fesë. Kështu, fraksioni ezoterist i quajtur "Batinije", duke interpretuar, krahas ajeteve të figurshme, edhe ato të drejtpërdrejta, kanë formuar dhe mbrojtur disa pikëpamje që do të duhej t'i quanim jashtë feje.

Çështje të tilla si fakti që një pjesë ajetesh janë me kuptim të drejtpërdrejtë e, disa, me kuptim të figurshëm, si lejueshmëria apo jo e interpretimit të ajeteve të figurshme, në se po, cilat duhet të jenë kriteret dhe kufijtë e interpretimit kanë ndikuar në lindjen e shkollave besimore-juridike.

## C. ÇESHTJA E KALIFATIT

Megjithëse një çështje e lidhur me të drejtën juridike, shiitët e quajtën kalifatin (udhëheqësinë e shtetit dhe problematikën e pushtetit shtetëror-administrativ) si një prej parimeve themelore të besimit e, për këtë shkak, u trajtua në kelam dhe, me kohë, përgatiti terren për lindjen e disa problemeve besimore-juridike.

Menjëherë pas vdekjes së profetit Muhammed, muslimanët u përballën me çështjen e zgjedhjes së kalifit, zëvendësit të Profetit. As në Kur'an e as në hadithet nuk gjenden njohuri të posaçme ose të qarta mbi çështjen se kush do të zgjidhet kalif dhe si do të përcaktohet kandidatura e do të bëhet zgjedhja e tij. Vetëm thuhet se do t'i kryejë punët e muslimanëve me anë të këshillimit.

Ndërsa familja dhe të afërmit e Profetit po merreshin me larjen dhe qefinosjen e tij, ensarët (muslimanët medinas) dhe muhaxhirët (muslimanët emigrantë mekas) ishin mbledhur nën hijen Beni Saide dhe po diskutonin çështjen se kush do të bëhej kalif. Pas mendimeve të ndryshme, kalif ishte zgjedhur Hz. Ebu Bekri me votën e të gjithë të pranishmëve të asaj mbledhjeje. Fakti që në mbledhje dhe votim nuk patën marrë pjesë Hz. Aliu dhe të afërmit e tij, më pas qe shfrytëzuar për të pretenduar se e drejta e kalifit i ka takuar atij. Por Hz. Aliu i pati dhënë miratimin e vet personal (biat) Hz. Ebu Bekrit duke parandaluar keqkuptimet dhe duke u përpjekur për ta mënjanuar kontradiktën.

Në historinë islame të reflektimit, pikëpamjet e shfaqura mbi çështjen e kalifatit, janë përqëndruar në dy pika:

1. Kalifati dhe imameti caktohen me zgjedhje. Profeti nuk e pati caktuar se kush do të bëhej kalif pas tij duke e lënë këtë në dëshirën e vetë muslimanëve. Ky është mendimi i sunnitëve dhe harixhitëve.

2. Kalifati nuk futet në çështjet që u lihen pëlqimit dhe zgjedhjes së muslimanëve, ai bëhet me caktim. Profeti pati thënë që më të gjallë se pas tij kalif do të bëhet Aliu. Kjo është pikëpamja e shiitëve.

Çështja e kalifatit është bërë kryesori, madje i pari ndër kontradiktat që kanë shkaktuar formësimin e shkollave besimore-juridike.

## D. HYRJA NE BOTEN ISLAME, GJATE PERPARIMIT TE TRIUMFIT ISLAM, TE POPUJVE ME FE, KULTURE DHE QYTETERIME TE NDRYSHME

Fakti që njerëzit e vendeve të triumfuara pas vdekjes së Profetit, nuk i harruan shumë prej besimeve dhe mendimeve të bartura prej feve, kulturave dhe qytetërimeve të tyre të vjetra ose edhe që i praktikuan pasi u bënë muslimanë, është bërë shkaku tjetër që përgatiti mjedis për lindjen e shkollave besimore-juridike. Ndërsa një pjesë e njerëzve të këtyre vendeve u bënë muslimanë të sinqertë, një pjesë tjetër i mbajtën gjallë me prapamendim besimet e vjetra. Këta u bënë armiq të islamit dhe u përpoqën të përhapnin pikëpamjet e tyre të gabuara e bestyte për të prishur harmoninë e shoqërisë islame. Ndërkaq, edhe ndërlidhja kulturore, si domosdoshmëri e rregullave të sociologjisë, është e pashmangshme. Për këtë shkak, ndërsa kultura islame i fuste nën ndikimin e vet kulturat e tjera si kulturë e fuqishme dhe eprore që ishte, qe ndikuar, qoftë edhe në përqindje të vogël, nga kulturat e ulta dhe të dobëta. Por ky faktor nuk është shkaku i vetëm dhe më kryesor i lindjes së shkollave besimore-juridike, por shkaku që pati shpejtuar daljen e problemeve në sipërfaqe.

## E. LUFTERAT E BRENDSHME

Luftërat e brendshme të shfaqura mes muslimanëve kanë përgatitur mjedis për lindjen e disa problemeve me zgjidhje të vështirë dhe, me kohë, formësimin e shkollave besimore-juridike.

Pas luftës kundër atyre që kundërshtonin dhënien e zeqatit në kohë të Hz. Ebu Bekrit, në kohë të Hz. Omerit nuk u pa ndonjë kundërvënie. Kjo gjendje vazh-

doi në gjashtë muajt e parë të kalifatit të Hz. Osmanit. Por një sërë shqetësimesh që patën nxjerrë krye në gjashtë muajt pasues të kalifatit të tij dhe vrasja e tij patën hapur në shoqërinë islame plagë të pashërueshme.

Problemi i parë me të cilin u përball kalifi pasues, Hz. Aliu, qe gjetja dhe ndëshkimi i vrasësve të Hz. Osmanit. Ndërsa kalifi Ali priste qetësimin e gjendjes, kundër tij, me pretendimin për ndëshkimin e vrasësve, u vunë në lëvizje, në njërën anë Hz. Aisheja, Talhai dhe Zubejri, nga ana tjetër, guvernatori (valiu) i Damaskut, Muavija. Si përfundim, me të parët u bë lufta që u quajt "Ngjarja Xhemel" dhe me të dytin, lufta e Siffinit. Në këto luftëra u derdh gjaku i shumë muslimanëve. Siç dihet, vrasja me paramendim është mëkat i madh. Atëherë, si do të jetë pozita besimore e personit që kryen mëkatin e madh të vrasjes me paramendim? Ky njeri, a do të vazhdojë të quhet besimtar, apo do të quhet mosbesimtar (kafir) apo mëkatar? Atëherë, cilat janë kufiri, përmbajtja dhe përmasat përfshirëse të besimit? Personi që kryen krim, a e kryen këtë me vullnetin e tij të lirë, apo nën shtrëngimin e vullnetit hyjnor që s'kundërshtohet? Fillimi i diskutimit të pyetjeve të tilla, të lindura në këto kushte, u bë shkak për lindjen e fraksioneve të tilla si murxhitët, harixhitët, kaderitët, mutezilitët, xhebritët.

Në këto luftëra, gjithashtu, nga mesi i atyre që zinin vend në anë të Aliut, dolën grupe që formuan shiizmin. Veçanërisht, ata që quajtën mohues (kafir) miratuesit e ngjarjes Ali-gjykatës të jetuar në luftën e Siffinit si dhe, për ç'shkak, ngritën krye kundër Aliut dhe luftuan kundër tij, formuan fraksionin harixhit.

Faktorët e tjerë që ndikuan në lindjen e shkollave besimore-juridike mund t'i radhisim në këtë mënyrë:

1. Mjedisi i lirisë së mendimit dhe ndërgjegjes që u njohu islami njerëzve, është njëri prej faktorëve të tjerë ndikues në lindjen e opinioneve të ndryshme, për rrjedhojë, të kontradiktave.

2. Përkthimi dhe përhapja në botën islame të veprave filozofike dhe fillimi i diskutimit në shoqëri të disa pikëpamjeve të gabuara dhe në kundërshtim me islamin të dukura në këto vepra.

3. Fillimi i diskutimit të çështjeve nga njerëz të painformuar që nuk kishin mundur të kapnin hollësitë e arabishtes dhe synimet e urdhrave fetare.

4. Fillimi i përhapjes në shoqëri të imitimit dhe fanatizmit.

5. Largimi për çdo ditë e më shumë i njerëzve nga drita profetike.

6. Kaderi hyjnor: e vërteta e krijimit të njerëzve nga Allahu si qenie me nivel të ndryshëm mundësish, mendjeje dhe kulture, me prirje të ndryshme, për rrjedhojë, pashmangshmëria e kontradiktës dhe e ndarjes fraksione.[6]

## PERMBLEDHJE

1. Ç'do të thotë shkollë (mez'heb) dhe drejtim (firka)?
2. A ka ndryshim mes shkollës dhe drejtimit?
3. A është e lejueshme fetarisht ndarja në shkolla fetare e juridike?
4. Ç'do të thotë ajet me kuptim të drejtpërdrejtë (muhkem) dhe ajet me kuptim të figurshëm (muteshabih)?
5. Si ka ndikuar çështja e kalifatit në formimin e shkollave besimore-juridike?
6. A është i lejueshëm interpretimi?
7. Në cilat çështje janë përqëndruar pikëpamjet e shfaqura në historinë islame të reflektimit rreth çështjes së kalifatit?
8. Sa ka ndikuar përballja me fe, kultura dhe qytetërime të ndryshme në formimin e problemeve besimore-juridike?
9. Luftërat e brendshme ç'probleme kanë lindur?
10. A ka faktorë të tjerë ndikues në formimin e shkollave besimore-juridike?

6. Për këtë, shih Kur'ani, Hud: 118-119.

## PJESA III
## DREJTIMET DHE FRAKSIONET BESIMORE

### ÇESHTJET

A. SUNNITET

I. Selefitët

II. Esh'aritët

III. Maturiditët

IV. Ndryshimet në pikëpamje mes esh'aritëve dhe maturiditëve

B. DREJTIMET DHE FRAKSIONET E TJERA

I. Shiitët

II. Harixhitët

III. Mutezilitët

IV. Murxhitët

V. Xhebritët

VI. Mushebbihitët

C. ÇESHTJET MES SUNNITEVE DHE DREJTIMEVE E FRAKSIONEVE TE TJERA

### PUNE PERGATITORE

1. Mblidhni të dhëna nga enciklopeditë mbi drejtimet dhe fraksionet besimore.
2. Kërkoni nëpër librat e historisë së kelamit të dhëna mbi kelamistët maturiditë dhe drejtimet besimore.

## A. SUNNITET

Sunnitët kanë për udhërrëfyes Kur'anin dhe hadithet e vërteta të Profetit dhe, në çështjen e besimit, ndjekin rrugën nëpër të cilën ecën ai dhe as'habet, shokët e tij. Në terminologjinë përkatëse quhen "ehli sunnet", por edhe "ehli hak". Veç kësaj, me që jo vetëm janë të lidhur besnikërisht ndaj sunnetit, por edhe nuk ndahen nga shpirti i bashkësisë (xhemaatit), nga bashkimi dhe uniteti i shoqërisë që formon bashkësia, janë quajtur edhe "ehli sunnet vel xhemaat".[7]

Kur shqyrtohen shtresat e ndryshme të shoqërive muslimane të cilat, në çështjet e besimit, bartin prirje dhe pikëpamje të ndryshme, shihet se sunnitët janë ata që i rrinë besnikë Kur'anit dhe Sunnetit dhe që argumentet e këtyre dy burimeve i interpretojnë në mënyrë të përshtatshme me parimet kryesore të islamit dhe frymën e tij. Veçanërisht mund të thuhet se bashkësitë që i janë nënshtruar zbulesës hyjnore në çështje të mbështetura në argumente të përcjella (ajete dhe hadithe) si besimi në engjëjt dhe jetën e pasme (ahiret), janë bashkësitë sunnite. Gjithashtu veçanërisht, sunnitët u kanë mbetur besnikë me dashuri e respekt të gjithë as'habeve, i kanë njohur ata si prijës dhe, në çështjen e besimit, kanë ndjekur rrugën e tyre.

Pikëpamjet dhe parimet kryesore që i dallojnë sunnitët prej drejtimeve e fraksioneve të tjera, mund të radhiten në këtë mënyrë:

1. Gjithësia dhe dukuritë janë të krijuara pas. Gjithësia dhe dukuritë që ndodhin në të, kanë një ekzistencë dhe realitet esencial, ato nuk janë imagjinatë apo fantazi.

2. Allahu është krijuesi i vetëm i gjithësisë dhe dukurive. Allahu është një, nuk ka fillim e nuk ka fund, ekzistenca e Tij është e domosdoshme. As ka lindur kënd e as është i lindur. Nuk karakterizohet nga cilësi materiale e relative si koha, hapësira dhe përmasat. Nuk ka zot tjetër veç Tij. Ai është e vetmja qenie që duhet adhuruar.

3. Allahu ka atribute përsosmërie të paraqena e të pasqena, për ekzistencën e të cilave bëhet fjalë së bashku me individualitetin e Tij.

4. Allahu do të shihet nga besimtarët në jetën e pasme (ahiret).

5. Njerëzit zotërojnë vullnet të lirë. Çdo njeri ka kaderin e vet, fatin e vet të paracaktuar. Ndërkaq, fakti që çdo njeri ka kaderin e vet, nuk e çliron atë nga përgjegjësia për veprimet e veta. Sepse askush nuk ndodhet nën detyrim.

7. Ehl-i sunnet: dora, sëra, pjesa, njerëzit e sunnetit; ehl-i hak: njerëzit e të vërtetës; ehl-i sunnet ve'l-xhemaat: njerëzit e sunnetit dhe xhemaatit.



6. Me lejën e Allahut, profetët mund të tregojnë mrekulli (muxhize), kurse prijësit shpirtërorë, parashikim (keramet). Por te asnjëri prej tyre nuk ka shenja hyjnore, edhe ata janë njerëz.

7.Të gjitha ngjarjet dhe etapat përkatëse të jetës së pasme, të përcaktuara në Kur'an dhe në hadithet e vërteta, si xhenneti, xhehennemi, sirati, peshorja, llogaria, hauzet, ndërhyrja për falje (shefaat) janë nga një e vërtetë më vete.

8. Personi më i lartë pas profetëve është Hz. Ebu Bekri. Pas tij vijnë Hz. Omeri, Hz. Osmani dhe Hz. Aliu. Të gjithë as'habet, shokët dhe pasuesit e Profetit, janë të denjë për respekt, janë persona të respektuar dhe që kujtohen vetëm për mirë.

9. Akti (amel) nuk është pjesë e besimit. Personi i cili beson, por, duke mos i respektuar urdhrat dhe ndalimet fetare, bën mëkat, nuk del nga feja.

10. Eshtë e domosdoshme dhe e detyrueshme që në krye të muslimanëve të ndodhet një drejtues. Mënyra e caktimit të tij është këshillimi dhe zgjedhja.

11. Allahu i ka krijuar njerëzit, prandaj është përsëri Allahu ai që krijon edhe aktet e tyre. Aktin e zgjedh njeriu, Allahu e krijon.

12. Atyre që kanë bërë mirë, do t'u jepet shpërblim, atyre që kanë bërë keq, ndëshkim. Ndërkaq, Allahu mund të falë kë të dojë nga robtë e Tij besimtarë. Po të dojë, i jep lejë Profetit për ndërhyrje për falje (shefaat).

13. Personat që e kanë pranuar islamin dhe dihet se janë besimtarë, me përjashtim të rasteve të mëposhtme, nuk quhen mohues (kafir) edhe në se janë bidatistë, fraksionistë apo mëkatarë:

a. Mohimi i Allahut.

b. Politeizmi.

c. Mohimi i profetëve e i profetësisë.

d. Mohimi i njërit prej parimeve fetare të detyrueshme (darurat-i dinijje) të sjella nga Profeti, të miratuara njëzëri, të njohura nga gjithkush dhe që duhet të njihen nga gjithkush.

e. Quajtja hallall e haramit dhe haram e hallallit kur cilësia e tyre si haram, përkatësisht, hallall, njihet me argumente kategorike, domethënë janë të painterpretueshme ndryshe si dhe janë të përcaktuara me ajete dhe hadithe të njëzëshme.

Megjithëse sunnitët janë të një mendimi në këto çështje themelore, në detajet e çështjeve në fjalë, në shpjegimet dhe interpretimet e tyre kanë shfaqur pikëpamje të ndryshme por të tilla që nuk e trondisin sunnetin e Profetit në fushën e akaidit, bashkimin dhe unitetin e bashkësisë. Është kjo arsyeja që sunnitët janë ndarë, mes tyre, në tre grupe: selefitë, esh'aritë dhe maturiditë.

**I. Selefitët**

Me fjalën "selefitët" që do të thotë "të parët", quhen dijetarët e parë dhe burrat e mëdhenj të hershëm të sunnitëve, të cilët, në çështjet besimore, janë mjaftuar me të dhënat e ajeteve dhe haditheve dhe i kanë pranuar ato ashtu siç janë. Selefitët nuk priren për ta përngjasuar Allahun me krijesat dhe për ta menduar Atë materialisht, për t'i interpretuar ajetet dhe hadithet në kuptime të tjera. Me që selefitët i kanë pranuar atributet hyjnore në tërësi, ashtu siç janë dhe pa bërë interpretim, janë quajtur edhe "sifatistë" (nga sifat: atribut). Selefitët janë grupi që e kanë ndjekur drejtpërsëdrejti rrugën besimore të Profetit dhe as'habeve. Nga radhët e selefitëve kanë dalë tabiinët, imamët e shkollave besimore-juridike, mendimtarët e mëdhenj dhe specialistët e shquar të hadithit. Gjer në daljen në skenë të esh'arizmit dhe maturidizmit, besimi selefit ka qenë besimi sundues ndër muslimanët.

Veçoria më dalluese e selefitëve është se në fushën e akaidit nuk i kanë dhënë rol arsyes duke u mjaftuar me ajetet dhe hadithet, kuptimin e vërtetë të ajeteve të figurshme (muteshabih) ia kanë lënë Allahut duke mos i hyrë vetë asnjë lloj interpretimi. Për ta konkretizuar qëndrimin e selefitëve ndaj ajeteve të figurshme, mund të japim këtë shembull. Në Kur'an thuhet:

**"... Dora e Allahut është mbi ta..."**[8]

Selefitët e vlerësojnë kështu këtë ajet: "Në këtë ajet, Allahu bën të ditur se ka dorë (jed). Ne besojmë se Allahu ka dorë, por atë se ç'kuptohet me fjalën "dorë", ia lemë Allahut dhe themi se këtë vetëm Allahu e di. Ne, jo vetëm që nuk mendojmë për natyrën dhe cilësinë e kësaj dore, por as interpretim në kuptime të tjera nuk bëjmë. Gjithashtu, i shmangemi bërjes së pyetjeve për të!"

Gjer në ditët tona, selefitët kanë gjetur shumë pak përkrahës. Në të drejtën islame, hanbelitët janë përgjithësisht selefitë në çështjet e besimit. Edhe shumica e dijetarëve që janë marrë me hadithin, kanë përvetësuar besimin selefit. Në ditët tona, selefitët përbëjnë 1-2% të muslimanëve të botës.

Parimet kryesore të besimit selefit janë këto:

**1. Shenjtërim (takdis):** Njohja e Allahut si të shenjtë, domethënë të përsosur, larg atributeve relative.

**2. Vërtetim (tasdik):** Pranim dhe besim i Allahut ashtu siç është cilësuar në ajete dhe hadithet e vërteta.

**3. Pohim i dobësisë vetiake:** Ata që nuk munden t'i kuptojnë çështjet e posaçme në lidhje me atributet e Allahut, të përmendura në ajetet dhe hadithet, duke e kuptuar dobësinë e tyre, duhet të thonë: "Këto vetëm Allahu i di!"

**4. Heshtje (sukut):** Të mos bëhen pyetje mbi ajetet me kuptim të figurshëm.

**5. Drojë (imsak):** Të mos bëhet asnjë interpretim i ajeteve të figurshme.

**6. Mbyllje në vetvete (keff):** Mbyllje në vetvete lidhur me ajetet e figurshme, jo vetëm për të mos menduar mbi ajetet e figurshme, por as për të ndjerë gjë me zemër mbi to.

**7. Nënshtrim ndaj kompetentëve:** Njerëzit e zakonshëm, për gjërat që nuk mundet t'i dinë e t'i kuptojnë vetë, duhet të pranojnë mendimin e Profetit, të as'habeve, të specialistëve dhe autoriteteve.

### II. Esh'aritët

Esh'arit quhet fraksioni sunnit i bazuar në pikëpamjet e Ebu Hasan Ali b. Ismail el-Esh'ariut.

Themeluesi i fraksionit, imam Esh'ariu, lindi në Basra në vitin 873. Gjer më dyzet vjeç ndoqi fraksionin mutezilit, pastaj, pasi doli fitues në debatin mbi çështjen e njohur të "tre vëllezërve" ndaj mësuesit dhe njerkut të vet, Ebu Ali el-Xhubai (vd. 916), u nda nga mutezilitët sepse nuk i pa bindëse në mënyrë të mjaftueshme

8. Kur'ani, Fetih: 10.

pikëpamjet e tij, u fut në radhët e studiuesve të hadithit që ecnin në gjurmët e Ahmed b. Hanbeliut e, më vonë, themeloi drejtimin e vet që u quajt "esh'arizëm". Ndër pikëpamjet e ndryshme të parashtruara rreth përkatësisë së tij ndaj shkollës besimore-juridike, është më i fuqishëm mendimi se i përket shkollës shafiite.

Në veprat e tij, Esh'ariu doli kundër fraksioneve bidatiste duke filluar që me mutezilitët, pranoi ekzistencën e atributeve të paraqena të Allahut, kurse në çështjet e besimit, duke i dhënë vlerë edhe arsyes, përdori, krahas ajeteve dhe hadítheve, edhe argumente racionale. Metoda besimore e Esh'ariut është ndjekur dhe përdorur edhe nga kelamistët pasardhës, ndër të cilët, si më të njohurit, mund të përmenden: Bakillani (vd. 1013), Ibni Fureku (vd. 1015), Xhuvejni (1085), Gazaliu (vd. 1111), Shehristani (vd. 1153), Amidiu (vd. 1233), Fahredini Raziu (vd. 1210), Kadi Bejzaviu (vd. 1286), Teftazani (vd. 1390) dhe Xhurxhani (vd. 1413).

Me kohë, dijetarët esh'aritë filluan t'i jepnin më shumë vend interpretimit. Kohë pas kohe sollën në kelam risi dhe ndryshime duke e sjellë këtë shkencë në një nivel të tillë që ta konkurojë filozofinë.

### III. Maturiditët

Maturiditët janë fraksioni sunnit që mbështetet në pikëpamjet e themeluesit të tij, Ebu Mansur Muhamed b. Muhammed b. Mahmud el-Maturidi.

Maturidi ka lindur në Maturidí, një lagje periferike e qytetit Semerkand të Uzbekistanit afërsisht në vitin 852. Nuk dihen shumë gjëra mbi jetën e tij. Nga analiza e veprave të tij kuptohet se ai ka qenë autoritet në fushat e kelamit, historisë së shkollave e fraksioneve besimore-juridike, metodës juridike dhe tefsirit. Në veprat e tij, Maturidi i ka mbrojtur parimet themelore të sunnizmit duke u mbështetur si në ajete e hadithe, ashtu edhe në argumente racionale, ka kritikuar në veçanti pikëpamjet e mutezilitëve dhe shiitëve. Maturidi vdiq në Semerkand më 944. Ata që e kanë njohur Maturidin për imam, e kanë përmendur atë gjithmonë si "prijës dhe pishtar të mendimit të drejtë". Imam Maturidi ka qenë hanefit dhe ka jetuar në një mjedis të lidhur pas shkollës hanefite. Nga veprat e tij, "Te'vilatu'l-Kur'an" dhe "Kitabu'l-Tevhid" kanë arritur gjer në ditët e sotme.

Në fushë të besimit, maturidizmi, krahas ajeteve dhe haditheve, e ka pranuar edhe arsyen si një element themelor për njohjen e fesë. Në disa çështje, maturidizmi është më afër selefizmit se sa esh'arizmi. Kurse në disa çështje të tjera ka zënë vend mes esh'arizmit dhe mutezilizmit sepse është sjellur më racional. Një pjesë studiuesish e quajnë maturidizmin vazhdim të hanefizmit. Kjo për shkak se imam Maturidi ka shpjeguar dhe zhvilluar më tej parimet në fushë të akaidit të vendosura nga imami Ebu Hanife. Ndikimi i Ebu Hanifesë dhe i hanefizmit në këtë kuptim është një e vërtetë. Ndërkaq, kur shqyrtohen veprat e imam Maturidit dhe

nxënësve të tij, shihet qartë se, në çështje të besimit, maturidizmi është një shkollë kelami e konsoliduar dhe e qëndrueshme. Megjithatë, për shkak se doli në skenë në një territor të mbyllur si Maveraunnehiri dhe u përhap në një zonë larg qendrave shkencore e politike të kohës si Bagdadi dhe Basra, maturidizmi nuk u bë i njohur aq sa esh'arizmi. Dijetarët maturiditë më të njohur janë: Hakim Semerkandi (vd. 1100), Ebu'l-Muin Nesefiu (vd. 1179), Sabuniu (vd. 1184), Ibnu'l-Humami (vd. 1457), Hizër Beu (vd. 1458).

Një pjesë e madhe e hanefitëve që përbëjnë sot shumicën e muslimanëve të botës (afërsisht 53%), në besim janë të lidhur pas fraksionit maturidit.

Ndërsa në parimet themelore të sunnizmit, maturiditët kanë të njëjtat pikëpamje me esh'aritët, në disa çështje kanë pikëpamje të vetat.

### IV. Ndryshimet në pikëpamje mes esh'aritëve dhe maturiditëve

Që të dy fraksionet, krahas unitetit të mendimit në çështjet themelore, në çështjet detajore ose në shpjegimin dhe interpretimin e çështjeve themelore kanë parashtruar dhe mbrojtur pikëpamje të vetat.

Ka autorë që e çojnë gjer në pesëdhjetë numrin e ndryshimeve në pikëpamje mes dy fraksioneve, por këtu do të prekim shkurt pikat kontradiktore më të rëndësishme mes tyre.

**1. Intuita e njohjes së Allahut (marifetullah):** Sipas maturiditëve, ata që nuk kanë takuar kumtesën e ndonjë profeti cilido, janë të ngarkuar me përgjegjësinë për ta njohur me anë të arsyes së vet ekzistencën dhe njësinë e Allahut. Kurse sipas esh'aritëve, një person në këtë pozitë nuk e ka përgjegjësinë për ta njohur dhe besuar Allahun.

**2. E mira dhe e keqja (husn-kubh):** Maturiditët thonë se e mira dhe e keqja, e bukura dhe e shëmtuara mund të njihen me anë të arsyes, se Allahu e ka urdhëruar një gjë pse është e mirë dhe e ka ndaluar pse është e keqe. Kurse esh'aritët thonë se e mira dhe e keqja, e bukura dhe e shëmtuara nuk mund të njihen me anë të arsyes por me anë të fesë, se akti nuk përmban në vetvete cilësinë e të mirës dhe të së keqes, prandaj një gjë është e keqe pse e ka ndaluar Allahu dhe është e mirë pse e ka lejuar dhe urdhëruar Allahu.

**3. Vullneti i pjesshëm (cuz'í irade):** Sipas maturiditëve, njeriu zotëron një vullnet të pjesshëm i cili ka ndikim mbi aktet e tij. Me anë të këtij vullneti njeriu bën zgjedhjen, kurse Allahu e krijon aktin e zgjedhur nga njeriu me vullnetin e vet të lirë. Kurse sipas esh'aritëve, vullneti i pjesshëm i njeriut, i krijuar nga Allahu, është i varur nga vullneti i Allahut. Njeriu dëshiron, kurse Allahu, po deshi e krijon aktin e dëshiruar nga njeriu, po s'deshi, s'e krijon.

**4. Krijim (tekvin):** Ndërsa maturiditët thonë se Allahu ka, mes atributeve të tjera të paraqena, edhe atributin e krijimit, me anë të të cilit ka krijuar dhe krijon, esh'aritët kanë mbrojtur pikëpamjen se Allahu nuk ka një atribut të tillë të posaçëm; ky atribut duhet menduar brenda atributit "fuqi" (kudret) të Tij.

**5. Propozimi i rëndë e i papërballueshëm (teklifu mala-jutak):** Sipas maturiditëve, Allahu nuk i ngarkon njeriut gjëra përtej mundësisë së tij, kurse, sipas esh'aritëve, mund t'i ngarkojë.

**6. Urtësi-shkak (hikmet-il'let):** Maturiditët mendojnë se në çdo akt të Allahut ka një urtësi dhe një shkak, vetëm se njeriu jo gjithmonë mundet t'i kapë këto urtësi dhe shkaqe. Kurse esh'aritët kanë mbrojtur pikëpamjen se në aktet e Allahut mund të ketë e mund të mos ketë urtësi dhe shkaqe.

**7. Profetësia:** Sipas maturiditëve, një prej cilësive që kërkohen te profetët, është edhe qenia mashkull. Prandaj edhe nuk është dërguar një femër si profet. Kurse esh'aritët thonë se profeti mund të jetë edhe femër.

**8. Fjala vetiake (nefsí kelam):** Sipas maturiditëve, atributi i paraqenë "fjalë" i Allahut që është fjala vetiake e Tij, natyrën dhe cilësinë e të cilës ne nuk mundemi ta njohim, nuk dëgjohet (nuk është i dëgjueshëm për kushtet tona). Ajo çka dëgjohet, është "fjala tingullore" (lafzí kelam), domethënë shkronjat dhe tingujt e Kur'anit, të cilat janë tregues të ekzistencës së atributit "fjalë vetiake". Sipas esh'aritëve, fjala vetiake e Allahut mund të dëgjohet.

**9. Shikimi i Allahut (ru'jetullah):** Ndërsa maturiditët thonë se fakti që Allahu do të shihet nga njerëzit në jetën e pasme, është i mbështetur vetëm në argumentet e përcjella (Kur'an dhe hadithe), esh'aritët thonë se për ta mbështetur këtë mund të përdoren edhe argumente racionale.

**10. Pendesa në të pashpresë (tevbe-i je's):** Sipas maturiditëve, pendesa e bërë në kushte të mungesës së shpresës, është e vlefshme, kurse, sipas esh'aritëve, është e pavlefshme.

**11. Besimi (iman):** Sipas maturiditëve, besimi nuk shtohet e nuk pakësohet, kurse, sipas esh'aritëve, shtohet e pakësohet.

**12. Adhurimet:** Sipas maturiditëve, jomuslimanët janë përgjegjës vetëm pse nuk besojnë, jo edhe pse nuk kryejnë adhurim, prandaj për këtë nuk do të japin llogari, kurse esh'aritët thonë se jomuslimanët janë përgjegjës edhe pse nuk besojnë, edhe pse nuk bëjnë adhurim, prandaj do të japin llogari për të dyja.

## B. DREJTIMET DHE FRAKSIONET E TJERA

Drejtimi, i cili, në kundërshtim me sunnizmin, në fushë të akaidit, e ka braktisur traditën (sunnetin) e Profetit dhe as'habeve, është ndarë nga rruga e ndjekur prej tyre, është vënë në opozitë me sunnetin që përbën shumicën e ummetit islam dhe trungun e tij, nuk tregon besnikëri ndaj Kur'anit dhe traditës profetike sa sunnitët, quhet bidatist (ehl-i bid'at). Termi "bidatizëm" është antagonist me termin "sunnizëm". Të gjitha fraksionet e këtij drejtimi, pavarësisht nga emërtimet e veçanta, janë bidatiste.

Një pjesë e fraksioneve bidatiste, sipas pikëpamjeve që kanë, mbeten jashtë islamit dhe kuadrit të besimit, si galitët, batinitët, jeziditët. Ndjekësit e tyre nuk mund të quhen muslimanë. Një pjesë tjetër, si shiitët, mutezilitët dhe harixhitët, mbajnë qëndrim të kundërt me sunnitët, por pikëpamjet që kanë, nuk i lënë jashtë fesë. Këta pranohen si ehli kible (njerëz që drejtohen kah kiblja) dhe janë muslimanë.

Fraksionet jashtë sunnizmit janë quajtur "bidatistë" (sajues, shpikës) sepse, në çështjet e besimit, kanë nxjerrë (kanë sajuar, kanë shpikur) një sërë pikëpamjesh e besimesh të paqena në kohë të Profetit dhe as'habeve. "Bid'at" do të thotë, në fe, "sajim, sajim i mëvonshëm dhe praktikim i një gjëje që s'ka qenë më parë". Përveç kësaj, me që në çështje të besimit bidatistët kanë vepruar sipas dëshirave dhe prirjeve të veta, janë quajtur edhe "ehl-i ehva" (njerëz që bëjnë sipas qejfit); gjithashtu, me që janë larguar nga rruga e drejtë për shkak të një sërë pikëpamjesh të shtrembra e të mbrapshta, janë quajtur "firka-i dal'le" ose "ehl-i dalal" (fraksioni i deviatorëve ose fraksionistë).

**Cilësitë e përgjithshme të fraksioneve sajuese e deviatore janë:**

a. Ndarja prej shumicës së muslimanëve (xhemaatit) që ecin në gjurmët e as'habeve dhe që respektojnë pikëpamjet e dijetarëve-prijës (muxhtehid) në fushën e mendimit.

b. Shmangia nga ajetet me kuptim të drejtpërdrejtë e të hapur për të interpretuar ajetet e figurshme, kuptimin e të cilave e di vetëm Allahu dhe veprim sipas atyre interpretimeve.

c. Në vend të mendimit dhe veprimit sipas Kur'anit dhe sunnetit, në çështjet besimore, mendim dhe veprim sipas dëshirave dhe qëllimeve vetiake.

Këto fraksione që nuk janë të një mendimi as në çështjet themelore, madje, dhe që mbrojnë, disa herë, pikëpamje kontradiktore, mund t'i ndajmë në gjashtë grupe: shiitë, harixhitë, mutezilitë, murxhitë, xhebritë dhe mushebbihitë.

**I. Shiitët**

Fjala "shia" që do të thotë "grup, përkrahës, ndjekës, ndihmës", si term shënon përkrahësit e kalifit të katërt, Hz. Ali, të cilët pretendojnë se ky është më i shquari ndër as'habet. Fraksioni shiit është më shumë politik se sa ideor dhe ka lindur nga debatet mbi kalifatin. Në kohë të Hz. Aliut ky fraksion nuk ekzistonte. Fraksioni shiit ka lindur në fillimet e shek. II hixhri.

Në periudhat e para, fraksioni shiit ndahej në katër grupe: Shia-i Ula, Mufaddila, Sabbe dhe Galije. Shia-i Ula do të thotë "Shiitët e parë". Ky grup përbëhet prej atyre që e ndihmuan kalifatin e Hz. Aliut, që morën pjesë krah tij në luftërat e brendshme dhe që e quajtën Hz. Aliun si njeriun më të shquar të kohës. Mufaddila që do të thotë "Të shquarit", janë përkrahësit e Hz. Aliut, që cilët kanë jetuar pas shiitëve të parë, që e kanë quajtur Hz. Aliun si njeriun më të shquar, por që i kanë respektuar edhe as'habet duke folur mirë për ta. Më pas, nga grupi mufaddilit është shkëputur dhe formuar grupi shiit Zejdije. Grupi tjetër, Sabbe që do të thotë "heqje, marrje, etj", janë grupi që ka pretenduar se kalifati i Hz. Aliut është me të drejtë, kurse as'habet ia kanë rrëmbyer atij kalifatin me forcë, prandaj ky grup flasin për as'habet me fjalë sharëse e poshtëruese. Nga ky grup më pas është shkëputur dhe formuar grupi Imamije. Grupi i katërt, Galije (ekstremistët), duke kaluar në një qëndrim të skajshëm, e kanë hyjnizuar Hz. Aliun, i kanë akuzuar as'habet për mohim (kufr) dhe, duke i quajtur hallall disa harame, kanë shfaqur një pamje jashtëfetare.

Pikëpamjet e përbashkëta të të gjitha grupimeve shiite janë këto:

1. Pas Profetit, Hz. Aliu është më i shquari ndër muslimanët.

2. Kalifati dhe imameti nuk janë çështje, zgjidhja e të cilave mund t'i lihet në dorë masës. Prandaj, Profeti e ka thënë se kush duhet të jetë zëvendës i tij dhe ky është Hz. Aliu.

3. Ashtu si profetët, imamët janë të mbrojtur prej mëkateve të mëdha e të vogla (pikëpamja e imamit të pafajshëm).

4. Tre kalifët e parë, Ebu Bekri, Omeri dhe Osmani ia kanë grabitur Aliut kalifatin, prandaj janë mizorë. Duhet larguar prej përkrahësve të tyre.

5. Po qe se personat që bëjnë mëkat, vdesin pa u penduar, do të mbeten në xhehennem përherë. Ashtu si në çështje të tjera, edhe në këtë çështje shiitët janë ndikuar prej pikëpamjeve të mutezilitëve.

**a. Galije.** Megjithëse thonë se janë muslimanë, ky grup ekstremist mohojnë një ose disa prej çështjeve që njihen si parime themelore të islamit.

Themeluesi i parë i këtij grupi është ish çifuti jemenas, Abdullah b. Sebe (vd. 660). Ai pretendonte për hyjnitet të Hz. Aliut, prandaj qe internuar në Medain. Përkrahësit e Ibni Sebes janë quajtur sebeistë.

Ndër pikëpamjet e galitëve janë hyjnizimi i imamëve (te'lih), pretendimi se shpirti i Allahut kalon te imamët (hulul dhe ittihad), besimi se imamët ose themeluesit e fraksioneve janë pejgamberë (lajmëtarë), quajtja hallall e harameve dhe anasjelltas, besimi se Kur'ani është ndryshuar, akuzimi i as'habëve për mohim (kufr). Për shkak të këtyre pikëpamjeve dhe besimeve, grupi Galije është quajtur jashtë feje.

**b. Nusajrije.** Eshtë krahu galit që ndjek Muhammed b. Nusajrin (vd. 859). Ky krah ka ndikim të madh në jetën politike të Sirisë. Nusajritët quajnë hallall një pjesë të harameve, pranojnë emigrimin e shpirtrave (tenasuh), kalimin e shpirtit të Zotit te imamët dhe thonë se pesë kohët namaz kanë kuptimin e dashurisë për pesë vetë: Aliun, Hasanin, Hysenin, Muhsinin, Fatimen. për shkak të pikëpamjeve dhe besimeve që u përmendën, nusajritët kanë mbetur jashtë kuadrit të islamit.

**c. Isnaasherije (imamije).** Kjo fjalë që do të thotë "të dymbëdhjetët", emërton grupin që beson në dymbëdhjetë imamët. Por ky grup quhet edhe "xhaferitë" (xhaferije) me që e quajnë imam Xhafer Sadikun (vd. 765) si imam në drejtësinë islame (fikh) dhe është fraksioni më i madh shiit. Sot këta janë të përqëndruar në Iran, Irak, Kuvajt dhe Liban. pikëpamjet themelore të imamitëve janë këto:

**1. Njësia (tevhid).** Besimi në Allahun një të vetëm, të pangjashëm e të pashoq, të cilësuar me atribute përsosmërie është farz (detyrim). Atributet e Allahut s'janë gjë tjetër veç individualitetit të Tij, janë vetë individualiteti i Tij.

**2. Drejtësia (adalet).** Njerëzit i kryejnë aktet e tyre me vullnetin e vet të lirë. Këtu s'bëhet fjalë për ndërhyrje hyjnore. Po të kishte ndërhyrje hyjnore, kjo do të ishte padrejtësi, kurse Allahu s'ka të bëjë me padrejtësinë.

**3. Profetësia (nubuvvet).** Hz. Muhammedi (s.a.s.) është profeti i fundit dhe i mbrojtur prej të gjitha mëkateve.

**4. Jeta e pasme (mead-ahiret).** Rilindja pas vdekjes, xhenneti, xhehennemi dhe të gjitha situatat e tjera të jetës së pasme janë të vërteta dhe do të ndodhin.

**5. Aktet fetare (amel).** Pesë kohët namaz, agjërimi i ramazanit, zeqati dhe humusi (tatimi si një e pesta e pasurisë së fshehtë, tatimi mbi të ardhurat nga tregtia dhe industria), haxhi dhe lufta për islamin janë detyrime (farze) për çdo musliman.

**6. Imameti.** Sipas imamitëve, imameti (prijësia fetare) dhe kalifati (prijësia shtetërore) nuk janë gjëra, zgjidhja e të cilave mund t'u lihet njerëzve ose masës së

njerëzve. Profeti ka bërë të ditur se pas tij kalif ka për të qenë Aliu. Aliu ia ka lënë kalifatin të birit, Hasanit, e kështu me radhë, secili kalif ka caktuar zëvendësin e tij. Sipas imamitëve, dymbëdhjetë imamët janë këta: Hz. Aliu (vd. 461), Hz. Hasani (vd. 670), Hz. Hyseni (vd. 680), Ali Zejnulabidin (vd. 712), Muhammed Bakir (vd. 732), Xhafer Sadik (vd. 765), Musa Qazim (vd. 799), Ali Riza Taki (vd. 835), Ali Naki (vd. 868), Hasan Askeri (873) dhe Muhammed Mehdi (vd. 888).

Sipas imamitëve, imami i dymbëdhjetë, Muhammed Mehdiu ka humbur i vogël dhe nuk është kthyer më. Ai është shpëtimtari (mehdi) që pritet të vijë afër kiametit. Kurse sunnitët nuk besojnë një gjë të tillë.

### d. Zejdije

Eshtë krahu shiit si ndjekës i Zejd b. Aliut (vd. 740), të nipit të Hz. Hysenit (vd. 680). Ky është krahu shiit me pikëpamje më të afërta me sunnitët. Sipas zejditëve, personi më i shquar pas Profetit është Hz. Aliu. Ndërkaq, sipas tyre, zgjedhja nga as'habet si më të shquar dhe kalif të një tjetri kur ekziston më i shquari i vërtetë, është, megjithatë, e vlefshme. Sepse Profeti nuk e pati caktuar zëvendësin e tij, vetëm pati përcaktuar cilësitë dhe veçoritë e tij. Prandaj zejditët e njohin kalifatin legal të Hz. Ebu Bekrit, Hz. Omerit dhe Hz. Osmanit. Si pasojë e ndikimit të mutezilitëve, në çështjet besimore-juridike, zejditët mbrojnë pikëpamjen se personi që ka kryer mëkatin e madh, vdes pa u penduar, do të mbetet përherë në xhehennem. Në çështjet praktike, zejditët në përgjithësi kanë bërë të vetat pikëpamjet hanefite; sot ata jetojnë më shumë në Jemen.

### e. Ismailije

Ismailitët, të cilët quhen galitë nga shumë historianë, është krahu shiit që pretendon se imameti pas vdekjes së imamit të gjashtë, Xhafer Sadik, është e drejtë e djalit të tij të madh, Ismail. Ky fraksion është quajtur "batinit" (ezoterik) pse pretendon se çdo parim fetar ka edhe një kuptim të dytë të fshehtë, "sebit" (të shtatët), pse pranon shtatë imamë, "karmatist" pse ndjek Hamdan Karmatin, "zenadikt" (heretik) pse ka pikëpamje jashtëfetare, heretike. Duke interpretuar në kuptime të tjera edhe ajetet me kuptim të drejtpërdrejtë, madje, ky fraksion ka hyrë në rrugën e abrogimit (anulimit) të parimeve besimore-juridike, praktike e moralo-etike të fesë. Me metoda të ndryshme, ismailitët mashtrojnë njerëz të paditur. Fraksioni që njihet sot me emrin "intelektualistët", është një prej krahëve të ismailitëve. Me veprimtari të ndryshme fetare, shoqërore e kulturore përpiqen të mbledhin përkrahës. Ka "intelektualistë" që jetojnë sot në Indi, Pakistan dhe Amerikë.

### f. Dyrzilikët (libanasit)

Jetojnë më shumë në Liban. Besojnë në hyjnitetin e Hakim Biemrillahut, një ndër sundimtarët fatimitë, pranojnë emigrimin e shpirtrave (tenasuh) dhe përçimin e shpirtit të Allahut te disa persona. Sipas tyre, situatat që përshkruhen si të jetës së pasme, do të realizohen në këtë botë. Libanasit kanë dhe kryejnë adhurime posaçërisht të tyret. Me një sërë interpretimesh, ata kanë abroguar përgjegjësitë fetare. Në mënyrë të veçantë, ata kanë ndikim mbi strukturën soqërore-politike të Libanit.

### II. Harixhitët

Harixhizmi ka dalë në skenë pas luftës së Siffinit[9] mes Hz. Aliut dhe Hz. Muavijes, pasi çështja e caktimit të kalifit u vu në arbitrazh. Disa njerëz, pjesëmarrës në ushtrinë e Hz. Aliut, ngritën krye kundër tij dhe e braktisën. Prandaj u quajtën harixhitë. Ngjarja e harixhitëve mbështetet në ngjarjen e arbitrazhit. Kur Hz. Aliu ishte duke e fituar luftën e Siffinit, përkrahësit e Muavijes ngulën fletët e Kur'anit në majat e heshtave me pretendimin se po ia linin çështjen për gjykim (arbitrim) librit të Allahut dhe, me këtë veprim, i mashtruan një pjesë luftëtarësh të ushtrisë së Hz. Aliut. Atëherë, nën presionin e këtyre njerëzve të mashtruar, Hz. Aliu e pranoi arbitrazhin. Megjithatë, luftëtarët e vet të mashtruar që ende qëndronin të rrjeshtuar në anën e tij, por që tani i qenë kthyer në kundërshtarë, nuk u kënaqën, duke thënë për Hz. Aliun se "në vend të gjykimit të librit të Allahut, kërkon gjykimin e personave"! Duke shkuar më tej, harixhitët e akuzuan Hz. Aliun për mëkat të madh pasi kërkoi gjykimin e njerëzve dhe, duke u nisur nga pikëpamja se mëkatari i madh del nga feja, u ngritën në luftë kundër tij dhe e vranë. Pikëpamjet kryesore të harixhitëve janë këto:

1. Besimtarët nuk e kanë të domosdoshme të zgjedhin kalif. Mund të bëhet edhe pa kryetar shteti. Po qe se shfaqet nevoja e një drejtuesi, bëhen zgjedhje. Nuk është e detyrueshme që personi që do të zgjidhet, të jetë nga kurejshët.

2. Nuk ka bindje ndaj kryetarit të shtetit që bën mëkat. Ai hiqet nga detyra menjëherë. Kjo pikëpamje e harixhitëve, e cila krijon mundësi për shpërdorim për interesa vetiake, ka përbërë farën e parë të anarkisë në shoqërinë islame.

3. Aktet janë pjesë e besimit. Personi që braktis domosdoshmëritë fetare ose bën mëkat, nuk është më besimtar, por mohues (kafir). Kështu, duke pretenduar se kanë bërë mëkat, harixhitët i quajtën mohues H. Osmanin, Hz. Aliun, Hz. Muavijen, pjesëmarrësit e luftës së Siffinit si dhe ata që e pranuan arbitrimin. Ndër-

9. Lufta mes kalifit Ali dhe guvernatorit të Sirisë, Muavije, u zhvillua në vitin 657 në vendin e quajtur Siffin në bregun e djathtë të lumit Eufrat.

sa kanë qenë të një mendjeje në këto çështje, në çështje të tjera besimore-juridike harixhitët kanë pasur, mes tyre, mendime të ndryshme.

Përgjithësisht, harixhizmi është fraksioni ku janë mbledhur masat injorante e të padisiplinuara beduine të mjediseve të jashtme të qyteteve dhe kjo është arsyeja kryesore që janë quajtur kështu (arab. harixhi: i jashtëm). Harixhitët këndojnë Kur'an shumë, por nuk e kuptojnë atë që këndojnë, po ashtu, nuk munden ta rrokin frymën e ajeteve dhe haditheve. Harixhitët janë ndarë në këto degë: Muhakkime-i ula, Ezarika, Nexhedat, Suffije, Axharide dhe Ibadije.

### a. Ibadije

Ky fraksion i themeluar prej Abdullah b. Ibad, është krahu më i moderuar i harixhitëve dhe më i afërti me sunnitët, prandaj edhe kanë mundur të ekzistojnë gjer në ditët tona. Jetojnë më shumë në Afrikën Veriore, në Madagaskar, Zanzibar dhe sulltanatin e Omanit.

Pikëpamjet kryesore të ibadizmit janë këto:

1. Personat që kryejnë mëkat të madh, e pranojnë njësinë e Allahut, por janë mosmirënjohës ndaj të mirave të dhëna prej Tij (kufran-i nimet).

2. Ibadistët që e quajnë Allahun të ditur (alim) dhe të fuqishëm (kadir) në individualitetin e Tij, nën ndikimin e mutezilitëve i kanë mohuar këto atribute si diçka më vete. Në vartësi të kësaj, e kanë quajtur Kur'anin të krijuar.

3. Allahu nuk do të shihet nga besimtarët në jetën e pasme (ahiret).

4. Për besimtarët mëkatarë nuk bëhet fjalë për ndonjë ndëryrje për falje (shefaat). Nga këto dy pikëpamjet e fundit kuptohet qartë ndikimi i mutezilitëve mbi ta.

5. Në çështjet e vullnetit, kaderit dhe kazasë, ibadistët kanë, në një masë të madhe, të njëjtat pikëpamje me sunnitët. Ata thonë se asgjë nuk mund të bëhet jashtë dëshirës së Allahut, se Allahu është krijuesi i akteve të njerëzve.

### b. Jezidije

Ndërsa në fillim jeziditët kanë qenë harixhitë, më pas, si rrjedhojë e disa pikëpamjeve të tyre, kanë shkuar në ekstrem dhe kanë mbetur jashtë shoqërisë islame. Sipas jeziditëve, Allahu, në kohën e fundit (para kiametit) do të dërgojë një profet nga joarabët (domethënë persianët) dhe do të zbresë një libër nga qielli. Ky profet dhe ky libër do të abrogojnë (do të anulojnë, do të heqin nga fuqia) konkluzionet dhe urdhrat e Kur'anit, librit të shenjtë të muslimanëve. Jezidizmi që i beson emigrimit të shpirtrave dhe që mendon se shpirti i Allahut kalon te njerëzit, është një

fraksion deviator që s'ka të bëjë me islamin. Jeziditët jetojnë në disa zona të Halepit dhe Erevanit.

Sot nuk ekziston asnjë fraksion harixhit përveç ibaditëve dhe jeziditëve. Megjithatë ka shumë muslimanë të cilët, megjithëse nuk janë harixhitë, nuk kanë mundur ta kuptojnë fenë e tyre, frymën dhe qëllimet e saj. Ky tip muslimanësh, duke u larguar nga mirëkuptimi islamik, i quajnë muslimanët e tjerë mohues (kafir) dhe shfaqin një pamje harixhite.

### III. Mutezilitët

Mutezilitët (të veçuarit, të fraksionuarit) janë fraksioni i përbërë nga ndjekësit e Vasil b. Ata-s (vd. 728) i cili u nda, për shkaqe pikëpamjesh të ndryshme, nga mësuesi i tij, Hasan Basriu (vd. 728), tabiin. Vasil b. Ata u nda nga mësuesi i tij duke thënë se personi që kryen mëkat të madh, ndodhet në pozicionin mes besimit dhe mohimit.

Si një fraksion racionalist, mutezilizmi, ajetet dhe hadithet e dukura, sipas tij, kontradiktore, i interpretoi me anë të rregullave të logjikës duke u dhënë kuptime të tjera. Shkenca e kelamit ka lindur nën udhëheqjen e mutezilizmit.

Ky fraksion ka përgatitur kelamistë të mëdhenj, një pjesë e të cilëve kanë qenë, njëkohësisht, letrarë dhe komentues të Kur'anit (specialistë të tefsirit), si: Allaf (vd. 850), Nazzam (vd. 845), Xhahiz (vd. 869), Bishr b. Mutemir (vd. 825), Xhubbai (vd. 916), Kadi Abdulxhebbar (vd. 1025) dhe Zemahshehri (vd. 1143). Mutezilizmi i jetoi ditët më të shkëlqyera në periudhën e abasitëve, kurse në periudhën e kalifëve Memun (vd. 833), Mutasim (vd. 841) dhe Vasik (vd. 847), u bë drejtimi besimor zyrtar i shtetit. Pas kësaj periudhe shkëlqimi filloi rënia e mutezilizmit duke e humbur gjithmonë e më shumë ndikimin e vet. Sot mutezilizmi si fraksion nuk ekziston më, por pikëpamjet e tij jetojnë te krahët imamite dhe zejdite të shiizmit si dhe në krahun ibadit të harixhizmit.

Pikëpamjet e mutezilizmit janë sistemuar në formën e pesë parimeve (el-Usulu'l-Hamse).

**1. Njësia (tevhid):** Në individualitetin dhe atributet e Tij, Allahu është një dhe i vetëm. Duke u nisur nga ky këndvështrim, mutezilitët pranojnë se Allahu është i ditur, i fuqishëm dhe i vullnetshëm në individualitetin e vet por i mohojnë atributet dituri, fuqi dhe vullnet si gjëra më vete me që si fjalë këto kanë kategorinë gramatikore të shumësit, pra shprehen edhe në shumës, gjë që, sipas mutezilitëve, bie në kundërshtim me karakterin unitar të tyre si gjëra të paraqena.

**2. Drejtësi (adalet):** Sipas mutezilitëve, njerëzit i kryejnë aktet e tyre me vullnet të lirë. Qysh nga zgjedhja e aktit e gjer në krijimin e tij nuk ka ndërhyrje

nga Allahu. Po qe se aktin do ta krijonte Allahu e jo njeriu vetë, ndëshkimi i njeriut për aktin përkatës do të ishte padrejtësi. Me këtë pikëpamje, mutezilitët e kanë mohuar kaderin e njeriut; ata kanë thënë se njeriu e përvijon vetë kaderin e vet.

**3. Premtim dhe kërcënim (va'd dhe vaid):** Allahu është i detyruar ta shpërblejë atë që bën mirë dhe ta ndëshkojë atë që bën keq. Për këtë shkak, Allahu nuk mundet ta falë njeriun mëkatar që nuk pendohet, as Profeti nuk mund të ndërhyjë për falje.

**4. Pozita e mesme (el-menziletu bejne'l-menziletejn):** personi që kryen mëkat të madh, nuk është as mohues, as besimtar. Ai është mëkatar (fasik). Kjo është pozita apo gjendja e mesme e cila zgjidhet në këtë mënyrë: po qe se personi vdes pa u penduar, trajtohet si mohues dhe mbetet në xhehennem përgjithmonë; po qe se pendohet para se të vdesë, trajtohet si besimtar dhe hyn në xhennet.

**5. Urdhërimi për të mirën dhe pengimi i të keqes (el-emru bi'l-ma'ruf ve'n-nehju ani'l-munker):** Eshtë detyrim (farz) për të gjithë muslimanët që të nxisin të mirën dhe ta ndalojnë të keqen.

Veç këtyre pesë parimeve bazë, mutezilitët kanë edhe këto pikëpamje të tjera:

a. Shikimi i Allahut nga besimtarët në jetën e pasme është i pamundur. Pretendimi për ta parë Allahun do të thotë ta mendosh Atë si trup material.

b. Kur'ani është gjë e krijuar. Nuk ka qenie tjetër të paraqenë veç individualitetit të Allahut (tevhid), për rrjedhojë, pranimi i Kur'anit si i paraqenë bie në kundërshtim me parimin e tevhidit.

c. E mira dhe e keqja njihen në mënyrë racionale (me arsye).

d. Drejtësia e Allahut e bën të domosdoshme që Ai të krijojë për njerëzit, robtë e vet, atë gjë që i përgjigjet në mënyrë më të mirë interesit të tyre.

Në kohën e vet, mutezilizmi qe ndarë në disa krahë. Në çështjet e së drejtës juridike islame (fikh), shumica e ndjekësve të mutezilizmit kanë zgjedhur hanefizmin.

### IV. Murxhitët

Fjala arabishte "murxhi" do të thotë "reduktues". Si terminologji e fesë, fjala "murxhitët" shënon njerëzit (fraksionin përkatës) që japin shpresë dhe i shtyjnë gjërat për më vonë. Murxhitizmi është ideja e lindur si kundërtezë e pikëpamjeve të harixhitëve dhe mutezilitëve mbi mëkatin e madh; murxhitët thonë se vendimi për mëkatarët e mëdhenj është i Allahut duke e shtyrë çështjen për në jetën e pasme. Murxhitizmi ka dalë në skenë si kundërvënie ndaj harixhizmit dhe mutezilizmit. Prandaj mund të thuhet se murxhitizmi është formuar duke filluar nga mesi i shek. II hixhri. Duke u dhënë shpresë njerëzve me shtytjen e vendimit për

mëkatin e madh për në jetën e pasme, murxhitët nuk i kanë larguar apo përjashtuar njerëzit nga islami. Me kohë, pikëpamjet e murxhitëve u përzien me pikëpamjet e fraksioneve të tjera. Pikëpamjet kryesore të murxhitëve janë këto:

1. Besimi është dije dhe vërtetim me gjuhë (fjalë).

2. Akti nuk është pjesë e besimit. Prandaj besimi nuk shtohet e nuk pakësohet.

3. Pasi personi të besojë në kuptimin e vërtetë të fjalës, mëkati që mund të bëjë, nuk i shkakton dëm.

4. Allahu nuk luan nga fjala e dhënë, por mund ta prapësojë kërcënimin e bërë.

Edhe murxhizmi ka qenë ndarë në krahë të ndryshme.

### V. Xhebritët

Themelues i xhebrizmit është Xhehm b. Safvan (vd. 754). Prandaj xhebrizmi quhet edhe xhehmizëm. Fjala arabishte "xhebr" do të thotë "detyrim, shtrëngim", por edhe, si term filozofik, "fatalizëm". Duke e mohuar vullnetin e lirë të njeriut, xhebritët thonë se, njeriu, si një gjethe e thatë përballë erës, ato që bën, i bën nën detyrim. Sot, njerëzit që nuk i kanë kuptuar mirë çështjet e vullnetit, kaderit dhe kazasë, i kanë bërë të vetat, me dashje ose pa dashje, pikëpamjet e këtij fraksioni.

Veç kësaj, xhebritët besojnë se xhenneti dhe xhehennemi janë të përkohshëm si kjo botë, se Allahu nuk ka për t'u parë nga besimtarët në jetën e pasme dhe se atributi "fjalë" i Allahut është i krijuar pas (akcidencial).

### VI. Mushebbihitët

Fjala arabishte "teshbih" nga e cila rjedh emri i këtij fraksioni, do të thotë "përngjasim", kurse në letërsi, "metaforë". Në filozofi, termi "mushebbihe" do të thotë antropomorfizëm. Mushebbihitët besojnë se Allahu u përngjan njerëzve, se Ai ka organe, pavarësisht se ato nuk janë si të njerëzve. Me që ky fraksion e quan Allahun trup material dhe e pranon si një qenie materiale si gjithë qeniet e tjera të tilla, është quajtur edhe "muxhessimizëm" (nga cism: trup material) që është sinonim me antropomorfizmin. Ajetet e figurshme të Kur'anit, mushebbihitët i kanë trajtuar njëlloj si ajetet me kuptim të drejtpërdrejtë dhe fjalët dorë, fytyrë, sy, ndenjje, ardhje, etj. i kanë pranuar si veçori të Allahut, duke e përngjasuar Allahun me krijesat.

Mushebbihizmin e ka lindur trajtimi i ajeteve të figurshme po ashtu si ajetet e drejtpërdrejta, duke u dhënë kuptim absolut pa bërë interpretim. Për shembull, në Kur'an bëhet fjalë për dorën dhe fytyrën e Allahut. Sipas mushebbihitëve, Allahu

ka dorë dhe fytyrë sepse kështu thuhet në Kur'an, prandaj edhe për këto fjalë nuk mund të bëhet interpretim.

## C. ÇESHTJET MES SUNNITEVE DHE DREJTIMEVE E FRAKSIONEVE TE TJERA

**1. Atributet (sifat):** Ndërsa mutezilitët dhe, nën ndikimin e tyre, shiitët i mohojnë atributet e paraqena të Allahut si gjëra të ndara nga individualiteti i Tij, mushebbihitët-muxhessimitët (antropomorfistët), në pozicion diametralisht të kundërt me ta, atributet e Allahut ua përngjasojnë atributeve të njerëzve. Kurse sunnitët, të pozicionuar mes këtyre dy qëndrimeve polare, nuk kanë kaluar në qëndrim skajor as në vërtetimin e atributeve, as në mohimin e tyre. Sunnitët kanë pranuar se Allahu karakterizohet nga atribute që shprehin pjekuri dhe përsosmëri dhe se këto atribute që nuk u përngjasin atributeve të krijesave, janë absolute, të paraqena e të pasqena.

**2. Kur'ani:** Mutezilitët, duke mbajtur parasysh se Kur'ani është fjalë, shkrim dhe një gjë që lexohet e mbahet mend përmendësh, kanë pretenduar se ai është i krijuar. Sunnitët thonë se "fjala vetiake" (nefsí kelam) e Allahut, së cilës ne nuk ia dimë natyrën, e cila ka kuptimin e atributit të paraqenë "fjalë" dhe e cila përbën kuptimin e Kur'anit në lartësinë e Allahut, është e paraqenë, kurse "fjala leksikore" (lafzí kelam) e përbërë prej ajeteve, sureve dhe xhuzeve mes dy kapakëve të librit të quajtur Kur'an, të cilat ne i lexojmë, i shkruajmë dhe i mësojmë përmendësh, është e krijuar.

**3. Shikimi i Allahut (rujetullah):** Sipas mutezilitëve, shikimi i Allahut në jetën e pasme është i pamundur. Sipas sunnitëve, Allahu do të shihet nga besimtarët në jetën e pasme. Këtë e thonë hapur ajetet e Kur'anit dhe hadithet e vërteta.

**4. Ngjitja në arsh (istiva):** Ndërsa muteshebbihitët e kuptojnë ngjitjen e Allahut në arsh (përgjithësisht raportin e Allahut me arshin) si ngjitje dhe zënie vend në arsh, selefitët e pranojnë këtë dukuri duke thënë se, megjithatë, e vërteta e saj cilësore nuk mund të njihet, kurse kelamistët sunnitë dhe mutezilitë thonë se me ngjitjen e Allahut në arsh dhe raportin e Tij me arshin bëhet fjalë për sundimin (zotërimin) e Allahut mbi arshin.

**5. Besimi, akti, mëkati i madh:** Sipas sunnitëve, besimi është vërtetimi me zemër, kurse vërtetimi me gojë është kusht që pranimi me zemër të kuptohet. Akti nuk është pjesë e besimit, prandaj, po qe se njeriu që kryen një mëkat të madh, nuk e quan hallall (të miratuar, të lejuar), është besimtar mëkatar, është

njeri i kibles (ehli kible), nuk quhet mohues (kafir). Sipas mutezilitëve, shiitëve dhe harixhitëve, akti është pjesë e besimit, shtohet e pakësohet. Personi që kryen mëkat të madh, sipas mutezilitëve dhe shiitëve është mëkatar. Po qe se vdes pa u penduar, mbetet në xhehennem përgjithmonë. Kurse sipas harixhitëve, ky njeri është mohues (kafir). Ndërkaq, murxhitët thonë se ky njeri është besimtar i vërtetë dhe se mëkati i kryer nuk i sjell dëm atij vetë.

**6. Vullneti, kaderi, kazaja (irade, kader, kaza):** Ndërsa xhebritët thonë se robi (njeriu) nuk ka asnjë lloj vullneti dhe, prandaj, është i detyruar të veprojë sipas kaderit të përcaktuar nga ana e Allahut, mutezilitët dhe shiitët thonë se njeriu e kryen aktin me vullnetin e vet të lirë, pra, njeriu e bën vetë kaderin e vet. Ashtu si në çdo çështje, edhe këtu, sunnizmi ka ndjekur një rrugë të mesme, ka pranuar se njeriu ka vullnet të lirë, se aktin e zgjedhur prej tij me vullnetin e vet të lirë, e krijon Allahu, se Allahu që e njeh në mënyrë të paraqenë se ç'ka për të zgjedhur njeriu dhe që e zbaton atë, e përcakton kaderin e tij.

**7. E mira dhe e keqja:** Sipas mutezilitëve dhe maturiditëve, akti është në vetvete i mirë apo i keq. Prandaj Allahu ka urdhëruar për mirë dhe e ka ndaluar të keqen. Sipas xhebritëve dhe esh'aritëve, aktet nuk janë të mirë apo të keq në vetvete. Një gjë është e keqe pse e ka ndaluar Allahu dhe është e mirë pse e ka urdhëruar Allahu. Sipas maturiditëve, e mira e një pjese aktesh mund të njihet edhe pa ardhur feja, si besimi te Allahu, drejtësia, etj. Një pjesë tjetër mund të njihen me logjikë dhe gjykim, si të qenët e gënjeshtrës një gjë e mirë kur përdoret për ta shpëtuar një njeri të pafajshëm. Kurse një pjesë mund të njihen vetëm përmes mësimeve të fesë, si forma dhe masa e adhurimeve.

**8. Imameti, kalifati:** Sipas sunnitëve, kryetari i shtetit përcaktohet me anë të këshillimeve dhe zgjedhjeve. Kryetari i shtetit nuk është i mbrojtur nga mëkatet. Sipas shiitëve, kryetari i shtetit caktohet ose emërohet. Imamët janë të mbrojtur nga mëkatet dhe nuk bien në gabime.

**9. Urtësia dhe shkaku:** Sipas mutezilitëve dhe maturiditëve, në çdo akt dhe në çdo krijim të Allahut ka një urtësi dhe një shkak edhe në se ne nuk mundemi ta rrokim atë. Sipas xhebritëve dhe esh'aritëve, nuk ka. Kërkimi i urtësive dhe shkaqeve në aktet e Allahut do të thotë t'i vësh kufij vullnetit të Allahut.

## PERMBLEDHJE

1. Ç'do të thotë sunnizëm?
2. Cilat janë pikëpamjet kryesore të sunnizmit?
3. Cila është veçoria dalluese e selefizmit?
4. Cilat janë parimet kryesore të besimit selefit?
5. Jepni njohuri të shkurtra mbi esh'arizmin.
6. Thoni cilët janë dijetarët më të njohur maturiditë.
7. Thoni pesë prej ndryshimeve në pikëpamje mes esh'arizmit dhe maturidizmit.
8. Cilat janë veçoritë e përbashkëta të fraksioneve bidatiste jashtë sunnizmit?
9. Flisni mbi zejdizmin.
10. Thoni pikëpamjet themelore të isnaasherizmit.
11. Pse është quajtur galizmi jashtë feje?
12. Thoni ç'dini mbi ismailizmin.
13. Ç'do të thotë harixhizëm?
14. A ka krah të harixhizmit që vepron ende sot?
15. Kush quhen mutezilitë? Thoni emrat e mutezilitëve më të njohur.
16. Thoni pesë parimet e mutezilizmit.
17. Kush quhen murxhitë? Pse janë quajtur kështu?
18. Jepni të dhëna mbi xhebritët.
19. Flisni për mushebbihitët.
20. Shkruani dhe krahasoni pikëpamjet mes sunnizmit dhe drejtimeve e fraksioneve të tjera mbi vullnetin, kaderin dhe kazanë.
21. Krahasoni pikëpamjet mes sunnizmit dhe drejtimeve e fraksioneve të tjera mbi atributet.

## PJESA IV
## NJOHURI TE PERGJITHSHME

### ÇESHTJET

A. KONKLUZIONET FETARE
B. KONKLUZIONET RACIONALE
C. ARGUMENTET
D. SHKAQET SHKENCORE

### PUNE PERGATITORE

1. Mendoni ç'rëndësi kanë argumentet për shkencën e kelamit.
2. Kërkoni të dini ndryshimin e dukshëm mes konkluzioneve besimore-juridike, praktike e moralo-etike
3. Kërkoni të mësoni nga librat e kelamit se si e trajtojnë kelamistët çështjen e arsyes si një prej shkaqeve shkencore.

**Ç'është konkluzioni (hukm)**

Në logjikë, *konkluzion* ose *përfundim* quhet pohimi ose mohimi i diçkaje, krijimi i lidhjes pozitive ose negative mes dy koncepteve ose dy gjërave, veçanërisht rezultati përfundimtar i arritur pas shqyrtimit të lidhjes së krijuar.

Në fe, *konkluzion* quhet trajtimi hyjnor-fetar i sjelljeve, akteve e veprimeve të personave të trajtuar fetarisht përgjegjës (me aftësi mendore normale dhe që kanë arritur moshën e pubertetit), si farz, vaxhib, sunnet, haram, mekruh, etj.

Sipas bazës (fundamentit) ku mbështeten, konkluzionet ndahen në: 1. Konkluzione fetare; 2. Konkluzione racionale.

## A. KONKLUZIONET FETARE

Konkluzionet fetare (ahkam-i sher'ijje, ahkam-i ilahijje) janë konkluzione të nxjerra nga ajetet dhe hadithet. Këto konkluzione mund të jenë ose të tilla që mund t'i rrokë mendja drejtpërsëdrejti, si ekzistenca e Allahut, ose kuptimi i të cilave të varet nga njoftimi fetar, si detyrimi (farz) i namazit. Burimi (fundamenti) i konkluzioneve fetare janë ajetet kur'anore dhe hadithet si dhe, mbështetur në këto të dyja, analogjia (kijas) dhe opinioni i njëzëshëm (konsensusi) shkencor (ixhma).

Sipas fushës ku veprojnë, konkluzionet fetare ndahen në: 1. Besimore (itikadí); 2. Praktike (amelí); 3. Moralo-etike (ahlakí).

### I. Konkluzionet besimore (itikadí)

Konkluzione besimore quhen konkluzionet që përbëjnë anën besimore të fesë islame e që s'kanë të bëjnë me çështjet praktike. Këto konkluzione përmbajnë gjashtë parimet bazë të shprehura në Amentu. Mes tyre, ndërsa për çështje të tilla si besimi te Allahu dhe profetët e Tij mund të bëhen shpjegime dhe vërtetime bazuar në arsyen (racionale), për çështjet e besimit në engjëjt dhe jetën e pasme (ahiret) nuk kërkohen argumente racionale por mjaftohet vetëm me ç'thonë ajetet dhe hadithet. Megjithatë, këto të fundit nuk janë çështje që arsyeja mund t'i shohë të pamundura.

Në konkluzionet besimore kërkohen disa kushte:

a. Konkluzionet besimore duhet të jenë përfundimtare dhe të japin informacion kategorik. Që konkluzioni besimor të përbëjë një argument më vete, duhet që të mbështetet ose në Kur'an, ose në një hadith të njohur (mutevatir).

b. Që konkluzionet besimore të jetë argumente, duhet që kuptimi i ajeteve kur'anore dhe i haditheve përkatëse të jetë i drejtpërdrejtë e i hapur (jo i figurshëm).

c. Konkluzionet besimore janë të dhëna një herë e përgjithmonë, ato nuk ndryshojnë sipas vendit, kohës, individëve dhe shoqërive. Eshtë kjo arsyeja që të gjithë profetët, në bazat e besimit, kanë qenë të njëzëshëm. Si ka qenë besimi i Hz. Ademit, ashku ka qenë edhe besimi i të gjithë profetëve të ardhur pas tij.

d. Konkluzionet besimore janë një e tërë, ato nuk pranojnë ndarje. Besimi i një personi që i beson Allahut por jo engjëjve, është i pavlefshëm.

Me konkluzionet besimore merren akaidi dhe kelami.

**II. Konkluzionet praktike (amelí)**

Konkluzionet praktike që kanë kuptimin e veprimeve praktike dhe detyrave që do të kryejnë personat e quajtur fetarisht përgjegjës, janë:

**a. Adhurimet (ibadet):** Njeriu e edukon mendimin, shpirtin dhe vullnetin e vet. Fryma e adhurimeve është principialiteti (ihlas)[10] dhe sinqeriteti (samimijet). Adhurimet nuk bëhen për interesa materiale të kësaj bote por vetëm për të fituar pëlqimin e Allahut. Duke qenë një detyrë për besimtarët, pra një e drejtë e Zotit, adhurimet as nuk shtohen, as nuk pakësohen, as nuk ndryshojnë me ndryshimin e kohës, zakoneve e traditave.

**b. Veprimet praktike (muamelat):** Janë konkluzionet që rregullojnë marrëdhëniet shoqërore e juridike mes njerëzve. Bazat e tyre janë në Kur'an dhe në Traditën Profetike (sunnet). Fryma e veprimeve praktike është drejtësia. Në çështjet që kanë lidhje me veprimet praktike, ka vlerë edhe opinioni (ixhtihad). Këto konkluzione mund të ndryshojnë sipas vendit, kohës, zakoneve e traditave, etj. me kusht që të mos bien në kundërshtim me Kur'anin dhe Traditën Profetike.

Me konkluzionet praktike merret shkenca e së drejtës islame (fikh).

10. Kuptimi i fjalës dhe i termit përkatës "ihlas" është, në radhë të parë, "principialitet" dhe, pastaj, "sinqeritet". Kjo dallohet qartë në emërtimin e sures përkatëse të Kur'anit (Ihlas), ku bëhet fjalë për principet e besimit monoteist në islam, pra, për principialitetin e besimit te Allahu (Zoti) sipas islamit. Nga pikëpamja logjike e filozofike, në rastin konkret, Allahu me cilësi të caktuara (që ne i paraqesim në formën e principeve të caktuara) ekziston pavarësisht nga besimi apo mosbesimi ynë, pra dhe është primar në raport me besimin tonë mbi Të. Po të arsyetojmë kështu, e kuptojmë se në suren "Ihlas" bëhet fjalë për principet e besimit te Allahu dhe për principialitetin e këtij besimi. Kurse sinqeriteti i besimit të dikujt është një gjë krejt subjektive që nuk e ndryshon aspak thelbin e çështjes. Kështu, principialiteti i monoteizmit islam nuk ka pësuar ndryshime gjatë kohës sepse është i evidentuar dhe i konsoliduar me principe të caktuara në formën e postulateve kur'anore dhe jo sepse kështu kanë dashur njerëzit! Prandaj përkthimi i fjalës "ihlas" me "sinqeritet" është në thelb i gabuar. Edhe adhurimi ka dy momente kryesore: a. principet sipas të cilave bëhet dhe b. sinqeriteti me të cilin bëhet (për çfarë motivesh dhe interesash bëhet).

### III. Konkluzionet moralo-etike

Janë konkluzionet që rregullojnë marrëdhëniet e njerëzve mes tyre dhe me gjallesat e tjera, që tregojnë rregullat e edukatës dhe që kanë për qëllim edukimin e njeriut. Konkluzionet mbi moralin dhe etikën islame janë trajtuar gjerësisht në Kur'an dhe Sunnet. Në moralin islam, respekti ndaj urdhrave të Allahut, dhembshuria për krijesat e Tij dhe mirëkuptimi ndaj krijesës për hir të krijuesit është një fundament i rëndësishëm që e maturon individin dhe shoqërinë.

Me konkluzionet moralo-etike merret shkenca e moralit dhe etikës islame.

Sado që konkluzionet e islamit shqyrtohen në tri pjesë dhe, përsa i përket zbatimit nga ana jonë, ndahen në besimore, praktike dhe moralo-etike, në një kuptim janë që të gjitha besimore, sepse, pavarësisht nga klasifikimi, një konkluzion fetar i evidentuar dhe vendosur me ajet kur'anor me kuptim të drejtpërdrejtë dhe hadith të njohur (mutevatir) gjithashtu me kuptim të drejtpërdrejtë, duhet besuar detyrimisht (farz) se është i fesë. Për shembull, besimi se krimi i vrasjes dhe përfolja pas shpine (gijbet) janë të ndaluara (haram), se falja e namazit është farz, është i domosdoshëm dhe i detyrueshëm (farz). Ky është një konkluzion besimor. Ndërkaq, ndërsa vrasja dhe falja e namazit futen te veprimet praktike, përfolja pas shpine futet te çështjet moralo-etike. Në këto kushte, po qe se një njeri nuk beson se krimi i vrasjes dhe përfolja pas shpine janë haram, kurse falja e namazit është farz, bëhet mohues (kafir). Por po qe se i beson këto konkluzione por e kryen haramin ose nuk e kryen farzin, mbetet besimtar i quajtur besimtar mëkatar.

## B. KONKLUZIONET RACIONALE

Për qenien dhe konceptin mbi të, arsyeja jep tre lloj konkluzionesh: a. domosdoshmëri; b. mundësi; c. pamundësi. Kështu, ekzistenca e Allahut dhe rezultati i veprimit matematik 2:2=1 janë domosdoshmëri; një gjë, ekzistenca e së cilës ndaj mosekzistencës së saj është e barabartë (50%:50%), është mundësi; një gjë, pamundësia e së cilës është e detyrueshme, si, p.sh., qenia e dy zotave, qenia e pjesës më e madhe se e së tërës, është pamundësi.

Feja islame i ka dhënë shumë rëndësi arsyes. Prandaj, shqyrtimi i konkluzioneve racionale (mendore-arsyetimore) është me vlerë.

### I. Domosdoshmëria (vaxhib)

Është gjëja, ekzistenca e së cilës është domosdoshmëri e individualitetit të saj, mes individualitetit dhe ekzistencës së saj nuk ka tjetërsi, nuk ka nevojë për ndon-

jë shkak që të ekzistojë, mosekzistenca e saj nuk mund të mendohet.[11] Nëse mospranimi i mosekzistencës së saj është rrjedhojë e individualitetit të saj, quhet "domosdoshmëri në vetvete" ose "vetëdomosdoshmëri" (vaxhib lizatihi). Nëse mospranimi i mosekzistencës së saj është rjedhojë e një gjëje tjetër, quhet "domosdoshmëri nga jashtë" ose "jashtëdomosdoshmëri" (vaxhib ligajrihi). Si shembull për vetëdomosdoshmërinë mund të sillet individualiteti i Allahut, kurse për jashtëdomosdoshmërinë, atributet e Allahut.

Karakteristikat tipike të vetëdomosdoshmërisë janë këto:

a. Mosekzistenca e vetëdomosdoshmërisë nuk mund të mendohet (nuk mund të mendohet që vetëdomosdoshmëria të mos ketë ekzistuar para se të ekzistojë). Sado pas që të shkohet, nuk mund të gjindet një pikë kohore kur vetëdomosdoshmëria të mos ketë ekzistuar. Pra, vetëdomosdoshmëria është e paraqenë, jo e krijuar pas.

b. Individualiteti i paraqenë është, detyrimisht edhe i pasqenë. Domosdoshmëria ekziston pafundësisht.

c. Qenia e domosdoshme (e vetëdomosdoshme) është absolute; ajo nuk përbëhet prej atomesh, molekulash, formash dhe vetish materiale, nuk është qenie e përbërë.

### II. Mundësia dhe lejueshmëria (mumkun, xhaiz)

Eshtë gjëja, ekzistenca apo mosekzistenca e së cilës nuk është domosdoshmëri e individualitetit të saj, gjëja e cila, për të ekzistuar, ka nevojë për një shkak dhe gjëja, ekzistenca dhe mosekzistenca e së cilës janë në raport të barabartë mes tyre.[12] Si shembull mund të tregohet ekzistenca e njeriut. Të gjitha qeniet e tjera veç Allahut janë qenie të mundshme. Mundësia ka dy cilësi:

a. Ka nevojë për një shkak që të ekzistojë. Ky është shkaku i cili zgjedh ekzistencën e mundësisë ndaj mosekzistencës së saj.

b. Mundësia nuk mund të mendohet para shkakut të saj ose njëkohësisht me shkakun e saj. Prandaj, qenia e mundshme është e krijuar pas.

---

11. Si koncept filozofik, domosdoshmëria është lidhja kauzale e ekzistencës ndaj individualitetit; ekzistenca e gjësë së domosdoshme është rrjedhojë imediate dhe e pashmangshme e individualitetit të saj.

12. Si koncept filozofik, mundësia është lidhja kauzale e ekzistencës ndaj shkakut; shkaku është ai që, në raportin e barabartë mes mosekzistencës dhe ekzistencës, i jep përparësi ekzistencës duke e bërë ekzistencën të mundur.

### III. Pamundësia, kundërshtia, absurditeti (mumteni, muhal, mustahil)

Është gjëja, pamundësia e ekzistencës së të cilës është domosdoshmëri e kohës, gjëja, ekzistenca e të cilës në botën e jashtme nuk mund të mendohet, gjëja, ekzistenca e të cilës është e pamundur.[13] Për shembull, ndodhja njëkohësisht e dy gjërave krejt të kundërta: nuk mund të mendohet që një njeri, në të njëjtën kohë, edhe të ecë, edhe të mos ecë. Është e pamundur, kontradiktore dhe absurde që të jenë dy krijues, gjithashtu që Allahu të karakterizohet dhe mendohet me veti relative e që shprehin mangësi.

## C. ARGUMENTET

Argumenti është e dhëna që çon në gjetjen e një të dhëne tjetër, gjëja që e bën të domosdoshme gjetjen dhe njohjen e një gjëje tjetër.

### I. Argumentet fetare

Argumenti, premisat e të cilit mbështeten në ajete dhe hadithe, quhet argument fetar (diní) ose i përcjellë (naklí). Për shembull, fjalitë në vazhdim janë argumente fetare: "Ai që nuk e zbaton urdhrin e Allahut, është rebel dhe çdo rebel e ka bërë hak zjarrin e xhehennemit!" Sepse Allahu i Lartë ka thënë në Kur'an:

**"... A i dole kundër urdhrit tim?"[14] "... Për atë që i del kundër Allahut dhe të dërguarit të Tij, ka zjarr xhehennemi!"[15]**

Që argumentet fetare të mund të përdoren në çështjet e besimit, duhet edhe të jenë të bazuara, edhe të formës së prerë si kuptim. Të tilla janë ajetet me kuptim të drejtpërdrejtë (muhkem) si dhe hadithet me kuptim të drejtpërdrejtë dhe të njohur e të pranuar njëzëri (muhkem-mutevatir). Të tjerat, ajetet dhe hadithet e figurshme (muteshabih) si dhe hadithet me kuptim të drejtpërdrejtë por që, të përdorura nga një ose dy-tre as'habe, nuk janë miratuar nga shumica, pra dhe s'janë ngjitur në nivelin e haditheve të njohura e të miratuara njëzëri (mutevatir), nuk mund të përdoren në çështje të besimit si argumente të formës së prerë. Me anë të këtyre nuk mund të përcaktohet një parim besimi, nuk mund të arrihet në përfundim për dikë që është besimtar apo mohues.

---

13. Si koncept filozofik, pamundësia është mungesa e çdo lloj lidhjeje dhe kauzaliteti që çon në ekzistencë, që e bën ekzistencën imediate.
14. Kur'ani, Taha: 93.
15. Kur'ani, Xhin: 23.

### II. Argumentet racionale (aklí)

Argument racional quhet argumenti që mbështetet në arsyen. Për shembull, fjalitë në vazhdim janë argumente racionale: "Gjithësia është e ndryshueshme; çdo gjë e ndryshueshme është e krijuar pas." Sepse ne, ndryshueshmërinë e gjithësisë dhe krijimin pas të një gjëje të ndryshueshme e njohim në mënyrë racionale pasi e kapim (përceptojmë) me anë të organeve të shqisave dhe e përpunojmë me anë të arsyes. Argumenti racional i formës së prerë është quajtur edhe "provë" (burhan) dhe "provë udhërrëfyese" (huxhxhet).

Argumentimi (arsyetimi) bëhet në tre mënyra:

a. Nga e tëra te pjesa dhe nga shkaku te pasoja. Kjo quhet "deduksion" ose "metoda e argumentimit deduktiv". Për shembull: "Të gjithë njerëzit janë të vdekshëm. Aliu është njeri. Atëherë, edhe Aliu është i vdekshëm."

b. Nga pjesa te e tëra dhe nga pasoja te shkaku. Kjo quhet "induksion" ose "metoda e argumentimit induktiv". Për shembull: "Aliu, Hasani, Nuriu janë të vdekshëm. Aliu, Hasani, Nuriu janë njerëz. Atëherë, të gjithë njerëzit janë të vdekshëm."

c. Nga pjesa në pjesë duke u udhëhequr nga ngjashmëritë mes tyre. Kjo quhet "analogji" ose "metoda e argumentimit analogjik". Për shembull: Aliu është njeri. Aliu është i vdekshëm. Hasani është njeri. Atëherë, Hasani është i vdekshëm."

## D. SHKAQET SHKENCORE

Me fjalën "shkencë" këtu nënkuptohet dija ose njohja që hyn në fushën e perceptimeve dhe të arsyes.

Sipas kelamistëve, burimet e dijes ose rrugët e përftimit të dijes janë tre.

**I. Ndijimet dhe përceptimet e shëndosha:** Dijet e fituara me anë të shqisave, janë dije të detyrueshme që konkludojnë hapur për drejtësinë e arsyes. Secili prej organeve të shqisave rrok (përcepton) atë gjë për të cilën është krijuar. Për shembull, tingujt përceptohen me anë të organit të dëgjimit, aromat, me anë të organit të nuhatjes. Janë pesë shqisa: shikimi, dëgjimi, nuhatja, prekja, shijimi.

### II. Informacioni i drejtë

Kështu quhet informacioni në përputhje me të vërtetën. Informacioni i drejtë në lidhje me besimin në fenë islame, ndahet në:

1. Informacioni i miratuar njëzëri (mutevatir). Quhet informacioni i miratuar nga një grup shoqëror, për të cilin arsyeja e sheh të pamundur të ketë ardhur në një mendim mbi bazën e një gënjeshtre. Dija e fituar me anë të këtij informacioni

është e formës së prerë dhe pranimi i saj është i padiskutueshëm. Megjithatë, që një informacion i miratuar njëzëri të jetë i prerë dhe i padiskutueshëm, duhet të plotësojë këto tre kushte:

a. Gjëja e informuar të hyjë në fushën e njohjes së shqisave.

b. Veçoria e informuar të mos jetë e pamundur logjikisht.

c. Bashkimi mbi bazën e një gënjeshtre i njerëzve burim informacioni të jetë i pamundur si dhe, informacioni në fjalë, që të mund të quhet i miratuar njëzëri (mutevatir), të jetë rrëfyer në çdo periudhë nga një numër i mjaftueshëm rrëfyesish.

**Informacioni profetik:** Është informacioni i dhënë nga një profet, profetësia e të cilit është e mbështetur dhe vërtetuar me anë të një mrekullie.

**III. Arsyeja:** Një nga burimet e dijes për njeriun është edhe arsyeja. Informacioni i fituar me anë të arsyes është ose i padiskutueshëm, si "e tëra është më e madhe se pjesa", ose i nxjerrë nga arsyetimi dhe përpjekja, si "gjithësia është e ndryshueshme, çdo gjë e ndryshueshme ka një krijues, krijuesi i gjithësisë është Allahu".

Në kelam, burimi ynë për përcaktimin e çështjeve themelore të bazave të besimit është informacioni i drejtë, domethënë zbulesa hyjnore. Ndërkaq, ashtu siç përfitojmë nga informacioni i drejtë për kuptimin, shpjegimin dhe vërtetimin e çështjeve themelore të përcaktuara nga zbulesa hyjnore, përfitojmë edhe nga të dhënat e organeve të shqisave dhe të arsyes.

Dijetarët e kelamit, krahas pranimit të Kur'anit dhe haditheve si pikënisje, edhe arsyes i japin mjaft rëndësi, sepse arsyeja është një kusht i pamënjanueshëm për personat nën përgjegjësi. Njerëzit me të meta mendore feja nuk i ngarkon me përgjegjësi. Arsyeja i kupton dhe i dallon nga njëra-tjetra të mirën dhe të keqen, të bukurën dhe të shëmtuarën. Megjithatë, arsyeja nuk mundet të arrijë e vetme një konkluzion fetar, nuk mundet t'i përcaktojë veçanti të tilla si farzi, harami, etj.

Feja e mbron arsyen nga rrëshqitja dhe gabimi. Kurse arsyeja mbështet zbulesën, bëhet ndërmjetës për të kuptuar urtësitë, shkaqet dhe domosdoshmëritë e parimeve dhe konkluzioneve të përcaktuara nga ajetet dhe hadithet. Shumë ajete të Kur'anit i ftojnë njerëzit të mendojnë. Sipas kelamistëve, në konkluzionet e parashtruara nga feja nuk ka asgjë të papranueshme nga arsyeja dhe logjika. Ndoshta ka gjëra që arsyeja nuk mundet t'i arrijë, t'i gjejë e t'i kuptojë. Feja i parashtron këto, kurse arsyeja i pranon.

Për lumturinë e shoqërisë ka shumë nevojë si për fenë, ashtu edhe për diturinë dhe shkencën. Mes fesë dhe shkencës ka një lidhje tepër të ngushtë. Zhvilli-

met shkencore sigurojnë kuptimin më të mirë të të vërtetave dhe vlerave të parashtruara nga feja. Nuk ka gjë në fe që të mos mund ta pranojë shkenca. Ndërkaq mund të ketë disa të vërteta fetare ende të pagjetura dhe të pavërtetuara nga shkenca.

## PERMBLEDHJE

1. Përkufizojeni konkluzionin.
2. Përkufizojeni konkluzionin fetar dhe thoni llojet e tij.
3. Thoni në formë pikash kushtet që kërkohen në konkluzionet besimore.
4. Jepni të dhëna mbi konkluzionet praktike.
5. Ç'është konkluzioni racional? Sa lloj konkluzionesh jep mendja lidhur me konceptin ekzistencë? Cilat janë ato?
6. Përkufizojeni domosdoshmërinë. Thoni veçoritë e saj.
7. Ç'do të thotë mundësi dhe lejueshmëri?
8. Jepni të dhëna mbi argumentet fetare.
9. Cilat janë, sipas kelamistëve, burimet e dijes?
10. Ç'kushte duhet të bartë informacioni mutevatir që të shprehë formë të prerë?
11. Shpjegoni sipas kelamistëve vendin dhe vlerën e arsyes.

## PJESA V
## HISTORIA E KRAHASUAR E FEVE
## HYRJE

### ÇESHTJET

I. PERKUFIZIMI, TEMATIKA DHE METODA E HISTORISE SE KRAHASUAR TE FEVE

II. RENDESIA QE I JEP ISLAMI MESIMIT TE FEVE TE TJERA

### PUNE PERGATITORE

1. Lexoni nëpër enciklopedi titujt *fe*, *histori* dhe *shkencë*.
2. Mblidhni të dhëna mbi tematikën e mësimit të historisë së feve.
3. Përpiquni të krijoni lidhje mes mësimeve të tjera dhe mësimeve të historisë së krahasuar të feve.
4. Diskutoni me shokët mbi dobitë e fitimit të njohurive mbi fetë e tjera.

## I. PERKUFIZIMI, TEMATIKA DHE METODA E HISTORISE SE KRAHASUAR TE FEVE

Historia e krahasuar e feve është një degë e shkencave historike, e cila i shqyrton dhe i studion fetë me anët e tyre të ngjashme e të ndryshme në mënyrë krahasuese. Siç shihet, kjo degë shkencore ka të bëjë me tre objekte: *fenë, historinë dhe krahasimin.* Feja është objekti i studimit të kësaj dege shkencore, pra, përbën tematikën e fushës së studimit të saj. Historia është lloji apo identiteti i kësaj dege të shkencës, e cila merret me anën historike të feve. Kurse krahasimi përbën metodën e studimit të saj.

Shkenca e historisë përbëhet nga disiplina të ndryshme, të cilat emërtohen sipas objektit dhe tematikës përkatëse. Disiplina historike që shqyrton zhvillimin historik të filozofisë, emërtohet *histori e filozofisë.* Disiplina historike që shqyrton zhvillimin e të drejtës (juridike), emërtohet *histori e së drejtës.* Kurse disiplina historike që bën për objekt studimi fetë, të cilat zënë një vend të veçantë në jetën e njeriut, emërtohet *histori e feve* ose *histori e krahasuar e feve.*[16]

Historia e krahasuar e feve është një degë shkencore historike që ka për objekt shtudimin e krahasuar dhe të paanshëm të të gjitha feve që kanë ekzistuar gjatë historisë njerëzore. Nga kjo anë, historia e krahasuar e feve ndahet prej shkencave teologjike që bëjnë mbrojtjen[17] e një feje të caktuar. Kjo degë shkencore i vlerëson të gjitha fetë në një kategori, pa i vlerësuar ato në epërsi, zhvillim, drejtësi apo padrejtësi, i shqyrton ato pa u përpjekur për t'i futur në një kallëp të caktuar. Pikërisht pse shqyrton më shumë se një fe, kjo degë e shkencave historike ndahet edhe prej degëve shkencore historike të tjera specifike si historia e islamit, historia e krishterizmit, etj.

Historia e krahasuar e feve bën për objekt studimi të gjitha fetë që kanë ekzistuar dhe ekzistojnë gjer në ditët tona. Në këtë studim, historia e krahasuar e feve shqyrton lindjen e feve, zhvillimin e tyre, ndikimet reciproke mes tyre, historitë e

16. Në emërtimin e teksteve përdoret dhe duhet të përdoret trajta e pashquar, sepse një tekst i dhënë, cilido qoftë ai, po të paraqitet në trajtë të shquar, do të thotë se është pikërisht ai teksti i shkencës përkatëse, i cili e shqyrton atë në mënyrë krejt të gjithanshme, të plotë e shterruese, duke i përjashtuar, kështu, të gjitha tekstet e tjera ose variantet e tjera të teksteve të asaj shkence. Këtu bëjnë përjashtim tekstet unikalë, si, p.sh., Kur'ani që shkruhet në trajtë të shquar sepse ka vetëm një Kur'an i cili nuk ndryshon sado që të shumëfishohet. Disa herë shprehemi edhe në trajtë të shquar, por duke nënkuptuar gjithmonë një variant përkatës; p.sh., shkruajmë "Hadithi" ose "Tefsiri" duke nënkuptuar "Teksti (libri) i Hadithit" ose "Teksti (libri) i Tefsirit" për një shkollë dhe klasë të caktuar. Edhe këtu ne po flasim për historinë e krahasuar të feve duke e trajtuar këtë degë të shkencave historike në një nivel të caktuar, prandaj dhe ky tekst nuk është historia e krahasuar e feve që e studion këtë çështje në mënyrë shterruese. (Përkthyesi)

17. Apologjinë.

tyre të krahasuara, sistemet e tyre besimore, adhurimore dhe etiko-morale, institucionet fetare, kultet dhe fraksionet e tyre.

Cila është metoda e historisë së krahasuar të feve?

Metoda themelore e historisë së krahasuar të feve është metoda *historiko-krahasuese.* Në çështje të tilla si lindja e feve, zhvillimi i feve, zhdukja e feve, etj., historia e krahasuar e feve përdor metodën historiko-krahasuese. Kjo degë e shkencave historike nuk niset t'i interpretojë faktet fetare me sajime mendore siç është filozofia. Ajo e merr lëndën vazhdimisht prej historisë, prej jetës së jetuar, të provuar e të krijuar si përvojë. Duke përdorur metodën historiko-krahasuese, historia e krahasuar e feve përcakton dhe tregon se si është shfaqur dhe formësuar një fe apo një fenomen në fe të ndryshme. Për shembull, procesin historik të formimit të besimit trinist në krishterizëm e parashtron duke e ballafaquar me botëkuptimin mbi Zotin te fetë e tjera me të cilat krishterizmi ka pasur marrëdhënie.

## II. RENDESIA QE I JEP ISLAMI MESIMIT TE FEVE TE TJERA

Disa njerëz nuk duan të pranojnë fe të tjera veç fesë së cilës i besojnë. Duke i vlerësuar si bestyte ose të prishura format e tjera të besimeve që kanë ekzistuar apo ekzistojnë, e shohin të panevojshme të marrin njohuri mbi to. Prandaj, duke i futur të gjitha fetë në një kategori, mbajnë një qëndrim jomiratues ndaj historisë së krahasuar të feve që i vlerëson, shqyrton dhe studion ato.

Ç'dobi na sjell njohja dhe mësimi i feve të tjera për njohjen dhe mësimin e islamit?

Zotërimi i njohurive mbi fetë e tjera jo vetëm që s'ka asnjë të keqe, por, përkundrazi, na sjell mjaft dobi. Në veprën e tij historiko-krahasuese mbi adhurimet, "el-Erkanu Erbaa", Ebul Hasen en-Nedviu citon një thënie të Hz. Omerit mbi dobinë që i sjell islamit njohja e feve të tjera. Sipas Hz. Omerit, një njeri që nuk i njeh zakonet bestyte të periudhës paraislamike të injorancës, mund t'i sjellë dëme islamit.

Dobia më e madhe për islamin e mësimit të feve të tjera është njohja e çështjeve të cilat në literaturën islame emërtohen së bashku me termin "israilijat".[18] Siç dihet, gjatë periudhës së tij katërmbëdhjetëshekullore, islami është përballur me fe dhe kultura të ndryshme. Njerëzit e bërë muslimanë i kanë bartur në fenë e re,

18. Në literaturën islame, me termin *israilijat* nënkuptohen dhe emërtohen të gjitha besimet dhe pikëpamjet besimore paraislamike me karakter pagan, politeist, bestyt, supersticioz, përgjithësisht që bien në kundërshtim me monoteizmin konsekuent. Shih në anglisht, israilijat: false beliefs, superstitions. (Përkthyesi)

domethënë në islam, edhe disa elementë të kulturës së tyre të vjetër. Me kohë, këta elementë të huaj janë përzjerë me parimet islame. Kështu, pra, mësimi dhe njohja e feve të tjera japin mundësi për njohjen e elementëve të huaj të futur dhe përzjerë në strukturën e islamit.

Mësimi dhe njohja e të gjitha feve dhe besimeve si dhe i varianteve të tyre fraksionare apo sektare i jep mundësi si funksionarit fetar, ashtu dhe njeriut të thjeshtë për t'i dalluar besimin e vërtetë, adhurimin dhe shërbimin e pastër fetar nga bindjet e gabuara e të shtrembra, pra, nga bestytnitë, si dhe nga shërbimet misionare me qëllime politike e përçarëse.

Zotërimi i njohurive mbi fetë e tjera ka rëndësi të madhe, pra, veçanërisht për shërbimet fetare. Funksionari fetar islam ose personi që kryen shërbime të ndryshme fetare islame, është, në të njëjtën kohë, edhe një intelektual. Njerëzit dhe besimtarët u drejtojnë atyre pyetje duke u nisur nga niveli personal i njohurive përkatëse, nga çështjet që trajtohen në mjetet e informacionit masiv ose nga librat që lexojnë. Nga kjo kuptohet se, për t'u dhënë përgjigje të saktë, të kënaqshme dhe bindëse këtyre pyetjeve, funksionari apo shërbyesi fetar islam duhet ta njohë mirë jo vetëm islamin, por edhe historinë dhe përmbajtjen e feve të tjera.

Prandaj, njohja e feve të tjera ka rëndësi:

- për të marrë kulturë të përgjithshme;

- për të krijuar lidhje dhe marrëdhënie të shëndosha me anëtarët e feve të tjera;

- për të njohur dhe dalluar misionet politike e përçarëse me qëllim për t'u ruajtur prej tyre si dhe për ta parandaluar dhe mënjanuar veprimtarinë e dëmshme të tyre;

- për t'ua paraqitur dhe treguar sa më mirë e drejt islamin anëtarëve të feve të tjera;

- për t'i dalluar bestytnitë e përzjera në islam për të hequr dorë prej tyre;

- për t'i njohur të metat dhe gabimet tona në lidhje me fenë dhe adhurimet tona për t'i përmirësuar ato;

- për ta bërë islamin një fe të jetueshme e të dobishme për individin dhe shoqërinë në kushtet e reja dhe në të gjitha kushtet;

- për t'i kryer shërbimet fetare me cilësi dhe rezultat të lartë.

## PERMBLEDHJE

1. Flisni për objektin dhe tematikën e historisë së krahasuar të feve.
2. Flisni për metodën historiko-krahasuese të historisë së krahasuar të feve.
3. Shpjegoni si mund të përfitojmë nga të dhënat e historisë së krahasuar të feve në studimin e të drejtës islame (fikh).
4. Tregoni se cilat janë dobitë e njohjes së feve të tjera.

## PJESA VI
## PERMBAJTJA E FESE

### ÇESHTJET

I. TERMAT FETARE DHE KUPTIMET E TYRE

II. PERKUFIZIMI I FESE

1. Përkufizimi sipas dijetarëve të fesë
2. Përkufizimi sipas dijetarëve islamë

III. PIKEPAMJA EVOLUCIONISTE

### PUNE PERGATITORE

1. Lexoni në enciklopedinë islame titullin "Feja".
2. Kërkoni të dini se me ç'kuptime përdoret fjala "fe" në Kur'an.
3. Mendoni si mund të shpjegohet fakti që, gjatë gjithë historisë, çdo popull ka qenë ndjekës i një feje të caktuar.

## I. TERMAT FETARE DHE KUPTIMET E TYRE

Fjalës "fe" të shqipes i përgjigjet në arabisht fjala "din"; kështu i thonë fesë në gjuhën arabishte. Ndërkaq, fjala "din" përdoret si në arabishte, ashtu dhe në Kur'an, me kuptime të ndryshme. Kuptimet e fjalës "din" mund t'i grupojmë kështu:

a) ligj (kanun), llogari, urdhër, ndëshkim, shpërblim;

b) respekt, bindje, dorëzim, shërbim, adhurim;

c) epërsi, sovranitet (pavarësi);

d) zakon, rrugë, shkollë, popull (bashkësi).

Ashtu si në arabishte, edhe në gjuhë të tjera ka disa fjalë për ta shprehur fenë. Për shembull, në shqipe është fjala "fe"; në hebraishte që është gjuha e hebrenjve, çifutëve, është fjala "dat" që do të thotë "ligj", urdhër"; në sanskritishte që është hindishtja e vjetër, është fjala "sanatana dharma" që do të thotë "e vërtetë e paraqenë dhe e pasqenë (eternale); fjala "religion" që përdoret në shumicën e gjuhëve perëndimore, rrjedh nga rrënja latine "religio" që do të thotë "respekt, madhërim, korrektësi", etj.

## II. PERKUFIZIMI I FESE

Gjer tani për fenë janë bërë shumë përkufizime. Këto paraqesin ndryshime sipas këndvështrimit të fesë, domethënë, këndit se prej nga vështrohet feja. Njerëzit e lidhur pas një feje, e kanë përkufizuar fenë sipas besimit të vet. Kurse studiuesit që e kanë parë fenë si një element studimi, kanë bërë përkufizime sipas të dhënave dhe njohurive që kanë marrë gjatë punës së tyre studimore. Asnjëri prej këtyre përkufizimeve nuk është i tillë që ta parashtrojë strukturën e vërtetë të fesë. Gjer tani nuk është arritur në një përkufizim të fesë për të cilin të kihet një mendim unanim. Shkaku i kësaj është fakti që fetë kanë struktura të ndryshme.

### 1. Përkufizimi sipas dijetarëve dhe studiuesve të fesë

Për shumë dijetarë dhe studiues të fesë, specialistë të fushave të ndryshme të fesë, ka një përkufizim personal të fesë. Përkufizimet e fesë të bëra gjer tani janë aq shumë sa mund të bëhen një libër me përmasa të zakonshme. Ndërkaq, pra, secili prej tyre e ka përkufizuar fenë sipas fushës së vet të studimit dhe specializimit. Për shembull, Emil Durkhaim i cili e sheh çështjen nga këndvështrimi i sociologjisë fetare, ka thënë se "feja është sistemi i besimeve dhe i riteve që sigurojnë formimin e një bashkësie". Në këtë përkufizim, Durkhaim ka marrë për bazë funk-

sionin shoqëror të fesë në shoqëri. Kurse Fojerbahu[19] që thotë se "feja është një dëshirë që e tregon veten me anë të lutjeve, therorive dhe besimit", ka bërë një përkufizim nga këndvështrimi i psikologjisë fetare. Këtu mund të radhisim një sërë përkufizimesh të ngjashme. Megjithëkëtë, vetëm këta dy shembuj janë të mjaftueshëm për të treguar se sa të ndryshëm janë nga njëri-tjetri përkufizimet e dijetarëve dhe studiuesve të fesë mbi fenë.

Në dy përkufizimet mbi fenë të dy studiuesve të mësipërm, që sapo i dhamë, dalin në plan të parë specifika të tilla si koncepti i shenjtërisë, besimi, aftësia mendore, ndjenja e bindjes absolute, dëshira, vetëdija e vlerave shoqërore, qenia e lartë e mbinatyrshme dhe ideja e Zotit. Secili prej studiuesve të fesë ka bërë një përkufizim të fesë duke i dhënë peshë njërit prej këtyre koncepteve. Ndryshimi në këto përkufizime buron nga dy shkaqe. Njëri shkak është struktura komplekse e fesë. Kurse shkaku tjetër, trajtimi subjektiv, domethënë, i njëanshëm, i çështjes nga autorët e përkufizimeve. Prandaj, një përkufizim objektiv që do t'i përfshinte të gjitha fetë, mund të bëhet vetëm pasi të përcaktohen kufijtë e fesë.

### 2. Përkufizimi sipas dijetarëve islamë

Dijetarët dhe studiuesit islamë kanë bërë përkufizime të shumëllojshme të fesë.

Ndërkaq, mes përkufizimeve të tyre ka shumë aspekte të përbashkëta.

Sejjid Sherif Xhurxhani (vd. 816 h. / 1413 e.r.) e përkufizon fenë kështu: "Feja është një ligj hyjnor që i fton ata që kanë arsye, t'i pranojnë gjërat e njoftuara nga profetët."[20]

Ç'gjëra kanë marrë si element bazë dijetarët islamë duke e përkufizuar fenë?

Përkufizimi i Tahaneviut i cili e shtjellon edhe më tej këtë përkufizim të Xhurxhaniut, është kështu: "Feja i shtyn ata që kanë arsye, me vullnetin e tyre të lirë, në përmirësim dhe, në ahiret (jetën e pasme), në shpëtim."

Në përkufizimet e fesë të Xhurxhanit dhe Tahaneviut u është dhënë vend koncepteve *arsye* dhe *vullnet i lirë*, sepse, sipas islamit, mes fesë, nga njëra anë, dhe arsyes dhe vullnetit të lirë, nga ana tjetër, ka lidhje. Feja u drejtohet dhe u flet njerëzve që kanë arsye. Meqë në fe merret për bazë zgjedhja e lirë e njeriut me arsye, mbi askënd s'ushtrohet shtrëngim apo detyrim. Nga ky këndvështrim, në

19. Ludwig Feuerbach (1804-1872), filozof materialist gjerman, përfaqësuesi i fundit i filozofisë klasike gjermane dhe mendimtari i parë i materializmit gjerman të shek. XIX. Veprat kryesore: Kritik der Hegelischen Philosophie (Kritikë e filosofisë hegeliane), Grundzätze der Philosophie der Zukunft (Parimet e filozofisë së të ardhmes) dhe Das Wesen des Christentums (Thelbi i krishterizmit).

20. Sejjid Sherif Xhurxhani, Ta'rifát, I, 72.

përkufizimet e fesë të Xhurxhanit dhe Tahaneviut njeriu është vënë në qendër. Feja është pranuar për njeriun jo qëllim, por mjet. Feja është mjeti që i siguron njeriut edhe në këtë jetë, edhe në jetën e pasvdekjes, mirëqenie, kënaqësi, prehje dhe lumturi. Po qe se do të mbajmë parasysh faktin që, në themel, të gjitha fetë kanë marrë për bazë shpëtimin e njeriut, për realizimin e të cilit kanë paraqitur një recetë të përbërë prej sistemesh besimi, adhurimi dhe morali, mund të pranojmë se veçanërisht përkufizimi i Tahaneviut është një përkufizim i përgjithshëm mbi fenë, pra, që i përmbledh të gjitha fetë.

Përfundimisht, mund të themi se feja është një ligj hyjnor që i fton ata që kanë arsye, t'i pranojnë gjërat e njoftuara nga profetët. Feja i shtyn ata që kanë arsye, me vullnetin e tyre të lirë, në përmirësim dhe, në jetën e pasme, në shpëtim.

## III. PIKEPAMJA EVOLUCIONISTE

Botimi më 1859 i veprës së Çarl Darvinit[21] me titull "Prejardhja e llojeve" mbi evolucionin biologjik zgjoi një interesim të madh në botën perëndimore ndër ata që ishin kundër fesë. Në këtë vepër, Darvini, në kundërshtim me dogmën e krijimit të Kishës e të teksteve të shenjta, pretendonte se gjallesat ishin shfaqur mbi tokë me anë të evolucionit biologjik. Teoria apo, më saktë, sistemi i tij teorik hidhte poshtë dogmat e teksteve të shenjta mbi krijimin. Kundërshtarët e fesë e të Kishës u përpoqën që teoria evolucioniste e Darvinit të pranohej, madje, të pranohej si një dogmë shkencore. Rezultatet dhe përfundimet e kërkimeve dhe shqyrtimeve të bëra në fundet e shek. XIX dhe fillimet e shek. XX u interpretuan vazhdimisht në favor të teorisë së evolucionit. Sipas pretendimeve të evolucionistëve, tashmë zgjidheshin enigmat e njeriut, jetës, qenieve të gjalla, natyrës. Për rrjedhojë, feja dilte nga jeta e njeriut duke ia lënë vendin shkencës. E kthyer në ideologji, kjo teori kishte nisur të gjente përkrahës në të katër anët e botës. Por si do të arrihej praktikisht dalja e fesë nga jeta e njeriut dhe zëvendësimi i saj me shkencën? Nuk ishte aspak e lehtë që të eliminohej feja e cila përbënte një pjesë të pandarë të jetës së njeriut qysh nga krijimi i tij. Në fakt, kjo pamundësi ishte kuptuar qysh në fillim.

Ndërkaq, shkencëtarë të fushave të ndryshme filluan të punojnë për të vërtetuar se, krahas evolucionit biologjik, njeriu ka kaluar edhe një evolucion kulturor. Disa antropologë, etnografë, sociologë dhe psikologë pretendonin se rrënja e fesë mund të gjendet duke studiuar dhe shqyrtuar fetë dhe kulturat e fiseve primitive

21. Charles Darwin (1802-1882), natyralist anglez, krijues i teorisë materialiste mbi prejardhjen dhe zhvillimin e llojeve. Titulli i plotë i veprës së tij është "On the Origin of Species by Means of Natural Selection" (Mbi origjinën e llojeve me anë të përzgjedhjes natyrore). (Përkthyesi)

ekzistuese që vazhdonin të bënin një jetë primitive. Duke u nisur nga bindjet dhe besimet e disa fiseve primitive që jetonin në Zelandën e Re, Australi, Afrikë dhe Azi, filluan të parashtronin pikëpamje të ndryshme mbi prejardhjen e fesë. Eduard B. Tejlor pretendonte se fillimi i fesë ishte animizmi, J. G. Frejzër, magjia, kurse Durkheim, totemizmi. Nga shkencëtarë të tjerë u hodhën në shesh edhe teori të tjera. Sipas mënyrës së trajtimit, të gjitha këto qenë teori me bazë psikologjike dhe sociologjike. Sipas tyre, njeriu i ishte drejtuar fesë nga frika prej dukurive natyrore si dhe nga nevoja për ta vazhduar vetëdijen e bashkësisë. Këto teori patën gjetur miratim të gjerë në disa mjedise shkencore, në të cilat kishte filluar të sundonte opinioni se nuk do të duhej shumë kohë që feja të dilte nga jeta e njeriut. Në vitin 1878, Maks Myler qe shprehur kështu: "Çdo ditë, çdo javë e çdo muaj, gazetat më të lexueshme shkruajnë se tashmë koha e fesë ka kaluar, se besimi fetar është ose një vetëmashtrim ose një sëmundje foshnjore, se, më në fund, është kuptuar se zotat janë krijime njerëzore..." Në vitin 1905, Kraulej shkruante se "kundërshtarët e fesë i janë përveshur një përpjekjeje të pakompromis për të treguar kontradiktën mes shkencës dhe fesë, në çdo vend është përhapur mendimi se feja s'është gjë tjetër veçse mbeturinë e epokës primitive të përbërë dhe sunduar prej mitesh dhe zhdukja e fesë është vetëm një çështje kohe."

Ky emocion që krijoi pikëpamja evolucioniste, u kthye, brenda një kohe të shkurtër, në zhgënjim. Teoritë evolucioniste të parashtruara mbi prejardhjen e fesë nisën të kritikoheshin, sepse askush prej mbrojtësve të këtyre teorive nuk kishte bërë vëzhgime dhe studime të drejtpërdrejta mes fiseve primitive, ashtu siç pretendohej. Ata i kishin sajuar këto teori të nisur nga përshtypjet dhe kujtimet e udhëtarëve të ndryshëm si dhe nga raportet e misionarëve krishterë. Kërkimet dhe studimet e bëra më pas mes fiseve dhe popujve primitivë nxori në shesh se teoritë në fjalë nuk ishin konsekuente. Kërkimet e Endri Langut dhe Vilhelm Shmidit e lëkundën besueshmërinë e këtyre teorive. Si rezultat i zhvillimit të antropologjisë sociale, në lidhje me prejardhjen e fesë, teori të tilla si natyrizmi, animizmi, totemizmi, magjia, politeizmi e humbën rëndësinë. Siç shprehej antropologu i njohur Eduard Evans-Pritçard, më në fund asnjë antropolog nuk e mbron vlefshmërinë e këtyre teorive. Në lidhje me kërkimin e prejardhjes së fesë, Pritçardi thotë kështu: "Mendoj se, në ditët tona, shumica e antropologëve pranojnë se kërkimi i një fillimi për fenë është i padobishëm." Si përfundim, të gjitha këto tregojnë se prejardhja e fesë nuk do të mund të parashtrohet me anë të kërkimeve shkencore të mirëfillta.

## PERMBLEDHJE

1. Tregoni shkaqet e pamundësisë për të bërë një përkufizim të fesë të pranueshëm prej çdokujt.
2. Cilët janë elementët e marrë për bazë në përkufizimet e fesë të Tahaneviut dhe Xhurxhanit?
3. Tregoni dy aspekte që duhen mbajtur parasysh në përkufizimin e fesë.

# PJESA VII
# NJOHURI THEMELORE MBI FETE NE DITET TONA

## ÇESHTJET

I. GJEOGRAFIA FETARE NE DITET TONA
II. FETE HYJNORE E INSTITUCIONALE
III. DISA NGA FETE TRADICIONALE

## PUNE PERGATITORE

1. Përpiquni të gjeni në hartë vendet ku, në ditët tona, fetë e mëdha zënë një vend të madh.
2. Mendoni mbi shkaqet e ekzistencës së shumë feve gjatë gjithë historisë.
3. Vizitoni vendet e shenjta të feve të tjera në zonën tuaj.
4. Jepni të dhëna mbi *Dhjetë Porositë* e hebraizmit.
5. Mendoni mbi vendin e islamit mes feve të tjera dhe diskutojini mendimet tuaja me shokët.
6. Mësoni kuptimet e koncepteve *joga, meditim* dhe *nirvana.*

## I. GJEOGRAFIA FETARE NE DITET TONA

Në ditët tona, në çdo kontinent ekzistojnë dhe veprojnë fe që parashtrojnë besime dhe mënyra jetese të ndryshme. Këto ose janë fe të fiseve primitive, pra, *me karakter tradicional*, ose fe *johyjnore*, por me sistem besimesh e ritesh dhe me themelues të njohur, si konfucizmi, taoizmi, shintoizmi, hinduizmi, budizmi, xhajnizmi, sihizmi, zoroastrizmi, etj., ose *fe me prejardhje hyjnore* (qiellore) dhe të institucionalizuara, që janë, sipas radhës, tri: hebraizmi, krishterizmi dhe islami.

### 1. Fetë tradicionale

Fetë tradicionale quhen kështu sepse janë fe me formim tradicional, pra, nëpërmjet jetës, zakoneve dhe traditave të fisit ose organizimeve më të gjera fisnore. Edhe këto ndahen në dy lloje: a) në fe ngushtësisht fisnore, me bindje e rite të përbëra, përgjithësisht, prej zakoneve e traditave fisnore primitive, pa një themelues të njohur, pa sistem besimi dhe pa libër të shenjtë, hyjnor; b) në fe fisnore të zhvilluara, që e kanë kapërcyer karakterin dhe përhapjen fisnore, me themelues të njohur, me një sistem bindjesh të caktuar, por pa prejardhje hyjnore e pa libër të shenjtë, si ato që u përmendën pak më lart.

a) Fetë ngushtësisht fisnore karakterizohen nga mbyllja brenda fisit, ato nuk përhapen. Të gjithë anëtarët e fisit janë të detyruar ta respektojnë dhe ndjekin fenë e fisit. Kalimi në një fe tjetër është i ndaluar. Këto fe janë të lidhura ngushtësisht me mënyrën e jetesës dhe zakonet e traditat e fisit. Në këto fise që jetojnë me gjah, peshkim dhe mbledhje gjërash të ngrënshme, pra që nuk merren me prodhim, ka nderim për shpirtrat e etërve, rite, vallëzime dhe magji për të ndikuar mbi dukuritë natyrore, etj. Ndërkaq, në të gjitha këto fise haset bindja në ekzistencën e një krijuesi të lartë.

Sipas Almanakut Botëror të vitit 1992, në zona të ndryshme të botës ekzistojnë rreth 92 milion anëtarë fesh tradicionale që jetojnë në mënyrë më të përqëndruar në Amerikën Jugore, Afrikë, Australi, ishujt indianë dhe Zelandën e Re. Fetë tradicionale kryesore që njihen, janë këto: **Dinka** në Sudan, **Ga** në Gana dhe **Maori** në ishujt e Pacifikut Jugor.

b) Disa fe me prejardhje tradicionale, duke u zhvilluar historikisht, kanë dalë nga kufijtë e fisit duke marrë një përhapje të gjerë. Në këtë etapë, ka dalë një themelues i cili, duke u mbështetur mbi një sistem të caktuar bindjesh ideore e morale, ka themeluar një fe. Ose ka ndodhur që brenda një feje të dalë një person me bindje relativisht të ndryshme, i cili ka themeluar një fe të re. Kështu ka ndodhur me fetë që përshkruhen më poshtë.

**Konfucizmi** ka dalë në Kinë në shek. VI p.e.r. Emrin e ka marrë nga themeluesi i saj, Konfuci (551-479 p.e.r.). Në këtë fe, në plan të parë janë bindjet moralo-etike. Konfucizmi ka përcaktuar dhe shprehur mënyrën e jetesës, tërësinë e vlerave dhe bindjet fetare të popullit kinez gjatë dy mijë vjetëve duke qenë feja zyrtare e shtetit kinez gjer më 1912 e.r. Kjo fe ka sot rreth 350 milion besimtarë, pjesa më e madhe e të cilëve jetojnë në Kinë, kurse pjesa tjetër, në Japoni, Burma dhe Tailandë.

**Taoizmi** është njëra prej feve kineze ende të gjalla. Ka dalë në shek. VI p. e. r. Kjo fe është ngritur mbi konceptin **Tao** që përbën veçorinë e përgjithshme të kinezëve. Taoizmi është një fe kryesisht mistike. Themeluesi i saj është **Lao Tzu.** Shumica e madhe e anëtarëve të kësaj feje jeton në Kinë, kurse pakica, në vende të ndryshme të Azisë. Sot parashikohet të jenë rreth 50 milion taoistë. Në vitet e fundit, në Europë po shtohet numri i atyre që po e pranojnë idenë taoiste.

Njerëzve u duken interesante idetë taoiste mbi gjithësinë, prandaj dhe shumë njerëz mbeten nën ndikimin e ideve në fjalë. Siç thuhet në librin e shenjtë të taoizmit, *Tao Ce-Kin*, gjithësia ndodhet nën ndikimin e dy forcave, **Jin** dhe **Jang**, nga të cilët, Jin përfaqëson forcën femërore, kurse Jang, forcën mashkullore. Këta janë në mes tyre në marrëdhënie apo raporte si nata me ditën apo femra me mashkullin. Dukuritë në natyrë formohen nga marrëdhëniet mes tyre. Filozofia themelore e taoizmit është ndjekja e rregullsisë në natyrë. Njeriu mund të bëhet i lumtur duke e ndjekur rregullsinë në natyrë!

Shintoizëm do të thotë "rruga e zotave" dhe shpreh besimet tradicionale kombëtare të japonezëve. Emërtimi "Shinto" është përdorur për t'i ndarë besimet tradicionale kombëtare nga fetë e hyra në Japoni nga jashtë, siç është rasti i budizmit.

**Shintoizmi** është një fe politeiste, tradicionale, kombëtare, pa një themelues të caktuar dhe pa një sistem besimor, fe, e cila nuk shfaq ndonjë kundërshtim ndaj feve të tjera. Nderimi i shpirtit të të parëve (etërve) është ndër veçoritë më të rëndësishme të kësaj feje. Japonezët shintoistë që besojnë se etërit e tyre vazhdojnë të jetojnë edhe pas vdekjes, sajojnë për ta nëpër shtëpi "këndin e etërve" ku u vënë ushqime të ndryshme që t'i hanë.

Shintoizmi është i njohur edhe me numrin e madh të zotave të tij. Ai ka me miliona zota. Zotat e tij merren me të gjitha punët, që nga gatimi e gjer te udhëtimet. Besohet se, disa herë etërit e vdekur futen në radhët e zotave. Numri i shintoistëve në Japoni është rreth tridhjetë milion. Shumica e tyre janë, në të njëjtën kohë, edhe budistë. Sipas japonezëve, njeriu mund të ketë dy fe. Ata thonë: "Ne lindim shintoistë e vdesim budistë!"

**Hinduizmi** është, ndër fetë ekzistuese, historikisht feja më e vjetër. Kjo fe nuk ka një themelues të njohur, gjithashtu, nuk ka një sistem besimi. Në ditët tona kjo fe përhapet me mësime të tilla si rimishërimi dhe joga.

Hinduizmi është një ndër fetë me më shumë anëtarë në botë. Shtatëqind e pesëdhjetë milion njerëz janë të lidhur pas besimit dhe parimeve të hinduizmit. 80% e indianëve janë hindu. Hindu gjenden edhe në Pakistan, Bangladesh, Nepal dhe Indonezi. Hindu jetojnë edhe në Fizhi, Malajzi, Singapur, Sri Lanka dhe në disa vende afrikane. Më poshtë do të flitet më me hollësi për rëndësinë e kësaj feje.

**Budizmi** ka dalë në Indi në shek. VI p.e.r. Themeluesi i saj është **Buda**. Në fillim ka qenë një princ i përgatitur sipas bindjeve hindu, pastaj është ndarë nga hinduizmi dhe ka formuar një doktrinë më vete, që ka marrë, më vonë, emrin e tij duke u quajtur *budizëm*. Veçoria më e rëndësishme e kësaj feje është mungesa e një zoti; e thënë ndryshe, budizmi është një fe pa zot, pra, është më tepër një bindje ose doktrinë, se sa fe. Elementët përbërës të kësaj doktrine janë joga, meditimi dhe rimishërimi (riinkarnacioni). I karakterizuar nga një përhapje e gjerë, budizmi vepron sot në shumë vende të botës, veçanërisht në vendet e Azisë Jugore e të Lindjes së Largët, si në Indi, Kinë, Mançuri, Mongoli, Cejlon, Borneo, Tailandë, Kamboxhia, Laos, Bengali Lindor, Vietnam, Bhutan, Birmani, Singapur, Malajzi, Tajvan, Tibet, Kore, Japoni.

**Xhajnizmi** ka dalë në shek. VI p.e.r., brenda hinduizmit ashtu si edhe budizmi. Themeluesi i saj është **Vardhamana** nga një familje e fisme. Vardhamana pati dalë kundër formës së riteve hindu, autoritetit të klerikëve (brahmanëve) dhe sistemit të kastës. Më pas, e pati braktisur shtëpinë dhe familjen, qe tërhequr në një jetë të vetmuar dhe askete dhe pati pretenduar se kishte shpëtuar prej rrethit të emigrimit të shpirtrave.

Meqë pati shpëtuar prej emigrimit të shpirtrave, qe mbiquajtur "Xhina" që do të thotë "fitimtar". Ky qe bërë edhe emri i fesë që pati themeluar ai, i fesë xhajniste.

Ashtu si budizmi, xhajnizmi e mohon idenë e një zoti krijues. Xhajnistët që besojnë se gjithësia ka ekzistuar pa fillim dhe do të vazhdojë të ekzistojë pa mbarim, u falen, në vend të zotit (apo zotave), qenieve të shenjta të quajtura prej tyre "Tirthankara". Parimi më i lartë moral i tyre është të mos u shkaktojnë të keqe gjallesave.

**Sihizmi** është themeluar në Indi në shek. XVI e.r. Emri i themeluesit të saj është **Guru Nanak**. I pakënaqur nga degjenerimi i hinduizmit si dhe Buda dhe Vardhama, Nanak i pati kundërshtuar botëkuptimin hyjnor, sistemin e kastave dhe

autoritetin e klerikëve të hinduizmit. I njohur më pas me islamin, pati marrë prej tij disa parime si monoteizmin dhe, duke i përzjerë ato me besimet hindu, pati themeluar një fe të re. Ndjekësit e saj qenë quajtur "sih", kurse feja vetë, "sihizëm". Sihët tërheqin vëmendjen me veshjet e tyre. Kapuçini përbën mënyrën e tyre fetare të veshjes.

Në ditët tona, shumica e madhe e sihëve jetojnë në zonën Penxhap të Indisë. Numri i tyre është rreth 15 milion.

**Zoroastrizmi** është një fe e dalë në Iran në shek. VI p.e.r. Themeluesi i saj është Zoroastra apo Zarathustra. Zotin ia quajnë **Ahura Mazda**. Disa herë kjo fe, duke ia dedikuar Zotit të saj, quhet "mazdeizëm".

Sipas zoroastrianëve, Zoroastra është një profet i ngarkuar me këtë detyrë nga Zoti Ahura Mazda. Zoroastra ka sjellë në Iran besimin monoteist. Por, pas vdekjes së tij, kjo fe u prish dhe ndjekësit e saj nisën t'i falen zjarrit. Prandaj, ata nisën të quhen "adhurues të zjarrit", kurse feja e tyre, "feja e adhuruesve të zjarrit". Në Kur'an, adhuruesit e zjarrit quhen "mexhusi".

Sot, zoroastrianët jetojnë në Iran dhe në zonën e Bombeit të Indisë. Për shkak të prejardhjes perse, zoroastrianët e Indisë quhen "persë" dhe janë rreth pesëqind mijë. Megjithëse në pakicë, jeta tregtare në Indi është në dorë të këtyre.

### 2. Fetë hyjnore e institucionale

Këto quhen ndryshe edhe *fe qiellore*. Janë fe që kanë një profet, libër të shenjtë me prejardhje hyjnore si dhe një sistem besimi, adhurimi e administrimi të institucionalizuar. Fetë hyjnore ose qiellore janë tri: hebraizmi, krishterizmi dhe islami.

**Hebraizmi** është feja që e ka fillimin në shek. XV p.e.r. kur profetit Musa i erdhi zbulesa hyjnore. Në Kur'an flitet gjerësisht për hebrenjtë, ndjekësit e kësaj feje. Hebrenjtë që janë shtypur shpesh gjatë historisë, sot jetojnë në Izrael ku kanë shtetin e tyre, si dhe në Sh.B.A. e në vende të tjera të botës. Numri i përgjithshëm i tyre është rreth 25 milion, nga të cilët 5 milion jetojnë në Izrael dhe 6 milionë, në Sh.B.A.

**Krishterizmi** është një fe që ka dalë dy mijë vjet më parë në Palestinë. Krishterizmi ka për zot Jezuin i cili, sipas muslimanëve nuk është zot, por një profet i dërguar nga Allahu, Zoti. Krishterizmi është sot feja më e madhe si numër të ndjekësve të saj. Shumica e krishterëve jetojnë në Europë. E gjithë popullsia e Amerikës Veriore, e zonave bregdetare të Amerikës së Jugut dhe shumica e madhe e popullsisë së Australisë janë krishterë. Veç këtyre, shumë krishterë jetojnë edhe në Afrikë dhe Azi. Veprimtaria misionare për përhapjen e krishterizmit shtrihet në

të gjithë botën. Numri i përgjithshëm i krishterëve sot është rreth një miliard e shtatëqind e pesëdhjetë milion.

**Islami** njihet historikisht si i dalë në zonën e Hixhazit të Gadishullit Arabik në shek. VII e. r., por, në të vërtetë, është një fe e nisur me njeriun e parë, Hz. Ademin (Adamin). Emri "islam" është bërë emri i posaçëm i fesë së ardhur për profetin Muhammed nga Allahu, Zoti, me mënyrën e revelacionit, zbulesës hyjnore. I zhvilluar me anë të haditheve të Hz. Muhammedit dhe interpretimeve të dijetarëve muslimanë, islami ka lidhje dhe marrëdhënie të posaçme me hebraizmin dhe krishterizmin, gjë që është përcaktuar qartë në Kur'an.

Me një të kaluar prej mbi katërmbëdhjetë shekuj, islami ka ndjekës kryesisht në Lindjen e Mesme, veç kësaj edhe në Afrikë, Azi, Europë dhe në zona të ndryshme të botës. Numri i përgjithshëm i muslimanëve të botës është rreth 1 miliard e dyqind milionë.



## II. FETE HYJNORE E INSTITUCIONALE

### A. Hebraizmi

### 1. Termat *hebre, izrael dhe çifut.*

Gjatë historisë, hebrenjtë janë quajtur dhe përmendur me emra të ndryshëm. Ndër këta, kryesorët janë *hebrenj, izraelitë dhe çifutë.*

**Hebre.** Sipas dijetarëve hebrenj, prejardhja e emrit *hebre* mbështetet në emrin *Eber* të njërit prej etërve të Hz. Ibrahimit. Profetin Ibrahim, *Abraham*, që ata e konsiderojnë si patriarkun e tyre, e kanë quajtur kështu me kuptimin "nga brezi i Eberit", kurse gjuhën që fliste ai, *hebraishte*. Kurse sipas orientalistëve, rrënja e këtij emri është Apiru ose Hapiru. Këto fjalë, në egjiptianishten e vjetër do të thonë "i mbuluar me rërë".

**Izrael.** Ky emër vjen nga titulli *Izrael* i dhënë Hz. Jakupit, profetit Jakob. Siç tregohet në Testamentin e Vjetër, një natë Jakobi është takuar në fushë me një burrë, me të cilin ka bërë mundje gjer në mëngjes. Në mëngjes, burri e ka shenjtëruar Jakobin dhe e ka quajtur "Izrael", "mundës me perënditë". Pas kësaj ngjarjeje, hebrenjtë kanë filluar të quhen *izraelitë* ose *të bijtë e Izraelit.*

**Çifut.**[22] Ky emër ka dalë në kohën e eksodit të Babilonisë, pra, kur izraelitët patën emigruar në Babiloni. Babilonasit i quajtën izraelitët *jahudas, jahudinj* nisur nga emri i zonës Jahuda ku u vendosën ata pasi arritën në Babiloni. Edhe izraelitët e pëlqyen këtë emër të ri, të cilin filluan ta përdorin më shumë pastaj.

Ç'ndryshime solli për hebraizmin eksodi në Babiloni?

Në kthim pas eksodit të Babilonisë, krahas daljes në plan të parë të emrit *çifut* (jahudi), vazhduan të përdoren edhe emrat *izraelit* dhe *të bijtë e Izraelit.* Emrat *izraelitë* dhe *të bijtë e Izraelit* u përdorën për t'i karakterizuar hebrenjtë nga ana historike, kurse emri *çifutë* (jahudinj) si emër i përveçëm dhe për ta karakterizuar një fis të caktuar. Me kohë, emri çifut (jahudi) mori një përmbajtje të re duke u kthyer në një atribut negativ.

Në ditët tona, për hebrenjtë përdoren që të dy emrat, *izraelitë* dhe *çifutë* (jahudinj). Emri i shtetit çifut të themeluar në vitin 1948 në Palestinë, është *Izrael.* Nënshtetasit e këtij shteti quhen *izraelitë* pa marrë parasysh prejardhjen e tyre etnike. Kurse emërtimi *çifutë* (jahudinj) i karakterizon hebrenjtë si fe dhe si racë.

22. Në anglisht, fjala Jahudi shkruhet Jewish. Me anglishten ka ngjasim tingullor fjala çifut që e përdorim ne. (Përkthyesi)

Në Kur'an përdoren fjalët *Izrael*, *Beni Izrael* dhe *Jahudi*. Me emrin Izrael bëhet fjalë për profetin Jakup. Hebrenjtë para Hz. Isait quhen *Beni Izrael*, kurse pas tij, përgjithësisht *jahudi*.

### 2. Përkufizimi i hebraizmit

Hebraizmi është feja e një njësie etnokulturore që e ka formuar identitetin e vet në një tokë të caktuar dhe që ka një bindje, gjuhë, letërsi, të drejtë juridike dhe art të përbashkët si pjesë e atij identiteti. Sipas njërit prej dijetarëve bashkëkohës çifutë, hebraizmi është një qytetërim i formuar nga çifutët me anë të jetesës autonome kombëtare (etnokulturore) mbi njëmijëvjeçare në vendin e quajtur Izrael dhe afërsisht dymijëvjeçare në emigracion (eksod).

Sipas rregullave të përcaktuara nga burrat e fesë të çifutëve, të qenët çifut ka disa kushte racore dhe fetare. Parakushti themelor është që personi të ketë lindur nga prindër çifutë ose nga një nënë çifute. Që dikush i cili e ka vetëm të atin çifut, të quhet çifut, duhet të hyjë në fenë e tyre. Prandaj, termi *hebraizëm* përmban një kuptim të gjerë që shpreh një përkatësi të caktuar racore, kulturore dhe fetare.

### 3. Lindja dhe zhvillimi i hebraizmit

Historia e hebraizmit fillon me profetin Ibrahim, të quajtur prej tyre Abraham. Siç thotë Testamenti i Vjetër, patriarku i hebrenjve, Abrahami, ka lindur në qytetin Ur (Ciklopi) të keldanive. Pasi emigroi me të atin Terah (sipas burimeve islame, Azer), në Harran dhe jetoi për një kohë aty, shkoi në Kanaan. Kur në Kanaan u bë thatësirë e madhe, shkoi në Egjipt ku ndenji disa kohë. Pastaj, i pasuruar me dhuratat e faraonit, u kthye sërish në Kanaan duke pasur me vete gruan Sara dhe skllaven e saj, Haxher.

Sara s'kishte fëmijë sepse ishte shterpë. E shqetësuar nga kjo gjendje, ajo i propozoi Abrahamit të martohet me skllaven e saj, Haxherin. Nga kjo martesë lindi Ismaili. Megjithëse e pati propozuar vetë këtë martesë, Sara nisi ta kishte zili Haxherin që i dha Zoti një djalë. Atëherë, Zoti dërgoi si bujtës në shtëpinë e Abrahamit engjëj të veshur si udhëtarë që i dhanë atij lajmin e gëzuar se Sarës do t'i lindte djalë.

Kur Sarës i lindi djali që e quajtën Is'hak (Isaak), ajo filloi t'i kishte zili më shumë Haxherin dhe djalin e saj, Ismailin. Prandaj ajo i kërkoi Abrahamit t'i largonte Haxherin me të birin Ismail. Dhe Zoti i tha Abrahamit që t'ia dëgjonte fjalën Sarës dhe se sojin e tij do ta lartësonte me Isaakun. Veçanërisht Zoti bëri një marrëveshje me të duke i premtuar se do ta bekonte sojin e Ismailit e do ta bënte një komb. Pas kësaj, Abrahami i çoi Haxherin me të birin Ismail në vendin e quajtur Paran dhe i la aty. Ismaili u vendos aty dhe u bë ati i arabëve.

Sipas Testamentit të Vjetër, Isaaku që e vazhdoi brezin e Abrahamit, pati dy djem. Njëri prej tyre, Jakobi, mori titullin Izrael dhe doli në plan të parë të historisë së hebrenjve. Soji i hebrenjve vazhdoi me dymbëdhjetë djemtë e Jakobit.

Jakobi ushqente një dashuri të thellë për djalin më të vogël, Jozefin (Isufin), gjë që pati shkaktuar një smirë të papërmbajtur te djemtë e tjerë, të cilët, për këtë shkak, e hodhën të vëllanë në një pus. Një karvan tregtar që çonte mall për në Egjipt, e nxori Jozefin nga pusi, e mori me vete dhe ia shiti, në Egjipt, nëpunësit të Faraonit, Porfirit. Më vonë, me ndihmën e Zotit, Jozefi u bë ministër i thesarit të Faraonit. Atij iu la në dorë tërë ekonomia e vendit.

Siç pati ndodhur në kohën e Abrahamit, në Kanaan u shfaqën sërish thatësira dhe uria. Jakobi i dërgoi të bijtë në Egjipt për të blerë drithë. Ata u takuan atje me të vëllanë Jozefin. Jozefi i priti shumë mirë dhe i ftoi në Egjipt së bashku me të atin. Atëherë, Jakobi e mori tërë fisin me vete dhe u vendos në Egjipt. Por, pas vdekjes së Jozefit, gjendja ndryshoi. Faraoni i ri që hipi në fron, i ktheu në skllevër të bijtë e Izraelit. Për katërqind vjet me radhë, të bijtë e Izraelit jetuan në Egjipt si skllevër.

Gjatë kësaj kohe, një natë, Faraoni pa një ëndërr. Orakujt që e interpretuan ëndrrën, i thanë Faraonit se një djalë që do të lindte atë vit nga izraelitët, do t'ia rrëmbente fronin. Ky lajm e shqetësoi tepër Faraonin. Ai dha urdhër që të gjithë fëmijët izraelitë që do të lindnin atë vit, të vriteshin. Atë vit, pra, lindi profeti Musa, Moisiu. E ëma e lindi fshehurazi Moisiun dhe, sipas frymëzimit të Zotit, e vendosi në një arkë dhe e lëshoi në ujrat e Nilit. Rojet e Faraonit e vunë re arkën që vozis-te mbi ujra, e morën dhe, bashkë me fëmijën që s'dihej se i kujt ishte, e çuan te Faraoni. Faraoni e bëri fëmijën bir në shpirt.

Moisiu u rrit në pallat dhe u bë burrë. Një ditë ai doli në qytet. Duke u përsjellë në qytet, ai pa një izraelit dhe një vendas që po grindeshin. Moisiu ndërhyri për ta ndihmuar izraelitin dhe vetëm sa e qëlloi vendasin me një pëllëmbë. Por vendasi ra për tokë e vdiq. Duke u frikësuar nga ndëshkimi i Faraonit, Moisiu iku nga Egjipti në Medjen. Ai filloi të shërbente pranë orakullit të Medjenit, Jetro (Shuaib). Pas një farë kohe, ai u martua me vajzën e Jetros.

Një ditë, tek po kulloste dhentë e Jetros në malin Horeb, Zoti i foli Moisiut nga një gëmushë që po digjej dhe e ngarkoi me detyrën për t'i çliruar të bijtë e Izraelit nga skllavëria e Egjiptit. Si ndihmës i caktoi të vëllanë Aaron (Harun). Ky është edhe fillimi i detyrës profetike të Moisiut.

Pasi e mori këtë detyrë nga Zoti, Moisiu shkoi në Egjipt dhe i kërkoi Faraonit t'i linte të lirë të bijtë e Izraelit. Sipas Kur'anit, ai e ftoi Faraonin të besonte në Allahun si një Zot i vetëm. Por Faraoni këmbënguli të mos i linte të lirë të bijtë e Izraelit. Pas kësaj, Egjipti pësoi disa fatkeqësi. Më në fund, me presionin edhe të

egjiptasve, Faraoni hoqi dorë nga kundërshtimi. Profeti Moisi bashkë me të bijtë e Izraelit doli nga Egjipti dhe, pas tre muajsh, arriti në Sina. Atje Zoti i dha Moisiut, të shkruara në dy pllaka, Dhjetë Porositë që përbëjnë bazat parimore të hebraizmit.

Pas këtij komunikimi hyjnor, profeti Moisi me bijtë e Izraelit u nisën për të shkuar në Tokën e Premtuar, në tokën që Zoti ua pati premtuar etërve të tyre, Abrahamit, Isaakut dhe Jakobit. Gjatë këtij emigrimi ose eksodi, izraelitët ngritën krye shpesh kundër Moisiut dhe i shkaktuan atij shumë vështirësi. Për këtë shkak, Zoti i ndëshkoi ata disa herë. Ndëshkimi më i madh që u dha Zoti, qe të përsilleshin nëpër shkretëtirë për dyzet vjet me radhë. Brezi i të bijve të Izraelit që dolën nga Egjipti, u asgjësuan në shkretëtirë. Këto ngjarje përshkruhen hollësisht edhe në Kur'an, edhe në Testamentin e Vjetër. Vetëm dy vetë mbetën gjallë dhe mundën të arrinin në Tokën e Premtuar: Kalebi, biri i Jefunnes dhe Jeshui, biri i Nunit. Siç thotë Testamenti i Vjetër, edhe Moisiu vetë, për shkak të një mëkati të vogël, nuk mundi ta shihte Tokën e Premtuar.

Profeti Moisi i bëri libër sentencat e dërguara nga Zoti dhe, së bashku me dy pllakat ku ishin të shkruara Dhjetë Porositë, i futi në Arkën e Testamentit. Gjatë emigrimit, izraelitët e bartën këtë arkë me vete ngado që shkuan. Në moshën 27-vjeçare, Moisiu vdiq në vendin e quajtur Moab dhe atje u varros.

Në periudhën e Moisiut, feja hebraike mori formë të plotë. U krijuan rregullat besimore, adhurimore, moralo-etike dhe juridike. Veç këtyre, u përcaktua edhe struktura e shtetit izraelit që do të krijohej pas vendosjes së izraelitëve në Tokën e Premtuar.

Moisiun e zëvendësoi i biri i Nunit, Jeshui. Jeshui i udhëhoqi të bijtë e Izraelit si prijës dhe profet edhe gjatë emigrimit (eksodit) për në Tokën e Premtuar. Edhe atij iu dërguan ligje të reja nga Zoti.

Pas Jeshuit, izraelitët mbetën, për një farë kohe, pa udhëheqës. Fiset u drejtuan nga gjykatës të quajtur "shoftim". Në historinë e feve e të izraelitëve, kjo situatë përbën një përjashtim. Megjithëse nuk kishin në krye ndonjë profet, Zoti vazhdoi t'u dërgonte atyre mesazhe. Kjo përshkruhet në Testamentin e Vjetër, në kapitullin "Gjykatësit" që përmban ngjarjet e asaj periudhe. Për këtë bëhet fjalë edhe në ajetin 163 të sures "Nisa" të Kur'anit.

Më vonë, të bijve të Izraelit iu dërgua si profet **Samueli**. Në bazë të kërkesës së popullit, iu caktua si mbret **Sauli** (sipas Kur'anit, Taluti). Në kohën e Saulit, izraelitët luftuan me filistinët. Në atë luftë, Davidi (Dauti) tregoi aftësi të mëdha dhe siguroi fitoren e të bijve të Izraelit.

Pas vdekjes së Saulit, Davidi u bë mbreti i të bijve të Izraelit. Sipas Testamentit të Vjetër, Davidi nuk kishte ndonjë detyrë profetike. Në kohën e tij qenë ngarkuar

me detyrën profetike persona të tjerë, si, p.sh., Natani. Davidi e pushtoi Jeruzalemin dhe e shpalli kryeqytet. Kështu, të bijtë e Izraelit e morën Tokën e Premtuar. Davidi donte të ndërtonte në Jeruzalem një faltore të madhe, por Zoti nuk e lejoi duke i thënë se kjo detyrë do t'i jepej të birit, Sollomon (Sulejman).

Megjithëse nuk quhet profet, Davidi (Hz. Daudi) zë një vend të rëndësishëm si mbret në historinë hebreje. Në kohën e tij hebrenjtë patën jetuar periudhën e tyre historike më të shkëlqyer. Gjatë gjithë historisë, hebrenjtë kanë kujtuar gjithmonë me mall jetën e shkëlqyer dhe madhështore në periudhën e tij dhe kanë pritur që t'u vijë një mesih nga soji i tij për t'i shpëtuar e për të ngritur sërish në Tokën e Shenjtë atë mbretëri të shkëlqyer. Megjithëse në vitin 1948 u ngrit shteti i pavarur izraelit, izraelitët (hebrenjtë, çifutët) fetarë e presin ende atë mesih.

Pas vdekjes, Davidin e zëvendësoi i biri, Sollomoni (Hz. Sulejmani). Siç pati premtuar Zoti, Sollomoni e ndërtoi faltoren e madhe në malin Moriah në Jeruzalem. Kështu, në historinë hebreje filloi Periudha I e Faltores. Kjo faltore njihet me emrin "Bet-Hamikdash" (Shtëpia e Shenjtë), kurse në historinë e islamit njihet si **Mesxhid'ul Aksa** (Faltorja Aksa ose Xhamia Aksa).

Pas vdekjes së Sollomonit, mes bijve të Izraelit u shfaqën mosmarrëveshje. Shkaku i kësaj ishte një mëkat i kryer nga Davidi. Davidi kishte shtënë në dorë pa të drejtë gruan e një ushtari të tij të quajtur Uria. Për këtë shkak, të bijtë e Izraelit u ndëshkuan me përçarje që do të fillonte pas vdekjes së Sollomonit. Kështu, u formuan dy mbretëri izraelite: në veri, Izraeli, kurse në jug, Jahuda. Ndërkaq, mbretëria izraelite u prir nga idhujtaria. Kjo mbretëri u shkatërrua krejtësisht nga asurët në vitin 722 p.e.r. Për ta siguruar kontrollin e tyre në zonë, asurët sollën dhe vendosën aty një grup njerëzish nga të vetët. Më vonë, ky grup asurësh përvetësoi dhe pranoi besimin hebraik. Por, meqë këta nuk ishin nga raca e tyre, hebrenjtë nuk i vlerësuan asnjëherë si hebrenj të sinqertë, pra dhe nuk i afruan kurrë.

Pasi vazhdoi të qëndronte në këmbë për një farë kohe, mbretëria Jahuda u shemb nga mbreti babilonas **Nabukednazar** në vitin 587 p.e.r. Babilonasit e shkatërruan faltoren e Jeruzalemit, kurse popullsinë vendase e shpërngulën për në Babiloni. Kështu mori fund edhe Periudha I e Faltores. Pas kësaj, izraelitët nuk mundën të krijonin një shtet gjer në vitin 1948. Ata vazhduan të jetonin të shpërngulur e endacakë.

Të bijtë e Izraelit qëndruan në Babiloni shtatëdhjetë vjet. Jeta e tyre prej njerëzish të shpërngulur në Babiloni mori fund me mundjen e babilonasve nga persët. Mbreti pers Cirus u dha leje izraelitëve të kthehen në Jeruzalem dhe ta rindërtojnë Faltoren. Nën prijësinë e Ezra-së, u rindërtua Faltorja dhe u rivunë në jetë institu-

cionet dhe rregullat hebreje. Kështu, në historinë hebraike filloi Periudha II e Faltores.

Periudha II e Faltores vazhdoi gjer në vitin 70 e.r. Në këtë periudhë, hebraizmi si fe hyri në procesin e zhvillimit dhe nisën të bëhen komente të Testamentit të Vjetër, të cilat i hapën udhë lindjes së fraksioneve mes hebrenjve. Afër fundit të kësaj periudhe u formuan fraksionet Ferisi, Saduki dhe Esseni.

Në periudhën kur u shfaq krishterizmi, Palestina ndodhej në një gjendje të trazuar. Hebrenjtë që jetonin nën administrimin romak, ndodheshin nën një shtypje komplekse fetare e politike. Për shkak të kryengritjeve të hebrenjve, romakët, gjer në vitin 70 e.r. e pushtuan plotësisht Jeruzalemin dhe e shembën Faltoren e rindërtuar nga hebrenjtë pas kthimit nga shpërngulja babilonase, kurse një pjesë hebrenjsh i shpërngulën. Pas kësaj, në strukturën e hebraizmit ndodhën ndryshime të rëndësishme.

Si rrjedhojë e shkatërrimit të Faltores dhe eliminimit të disa institucioneve fetare, rregullat më të rëndësishme fetare të hebraizmit u lanë mënjanë, sepse zbatimi i tyre varej nga ekzistenca e Faltores dhe e institucioneve të tjera fetare. Krahas kësaj, në këtë periudhë, hebrenjtë i përshpejtuan përpjekjet për komentin e Testamentit të Vjetër. Komenti i parë i Testamentit të Vjetër mori formën e një libri të titulluar *Mishna* në shek. II e.r. Në hebraizëm, Mishna u bë burimi i dytë i dogmës pas Testamentit të Vjetër. Më pas filluan t'i bëhen komente edhe Mishnës, gjë që solli krijimin e dy shkollave fetare hebraike: Shkollës së Damaskut dhe Shkollës së Bagdatit. Nga studimet kritike të bëra në Damask mbi Mishnën, doli në dritë Talmudi i Jeruzalemit, kurse nga studimet e bëra në Bagdat, Talmudi i Babilonisë. Talmudi i Babilonisë fitoi një pozitë të rëndësishme në hebraizëm. Pas kësaj, mbi Talmudin u bënë kritika. Veprat e dala në dritë nga këto kritika formuan bibliografinë hebraike. Kështu, hebraizmi mori, në një masë të madhe, strukturën që ka sot.

### 4. Veçoritë themelore të hebraizmit

Hebraizmi ka disa veçori themelore. Më e para prej tyre është se hebraizmi është një fe e ngritur mbi një marrëveshje. Zoti ka bërë një marrëveshje me etërit e hebrenjve, Abrahamin, Isaakun dhe Jakobin. Sipas saj, Zoti ka premtuar se do ta bëjë brezin e etërve të të bijve të Izraelit një komb të madh dhe do t'i japë Tokën e Shenjtë ku rrjedh qumësht dhe mjaltë. Zoti e ka përsëritur këtë premtim edhe më pas, në kohën e profetit Moisi. Prandaj, në hebraizëm, feja dhe nacionalizmi janë ndërthurur me njëri-tjetrin dhe janë bërë një.

Një veçori tjetër e hebraizmit është identifikimi i tyre me një tokë të shenjtë. Hebraizmi mund të jetohet me të gjitha institucionet dhe rregullat vetëm në Tokën

e Shenjtë që është Palestina. Kurse veçoritë e tjera të hebraizmit janë epërsia gjenealogjike dhe nacionale, toka e shenjtë dhe faltorja si dhe mesihizmi.

**a) Epërsia gjenealogjike dhe nacionale**

Sipas hebrenjve, Zoti ka bërë një marrëveshje me etërit e hebrenjve, Abrahamin, Isaakun dhe Jakobin dhe e ka quajtur brezin e tyre si komb të zgjedhur të Tij. Prandaj Zoti i ka ndihmuar hebrenjtë gjatë gjithë historisë. Zoti e pati ngarkuar profetin Moisi me detyrën për t'i çliruar hebrenjtë nga robëria katërshekullore egjiptiane dhe pati ndërhyrë edhe vetë për shpëtimin e tyre. Librin e Tij të shenjtë, Testamentin, Zoti ua dorëzoi hebrenjve e jo ndonjë nacionaliteti tjetër.

Ideja e kombit të zgjedhur i ka bërë hebrenjtë (izraelitët, çifutët) që të dallohen nga kombësitë e tjera gjatë gjithë historisë. Në saje të kësaj ideje kanë mundur ta ruajnë ata identitetin kombëtar dhe fetar dhe ta mbajnë gjallë idealin e vet përballë çdo lloj shtypjeje dhe shtrëngimi. Kështu, ata kanë arritur që, pas një jete pothuaj dymijëvjeçare në shpërngulje (eksod), të themelojnë më 1948 një shtet të pavarur izraelit në Tokën e Shenjtë.

Hebrenjtë fetarë, epërsinë gjenealogjike dhe nacionale, pra, faktin se janë një komb i zgjedhur i Zotit, e shohin jo si privilegj, por si detyrim, sepse mendojnë se janë të detyruar të jetojnë sipas një feje me rregulla dhe kushte të rënda që përfshijnë çdo aspekt të jetës, nga mënyra se si duhet mbjellë e korrë, gjer te ngjyra e rrobës.

Për këtë veçori të hebrenjve bëhet fjalë edhe në Kur'an. Në ajetin e 47 të sures Bakara Allahu ua kujton hebrenjve se dikur i pati zgjedhur ata, i pati bërë ata eprorë ndaj kombeve të tjerë dhe u pati dhënë të mira të ndryshme.

**b) Toka e Shenjtë dhe Faltorja**

Në ndryshim nga fetë e tjera, hebraizmi është një fe që ka marrë identitet në një tokë të caktuar, është identifikuar me një tokë të caktuar. Institucionet dhe rregullat (normat) themelore të hebraizmit janë përcaktuar dhe formësuar sipas kësaj toke. Kjo tokë e quajtur e shenjtë sepse është zgjedhur dhe përcaktuar nga Zoti, është Palestina. Hebraizmi nuk mund të jetohet i plotë jashtë kësaj toke. Sipas hebrenjve që u binden urdhrave të Testamentit të Vjetër, me përjashtim të shpërnguljeve (eksodeve) të detyruara, ata janë të detyruar të jetojnë në këtë tokë. Dijetarët fetarë hebrenj mendojnë se hebrenjtë që kanë kushte të përshtatshme për të jetuar në Tokën e Shenjtë, por, megjithëkëtë, nuk jetojnë aty, nuk sillen në përshtatje me urdhrat e Testamentit.

Ç'rëndësi ka Toka e Shenjtë në jetën e hebrenjve?

Sipas traditës hebraike, Jeruzalemi që përfshihet në Tokën e Shenjtë, është qendra e botës. Këtu do të bëhet ringjallja pas vdekjes. Hebrenjtë e vdekur e të varrosur në dhera të tjera, kur të vijë dita e ringjalljes, do të vijnë e mblidhen në Jeruzalem përmes rrugëve nëntokësore dhe aty do të ringjallen.

Për këtë shkak, hebrenjtë nuk munden të jetojnë jashtë Tokës së Shenjtë pa qenë të detyruar për këtë. Madje nuk u lejohet të formojnë dhe ngrenë shtet jashtë Tokës së Shenjtë. Themeluesi i sionizmit, Teodor Herzl e mori një iniciativë të tillë në shek. XX, por u përball me kundërshtimin e autoriteteve fetare. Duke marrë mbështetjen e Anglisë, ai deshi të themelonte një shtet izraelit në Ugandë. Kurse autoritetet fetare nuk e miratuan një iniciativë të tillë duke pretenduar se ngritja e një shteti nga hebrenjtë jashtë Tokës së Shenjtë është në kundërshtim me fenë. Atëherë, Teodor Herzl hoqi dorë nga ky plan dhe vazhdoi përpjekjet për ngritjen e një shteti në Palestinë.

Përveç identifikimit me tokën e Palestinës, feja hebraike është, njëkohësisht, edhe fe me qendër tempullore. Shumë rregulla dhe norma të hebraizmit duhen zbatuar në faltore. Dhe ky tempull ose kjo faltore si qendër e hebraizmit nuk është ndonjë faltore lokale (sinagogë), por faltorja e famshme e Jeruzalemit me vendin të zgjedhur nga Zoti dhe e ndërtuar nga Sollomoni. Hebrenjtë (izraelitët, çifutët) e quajnë atë Bet-Hamikdash (Shtëpia e Shenjtë). Nga kjo faltore e shkatërruar disa herë dhe përfundimisht në vitin 70 e.r., sot ka mbetur vetëm muri perëndimor. Më vonë, në vendin e saj, muslimanët ndërtuan Faltoren Aksa. Muri perëndimor i mbetur nga Faltorja e Sollomonit ka shumë rëndësi për hebrenjtë. Në hebraisht ai quhet "Kotel". Te ky mur që ne e njohim si "Muri i Vajtimit", hebrenjtë shkojnë e vajtojnë për gjendjen e tij dhe i luten Zotit që të rindërtohet sa më shpejt.

Megjithëse hebrenjtë (izraelitët, çifutët) e zotëruan plotësisht Jeruzalemin pas luftës së vitit 1967, nuk e kanë shembur Faltoren Aksa për të rindërtuar Faltoren e Sollomonit. Kjo ka dy arsye. E para, kundërveprimi i muslimanëve dhe, e dyta, karakteri mesihist i hebraizmit. Shteti izraelit nuk e ka planifikuar gjer tani këtë gjë sepse është druajtur nga kundërveprimi i botës islame. Por këtu ka të bëjë edhe feja, sepse sipas hebraizmit ortodoks, rindërtimi i Faltores së Sollomonit është i kushtëzuar me ardhjen e Mesihut. Iniciativa për prishjen e Faltores Aksa për të rindërtuar në vend të saj Faltoren e Sollomonit do të shkaktonte kundërshtimin e autoriteteve fetare dhe ballafaqimin me shtetin. Prandaj hebrenjtë nuk kanë marrë iniciativë për rindërtimin e Faltores së Sollomonit.

**c) Mesihizmi**

Mesihu është një shpëtimtar. Ideja e Mesihut dhe pritja e tij haset në të gjithë popujt që kanë vuajtur për një kohë shumë të gjatë pa shpëtuar dot me përpjekjet

e veta. Pritja e Mesihut për hebrenjtë ka marrë formë të përcaktuar e përfundimtare pas pushtimit romak në vitin 70 e.r. Atëherë romakët e patën shkatërruar Jeruzalemin si dhe Faltoren e Sollomonit, i patën shkatërruar dhe eliminuar të gjitha institucionet fetare hebraike dhe patën ushtruar një shtypje shumë të rëndë mbi hebrenjtë. Pas atij shkatërrimi, hebrenjtë nuk e morën dot veten, u shpërngulën dhe jetuan nën sovranitetin e popujve të tjerë gjer më 1948. Kjo gjendje ka hapur tek ta rrugën për të besuar në një Mesih me fuqi të jashtëzakonshme me prejardhje nga soji i Davidit që ka për të ardhur dhe për t'i shpëtuar ata. Këtë besim, dijetarët fetarë hebrenj e kanë mbështetur në librat e shenjtë. Në shek. XIII, dijetari i njohur hebre Maimonides (Musa bin Mejmun), mes trembëdhjetë parimeve besimore të përcaktuara prej tij për hebrenjtë, ka futur edhe besimin mesihist. Në lutjen e mëngjesit, në formën e deklarimit të besimit, hebrenjtë thonë: "Besoj në ardhjen e Mesihut sado që të vonojë!"

Ç'rëndësi ka për hebrenjtë besimi mbi Mesihun?

Besimi mesihist është i përhapur sidomos mes hebrenjve ortodoksë. Sipas hebrenjve ortodoksë, rifunksionimi i shumë institucioneve, rregullave dhe normave hebraike varet nga ardhja e Mesihut. Madje, sipas disa grupeve fetare, edhe ngritja e shtetit kushtëzohet me ardhjen e Mesihut. Këto grupe nuk e njohin shtetin e sotëm izraelit pikërisht pse është themeluar dhe ngritur pa ardhur Mesihu!

Pritja e Mesihut është bërë shkak për daljen e disa mesihëve të rremë gjatë historisë hebraike. Në shek. XVII, në Izmir të Turqisë, një person i quajtur Sabataj Sevi pati shpallur mesihizmin e tij, gjë që pati shkaktuar shumë emocion në hebrenjtë e botës. Por ky emocion qe kthyer në zhgënjim më pas kur ai pati marrë emrin Mehmet dhe qe kthyer në musliman. Pas kësaj lëvizjeje mesihiste, në Turqi qe formuar një bashkësi fetaro-politike e mbiquajtur "Renegatët" (Dönmeler), sipas të cilëve, Sabataj Sevi ishte në pamje musliman, por, në të vërtetë, hebre, çifut.

### 5. Dhjetë parimet themelore të hebraizmit: Dhjetë Porositë

Dhjetë Porositë i janë dhënë profetit Moisi (Musa) në formë të shkruar në pllaka, në malin Sina. Dhjetë Porositë që zënë vend në dy pjesët e veçanta të Testamentit të Vjetër, janë, me radhë, këto:

1. Jam unë, Zoti, që të kam nxjerrë ty nga vendi i Egjiptit, shtëpia e robërisë. Veç Meje nuk do të ketë zot tjetër.

2. Nuk duhet të bësh statujën (idhullin) tënde të gdhendur. Asgjëje të mos i bësh portret për ta adhuruar.

3. Nuk duhet ta zësh në gojë pa vend emrin e Zotit.

4. Ditën e shtunë do ta kujtosh Zotin e do ta shenjtërosh. Gjashtë ditë të javës do të punosh, kurse ditën e shtatë do të pushosh. E shtuna është dita e pushimit

e kushtuar Zotit. Atë ditë as ti, as biri yt, as vajza jote, as shërbëtorët e tu, as kafshët e tua nuk duhet të merren me ndonjë punë.

5. Duhet t'i nderosh nënën dhe babanë.

6. Nuk duhet të vrasësh.

7. Nuk duhet të kurvërosh.

8. Nuk duhet të vjedhësh.

9. Nuk duhet të bësh dëshmi të rreme kundër fqinjit.

10. Nuk duhet ta kesh zili shtëpinë e fqinjit; nuk duhet t'ia vësh syrin gruas, skllavit, skllaves së fqinjit, kaut, gomarit apo ndonjë gjëje tjetër të fqinjit.

Katër porositë e para kanë të bëjnë me besimin monoteist. Këto katër porosi përcaktojnë qëndrimin e njerëzve ndaj Zotit. Porosia e pestë rregullon marrëdhëniet e personit me familjen. Kurse pesë porositë e tjera përmbajnë parime që garantojnë sigurinë, marrëveshjen dhe qetësinë shoqërore.

### 6. Hebraizmi në ditët tona

Hebraizmi në ditët tona është ndarë në *hebraizëm ortodoks* dhe *hebraizëm modern*. Hebraizmi ortodoks mbështetet mbi kuptimin fetar tradicional, pra, është hebraizmi tradicional konservator. Kurse hebraizmi modern e sheh në mënyrë kritike kuptimin fetar tradicional duke e quajtur të domosdoshme kryerjen e një sërë ndryshimesh në përputhje me kushtet e sotme. Ky ndryshim këndvështrimi ka sjellë si rrjedhojë shfaqjen e fraksioneve të reja mes hebrenjve.

#### a) Hebraizmi ortodoks

Hebraizmi ortodoks është përfaqësuesi i strukturës kryesore hebraike të nisur me ferisizmin e periudhës së Hz. Isait. Prandaj hebrenjtë ortodoksë e vazhdojnë botëkuptimin hebraik tradicional në mënyrë konservatore, pa i bërë asnjë ndryshim. Siç besojnë plotësisht se Testamenti i Vjetër është libri hyjnor i dërguar nga Zoti për profetin Moisi, hebrenjtë ortodoksë besojnë se edhe Mishna dhe Talmodi që janë komente të Testamentit të Vjetër, kanë burim hyjnor. Ata e pranojnë autoritetin absolut të rregullave dhe normave të Testamentit të Vjetër dhe të atyre të përcaktuara nga rabinët, dijetarët fetarë, dhe nuk lejojnë që të bëhet asnjë ndryshim në to. Veçanërisht ata i pranojnë epërsinë gjenealogjike dhe nacionale, Tokën e Shenjtë, Faltoren dhe besimin mesihist që përbëjnë veçoritë themelore të hebrenjve.

Hebrenjtë (izraelitët, çifutët) fetarë të lidhur pas hebraizmit ortodoks, tregohen tejet pedantë në respektimin e Dhjetë Porosive. Duke pasur frikë se mos e shkelin porosinë për të mos e përmendur më kot emrin e Zotit, nuk e përmendin atë as në

adhurimet dhe faljet, madje. Në vend të emrit të Zotit, ata thonë "Adonai" që ka kuptimin "Zotëria ynë". Për ta respektuar shenjtërinë e ditës së shtunë, atë ditë nuk merren me asnjë punë; nuk përdorin makinën, nuk prekin mjetet elektrike, nuk ndezin zjarr. Në lidhje me pushimin e së shtunës, ata i zbatojnë gjer në fund rregullat e përcaktuara nga dijetarët e fesë. Nga kjo anë, hebrenjtë ortodoksë janë shumë konsekuentë në zbatimin e rregullave fetare. Sidomos hasiditët nuk bëjnë asnjë lëshim. Hasiditët i zbatojnë një për një rregullat dhe normat e Testamentit të Vjetër dhe ato të përcaktuara nga dijetarët fetarë, rabinët.

Hasiditët që ia kushtojnë gjithë jetën fesë, nuk i japin vlerë botës. Prandaj nuk kanë një punë të përcaktuar. Për ta shtuar numrin e tyre, bëjnë shumë fëmijë, të cilët i përgatisin në shkollat e tyre të veçanta. Fëmijët hasiditë e kalojnë jetën me mësimin e fesë.

### b) Hebraizmi modern

Ndryshimet që solli Revolucioni Francez i vitit 1789, e prekën dhe e tronditën edhe botën hebraike. Pas revolucionit, në Europë, qëndrimi ndaj çifutëve ndryshoi, ata ranë në qetësi edhe pse pjesërisht. Mjedisi i qetë ndikoi edhe mbi botëkuptimin fetar të tyre.

Një faktor tjetër që ka ndikuar mbi botëkuptimin fetar të hebrenjve është mosardhja e Mesihut të pritur për vite të tëra. Në pjesë të ndryshme të bashkësisë hebraike është formuar opinioni se Mesihu s'ka për të ardhur kurrë, për rrjedhojë, shpresat e premtuara s'kanë për t'u realizuar kurrë. Mbështetur mbi këtë, shumë hebrenj që jetojnë në Europë, i kanë braktisur besimet tradicionale hebraike dhe kanë përqafuar botëkuptimin e jetesës sipas kushteve të vendit ku ndodhen. Ky është quajtur **hebraizmi reformist.**

Hebraizmi reformist u shfaq në fund të shek. XVIII mes hebrenjve gjermanë. Më pas, kjo lëvizje u bart në Amerikë dhe zhvillimin e vërtetë e mori mes hebrenjve të Amerikës.

Reformistët nuk e shohin Testamentin si një libër të dërguar nga Zoti. Sipas tyre, Testamenti i Vjetër (Tora) është një libër i shkruar nga të parët e tyre. Prandaj, shumë prej urdhrave dhe ndalimeve të tij e kanë humbur sot vlefshmërinë. Edhe rrëfimet që ndodhen te ai nuk i reflektojnë të vërtetat historike. Prandaj, reformistët, në vend të historisë së krijimit të Testamentit, kanë pranuar teorinë evolucioniste të Darvinit.

Reformistët nuk i pranojnë shumë nga parimet e hebraizmit tradicional, duke filluar që me idenë e mesihizmit. Ata nuk i respektojnë ndalimet e të shtunës. Ata nuk e pranojnë idealin e Tokës së Shenjtë. Sipas tyre, çdo vend ku jetohet, është i shenjtë. Para fesë, femrat dhe meshkujt janë të barabartë. Në sinagoget ata mund

të rrinë e t'i kryejnë ritet pranë e pranë. Për më tepër, femrat mund të bëhen edhe priftëresha (rabine) dhe mund ta udhëheqin ritin në sinagogë.

Lëvizjet novatore të hebraizmit janë konsideruar të skajshme nga disa klerikë të hebraizmit reformist. Disa rabinë të lëvizjes reformiste, si **Isaak Bermajs** dhe **Zakarijas Frankel** e të tjerë, janë shkëputur nga lëvizja reformiste për shkak të këtyre qëndrimeve të skajshme dhe kanë formuar një grup më vete, të quajtur *hebraizmi konservator.*

**Hebraizmi konservator** zë një vend mes hebraizmit ortodoks dhe hebraizmit reformist. Hebrenjtë konservatorë i respektojnë shumicën e parimeve të hebraizmit tradicional, por nuk janë aq të ngurtë sa ortodoksët.

### 7. Vështrimi i hebraizmit ndaj feve dhe racave të tjera

Sipas hebraizmit, nga besimi, njerëzit ndahen në tre grupe: hebrenj, pasues të Nuhut dhe idhujtarë. Ata që kanë prejardhje g*jenealogjike* hebraike dhe i respektojnë rregullat e fesë hebraike, quhen *hebrenj*. Ata që, megjithëse nuk e pranojnë hebraizmin, i respektojnë shtatë ligjet themelore që besohet se i janë dhënë profetit Nuh (Noe), quhen pasues të *Nuhut*. Kurse ata që u falen idhujve, quhen *idhujtarë*.

Hebraizmi nuk e miraton kurrsesi idhujtarinë, por e pranon përkatësinë ndaj profetit Nuh. Personat që i pranojnë me gjithë zemër dhe i respektojnë shtatë ligjet që besohet se i janë dhënë profetit Nuh, nga pikëpamja hebraiste konsiderohen besimtarë. Këto shtatë ligje janë kështu:

1. Të ruhesh nga idhujtaria.
2. Të ruhesh nga mohimi (herezia).
3. Të ruhesh nga marrëdhëniet seksuale të paligjshme, veçanërisht mes gjakut.
4. Të formohen institucionet juridike që do të sigurojnë drejtësinë. Në të gjitha marrëdhëniet të jesh i drejtë e i ndershëm.
5. Të mos derdhësh gjak.
6. Të mos vjedhësh.
7. Të mos hash mish të gjallë (kafshësh).

Sipas hebraizmit, personat që i pranojnë këto shtatë ligje, po t'i zbatojnë, mund të hyjnë në parajsë; megjithëkëtë, do të kenë ndryshim niveli me hebrenjtë.

Hebrenjtë nuk i pranojnë krishterizmin dhe islamin si fe, por krishterët dhe muslimanët, nga besimi, i vlerësojnë si ndjekës të profetit Nuh.

### 8. Hebraizmi dhe hebrenjtë sipas Kur'anit

Në Kur'an nuk bëhet fjalë për hebraizmin si fe. Ndërkaq, bëhet fjalë shpesh për bindjet, besimet dhe sjelljet e hebrenjve. Besimin e hebrenjve, Kur'ani e vlerëson si formën e vjetër, të paplotësuar e të ndryshuar të islamit. Pra, Kur'ani e pranon se në besimin e hebrenjve ka elementë të mesazhit hyjnor dhe, gjithashtu, i pranon librat e tyre hyjnorë. Krahas këtyre, Kur'ani, për shkak të disa bindjeve, besimeve dhe sjelljeve të tyre, i kritikon hebrenjtë më shumë se krishterët. Këto kritika kanë të bëjnë jo më shumë me besimin e hebrenjve, sesa me sjelljet e tyre moralo-etike.

Kritikat e Kur'anit drejtuar hebrenjve kanë bërë që muslimanët gjatë gjithë historisë të mbajnë ndaj tyre qëndrim negativ. Veçanërisht, nisur nga ajeti që thotë, **"... ti e sheh se armiqtë më të ashpër ndaj besimtarëve janë hebrenjtë dhe politeistët, kurse më të dashur ndaj tyre, krishterët..."[23]**, muslimanët i kanë parë hebrenjtë gjithmonë si armiq. Mirëpo ky ajet nuk duhet interpretuar në formën *hebrenjtë kanë për të qenë gjithmonë armiq, kurse krishterët, miq.* Sipas kushteve, edhe hebrenjtë, edhe krishterët mund të tregohen armiq ose miq ndaj muslimanëve. Dhe, me të vërtetë, në histori kështu ka ndodhur. Duke e mbajtur parasysh këtë vlerësim, si Hz. Muhammedi, ashtu dhe drejtuesit e shtetit islam pas tij, kur është dashur, kanë mbajtur marrëdhënie të mira edhe me krishterët, edhe me hebrenjtë.

## B. Krishterizmi

### 1. Krishterizmi, termat *nasrani* dhe *nasara*

Me termin *krishterizëm* emërtohet doktrina fetare krishtere, me termin *krishterim* emërtohet bota krishtere, kurse besimtarët e kësaj feje quhen *krishter (krishtere)*. Siç shihet, të gjitha këto fjalë kanë në rrënjë fjalën *krisht* që është emri i Krishtit, Jesu Krishtit, profetit Isa. Në gjuhët perëndimore përdoren emërtimet analoge *kristian, kristianizëm*, etj. me të njëjtën rrënjë. Termat *kristian, kristianizëm,* etj., janë përdorur për herë të parë në vitet 40 e.r. në qytetin Antiokia (sot në Turqi, Antakya).

Ndërkaq, termat *nasrani* dhe *nasara* përdoren në Kur'an për t'i emërtuar ata që i besojnë profetit Isa. Ekzistojnë pikëpamje të ndryshme mbi prejardhjen e fjalës *nasrani*. Sipas një pikëpamjeje, kjo fjalë ka lidhje me fshatin e lindjes së profetit Isa, *Nasra, Nazareth.* Sipas një pikëpamjeje tjetër, fjala *nasrani* rrjedh nga folja arabishte *nasara* (ndihmoj) dhe do të thotë ndihmës, pasues, duke emërtuar,

23. Kur'ani, Maide: 82.

kështu, ndihmësit dhe pasuesit e profetit Isa. Kurse sipas një pikëpamjeje të tretë, rrjedh nga emri i fraksionit hebre, *Nasura*.

### 2. Përkufizimi i krishterizmit

Krishterizmi është doktrina fetare shpëtimtare që bashkon traditën fetare hebraike me kultet e botës greko-romake. Në qendër të krishterizmit është profeti Isa, Jesui, Jesu Krishti. Lindja, vdekja dhe ringjallja e Jesuit që pranohet si një zot shpëtues, përbëjnë bazën e doktrinës krishtere. Secila nga këto ngjarje përmban një kuptim të thellë e mistik. Në krishterizëm, besimi në hyjnitetin shpëtimtar të Jesu Krishtit, pagëzimi dhe mesha janë parime fundamentale. Përhapja e fesë është detyrë për çdo krishter.

Duke i mbajtur parasysh të gjitha këto, krishterizmin mund ta përkufizojmë kështu: "Krishterizmi është një fe shpëtimi me karakter përhapës dhe universal që ka në qendër Jesu Krishtin."

### 3. Historiku i krishterizmit

Historia e krishterizmit fillon me Krishtin, profetin Jesu (Hz. Isa). Jesui (Hz. Isai) ishte një hebre i lindur rreth dy mijë vjet më parë në Palestinë. Allahu e ngarkoi atë me detyrë për t'ua tërhequr vëmendjen hebrenjve. Por hebrenjtë i dolën kundër dhe u bënë shkak që atë ta vrisnin romakët. Megjithëkëtë, lëvizja e nisur prej tij nuk u ndal. Pavarësisht nga të gjitha shtypjet, numri i atyre që i besonin atij, vazhdoi të shtohej.

Në fillimet e tij, krishterizmi ishte si një vazhdim i hebraizmit. Nën ndikimin e Pavlit, një hebre me origjinë nga Tarsusi, krishterizmi ndërroi drejtim dhe nisi dalngadalë t'i këpuste lidhjet me hebraizmin. Një sërë bindjesh, besimesh, adhurimesh dhe praktikash fetare hebraike u braktisën. Këto ndryshime bënë që krishterizmi të përhapet me shpejtësi mes popujve greko-romakë dhe, me kalimin e kohës, greko-romakët siguruan epërsi në krishterizëm. Ndërkaq, krishterizmi përvetësoi shumë bindje dhe praktika fetare të botës pagane dhe idhujtare greko-romake.

Mirëpo të gjitha këto zhvillime u përballën me kundërshtimin e shtetit romak që ushtroi një shtypje të madhe mbi krishterizmin gjer në shek. IV e.r. Prandaj, gjer në këtë kohë, krishterizmi nuk mundi të përcaktojë për strukturën e tij çështje të tilla si libri i shenjtë, besimi dhe adhurimet. Krishterizmi fitoi lirinë pasi u pranua si feja zyrtare e shtetit romak në shek. IV e.r. Nga ky çast e tutje, në botën krishtere u organizuan koncile (këshilla) të njëpasnjëshme për të hequr bindjet, besimet dhe mendimet e ndryshme me qëllim për të formuar një unitet besimor e fetar. Në këto koncile u formua besimi trinist në Atin, Birin dhe Shpirtin e Shenj-

të. Por ky besim u bë shkak për shfaqjen e shumë problemeve mes krishterëve. Koncilet në vazhdim u përpoqën t'u gjenin zgjidhje këtyre problemeve, por në asnjë koncil nuk u arrit dot në një zgjidhje përfundimtare. Për shkak të debateve mbi përmbajtjen e natyrës njerëzore dhe hyjnore të Jesuit, në krishterizëm filloi përçarja e parë. Si rezultat i këtyre debateve, disa grupe të quajtura monofizite u veçuan nga qendra. Kurse në përfundim të polemikave dhe grindjeve fetaro-politike të zhvilluara në shek. XI mbi origjinën e Shpirtit të Shenjtë, u krijua ndarja katolikë-ortodoksë. Kjo qe përçarja më serioze në botën krishtere. Bota krishtere u nda në dy pole.

Krishterizmi u nda edhe një herë tjetër në shek. XVI. Kjo ndarje ndodhi brenda botës katolike. Personalitetete reformatorë si **Martin Luteri**, të shqetësuar nga praktikat e Kishës Katolike, u ngritën kundër saj. Në përfundim të kësaj lëvizjeje kundërshtuese e reformiste, u krijuan kishat e reja të quajtura **protestane**. Për të marrë masa kundër reformistëve dhe përkrahësve të tyre, Kisha Katolike filloi procesin e kundërreformës dhe mblodhi shumë koncile për këtë qëllim. I fundit ka qenë Koncili II i Vatikanit i mbledhur mes viteve 1962-1965. Në këtë koncil, Kisha Katolike e ristrukturoi veten në përputhje me kushtet e kohës moderne.

### 4. Fraksionet ose drejtimet krishtere

Gjatë procesit të vet historik, krishterizmi është bërë skenë e shumë debateve të buruara nga çështje të besimit, adhurimit dhe praktikave të tjera fetare. Këto debate i kanë hapur rrugë lindjes së fraksioneve ose drejtimeve të ndryshme brenda botës krishtere. Më kryesoret prej tyre janë fraksionet ose drejtimet monofizite, katolike, ortodokse dhe protestane. Këto emërtohen edhe "kisha", si Kisha Monofizite, Kisha Katolike (Ortodokse, Protestane).

**Drejtimi monofizit.** Monofizit do të thotë "njënatyror". Drejtimi monofizit që përbëhet nga disa fraksione që i bashkon ideja se natyra njerëzore e Jesuit është asgjësuar brenda natyrës hyjnore, pra, se tek ai ekziston vetëm natyra hyjnore. Sot në këtë drejtim bëjnë pjesë Kisha Armene, Kisha Siriane, Kisha Abisiniane dhe Kisha Kopte.

**Drejtimi katolik.** Pas përçarjes dhe ndarjes në shek. XI, Kisha Romake u vetëquajt *katolike* që do të thotë *universale*. Kështu, u krijua drejtimi katolik. Ky drejtim që njeh për themelues të vetin **apostullin Pjetër**, ka pretenduar për epërsi ndaj kishave të tjera. Drejtimi katolik është më i madhi drejtim në botën krishtere; ai ka numrin më të madh të anëtarëve. Në krye të këtij drejtimi që ka një strukturë të centralizuar, ndodhet papa. Papa konsiderohet zëvendësi i kryeapostullit Pjetër, për rrjedhojë, i Jesuit. Njëkohësisht, papa është udhëheqësi i shtetit të shenjtë të Vatikanit. Veçoritë kryesore të drejtimit katolik janë këto:

1. Papa është udhëheqësi më i lartë i drejtimit katolik, domethënë i Kishës Katolike. Ai është i pagabueshëm, inocent.

2. Roma është qendra e katolicizmit dhe ka epërsi shpirtërore ndaj qendrave të kishave të tjera.

3. Shpëtimi i përgjithshëm është i mundur vetëm duke u lidhur pas doktrinës katolike, sepse katolicizmi ndodhet nën udhëheqjen e Shpirtit të Shenjtë.

4. Krahas Librit të Shenjtë, drejtimi katolik i jep rëndësi të madhe traditës së Kishës.

5. Në drejtimin katolik besohet se Shpirti i Shenjtë e ka prejardhjen nga Ati dhe Biri bashkë.

6. Në drejtimin katolik u jepet vlerë shën Mërisë si nëna e perëndisë, Jesuit, dhe shenjtorëve duke besuar në shenjtërinë dhe të drejtën e tyre për indulgjencë.

7. Priftërinjtë dhe murgjit katolikë nuk martohen. Kurse anëtarët e tjerë të Kishës mund të martohen por s'mund të ndahen, me përjashtim të rastit kur bëhet fjalë për shkelje kurore.

8. Shenja e kryqit bëhet nga e majta në të djathtë.

**Drejtimi ortodoks.** *Ortodoks* do të thotë bartës dhe ndjekës i besimit të drejtë, i doktrinës së drejtë. Pas ndarjes së Kishës në shek. XI në atë të perëndimit dhe të lindjes dhe pasi Kisha Perëndimore u vetëquajt katolike, *universale*, Kisha Lindore me qendër në Konstandinopol (Stambolli i sotëm) që ishte kryeqendra e Bizantit, u vetëquajt *ortodokse, e besimit të drejtë.* Qendra të tjera të rëndësishme të këtij drejtimi janë patriarkatet e Aleksandrisë, Antiokisë dhe Jeruzalemit. Veç këtyre janë edhe disa kisha autoqefale (autonome) ose gjysëm autoqefale. Si numër anëtarësh, Kisha Ortodokse përbën drejtimin e dytë të madh në botën krishtere pas drejtimit katolik. Dallimet kryesore të ortodoksizmit nga katolicizmi janë këto:

1. Udhëheqësi shpirtëror i ortodoksizmit është patriku. Por patriku nuk është udhëheqësi i vetëm si papa.

2. Ortodoksët besojnë se Shpirti i Shenjtë e ka prejardhjen vetëm nga Ati.

3. Ortodoksët nuk e pranojnë se papa është i pagabueshëm (inocent).

4. Ortodoksët pranojnë vetëm vendimet e shtatë koncileve të para.

5. Ortodoksët u japin vlerë dhe rëndësi ikonave, portreteve dhe statujave të Jesuit, shën Mërisë dhe shenjtorëve.

6. Priftërinjtë ortodoksë mund të martohen.

7. Kryqi ortodoks është me krahë horizontalë e vertikalë të barabartë.

**Drejtimi protestan.** *Protestan* do të thotë k*undërshtues, ankues.* Lëvizjet reformiste të shek. XVI, të cilat, duke protestuar (kundërshtuar dhe ankuar) ndaj

Kishës Katolike, kërkonin reformimin e saj, u quajtën protestane, kurse ndjekësit e tyre, protestanë. Lëvizja reformiste e nisur nga murgu gjerman **Martin Luter** (1489-1546) u përhap në të gjitha vendet e Europës. Protestanizmi që kundërshtonte besimet dhe praktikat katolike që kishin degjeneruar, njihet për veprimtarinë e tij misionare. Sot protestanizmi është i ndarë në grupe të ndryshme. Veçoritë kryesore të protestanizmit janë këto:

1. Protestanizmi nuk e pranon autoritetin e papës.

2. Protestanizmi e hedh poshtë traditën kishtare dhe pranon si autoritet të vetëm në fe, Librin e Shenjtë.

3. Nga sakramentet, protestanizmi zbaton vetëm pagëzimin dhe meshën.

4. Protestanizmi i jep më shumë rëndësi besimit se praktikës fetare.

5. Në protestanizëm ka nëpunës dhe shërbyes të fesë, por jo klerikalizëm.

6. Protestanizmi nuk u jep rëndësi shenjtorëve dhe shën Mërisë.

7. Në kishat protestane nuk ka piktura dhe statuja.

8. Protestanizmi nuk e pranon rrëfimin dhe faljen e mëkatit.

9. Priftërinjtë mund të martohen.

### 5. Koncili II i Vatikanit dhe ndikimi i tij mbi botën krishtere

Zhvillimet politiko-ekonomike të shfaqura në botë që nga fillimet e shek. XX, patën ndikuar edhe mbi kishat krishtere. Kisha Katolike e pati ndjerë më thellë këtë ndikim. Për t'u gjetur zgjidhje mosmarrëveshjeve mes kishave krishtere dhe për të realizuar përtëritjen në veten e saj, gjë për të cilën pati ndjerë nevojë, Kisha Katolike vendosi të mbledhë një koncil. Koncili II i Vatikanit i mbledhur nën kryesinë e papës Gjon Pali XXIII në vitin 1962, i vazhdoi punimet për tre vjet me radhë, gjer më 1965. Ndërsa peshkopët katolikë nga të gjitha anët e botës morën pjesë në këtë koncil, ortodoksët dhe protestanët dërguan vetëm vëzhgues zyrtarë. Ky koncil pati një jehonë të gjerë në botën krishtere sepse fillonte dialogun për arritjen e unitetit krishter dhe diskutonte tema të tilla si pozita e krishterizmit në botën moderne.

Çështjet e diskutuara dhe të vendosura në Koncilin II të Vatikanit:

1. Prioriteti i Librit të Shenjtë në Kishë

2. Detyra fetare kryesore e krishterëve

3. Zgjerimi dhe zhvillimi i unitetit krishter

4. Kontributi i ndjeshëm i Kishës për drejtësinë, paqen dhe luftën për të drejtat e njeriut

5. Mundësia e adhurimit në gjuhët e gjalla.

6. Shpëtimi i anëtarëve të feve të tjera jashtë krishterizmit.

Në këtë koncil, për herë të parë në historinë e krishterizmit janë bërë deklarata edhe për anëtarët e feve të tjera.

### 6. Veçoritë themelore të krishterizmit

Si çdo fe, edhe krishterizmi ka veçoritë e veta të posaçme. Në krye të tyre vijnë besimi mesihist, kisha, sakramentet, doktrina e shpëtimit dhe misionarizmi.

#### a) Mesihizmi

Mesihizmi është një koncept që krishterizmi e ka marrë nga hebraizmi. Siç dihet, hebrenjtë besonin në ardhjen e një mesihu (shpëtimtari) nga soji i Davidit (Hz. Daudit). Krishterët pretenduan se mesihu që prisnin hebrenjtë, ishte Jesui (Hz. Isai) dhe i besuan mesihizmit të Jesuit. Sipas besimit krishter, Jesui, mesihu i pritur, e flijoi veten për t'i shpëtuar njerëzit dhe u ngjit në qiell. Ai do të kthehet në një kohë afër kiametit, katastrofës së përgjithshme, dhe do të ngrejë Mbretërinë e Zotit mbi tokë. Atëherë krishterët do të bëjnë një jetë të lumtur. Shumica e krishterëve protestanë besojnë se ardhja e Mesihut është e afërt, kurse katolikët thonë se, meqë nuk mund të dihet koha se kur do të vijë ai, jeta e përditshme nuk duhet rregulluar sipas këtij besimi.

#### b) Kisha dhe sakramentet

**Kisha.** Fjala *kishë* që do të thotë *bashkim*, *bashkësi*, ka, në krishterizëm, edhe kuptime të tjera. Kishë quhet ndërtesa, faltorja ku mblidhen krishterët për të kryer ritet fetare, quhen bashkësitë fetare krishtere lokale apo të përgjithshme si dhe drejtimet ose fraksionet e ndryshme krishtere.

Si bashkësi fetare, themelin e kishës e ka vënë i pari Jesui (Hz. Isai). Pas tij, kisha është rritur dhe ka nisur të organizohet nën drejtimin e apostujve. Më pas, klerikë me tituj të ndryshëm kanë marrë në dorë drejtimin e bashkësisë (kishës).

Sipas besimit krishter, kisha si ndërtesë përfaqëson trupin (kurmin) e Jesuit mbi tokë. Besohet se ai shpirtërisht ndodhet gjithmonë në kishë. Krishterët krijojnë lidhje me Jesuin me anë të kishës dhe integrohen në qenien e tij.

**Sakramentet.** Fjala *sakrament* do të thotë *gjë e shenjtë.* Në krishterizëm, sakramentet simbolizojnë gjërat që ka bërë Jesui në Palestinë sa ka qenë gjallë. Duke besuar se pas kryqëzimit Jesui është ringjallur dhe jeton në kishë, krishterët besojnë se, duke vepruar siç ka vepruar ai, takohen me të. E thënë ndryshe, sakramentet sigurojnë komunikimin e krishterëve me Jesuin dhe integrimin shpirtëror në qenien dhe jetën e tij.

Mes drejtimeve krishtere ka ndryshime në numrin dhe zbatimin e sakramenteve. Janë dy sakramente që i pranojnë të gjithë krishterët: pagëzimi dhe mesha. Katolikët dhe ortodoksët u shtojnë këtyre dy sakramenteve edhe pesë të tjera: mirosjen, kurorën martesore, dorëzimin kishtar, rrëfimin dhe faljen e mëkatit, mirosjen e fundit.

**- Pagëzimi.** Pagëzimi që pranohet nga të gjithë krishterët, është kushti i parë i hyrjes në krishterizëm. Për të marrë pjesë në sakramentet e tjera, duhet të jesh i pagëzuar. Personi i pagëzuar, duke u pastruar nga mëkati i parë rilind dhe integrohet në trupin e Jesuit.

Pagëzimi zbatohet ndryshe në drejtime të ndryshme. Tek disa bëhet duke e zhytur personin (fëmijën) në ujë, tek disa duke hedhur ose spërkatur ujë mbi kokë. Pagëzimi zbatohet si tek fëmijët e porsalindur, ashtu dhe te të mëdhenjtë që hyjnë për herë të parë në krishterizëm.

**- Mirosja.** Eshtë riti i lyerjes së personit të pagëzuar me vaj të shenjtë me qëllim për ta përforcuar pagëzimin. Bëhet pas pagëzimit (është etapa e dytë e pagëzimit). Prifti e lyen me vaj të bekuar personin që është pastruar nga mëkati i parë me anë të pagëzimit, duke i dhuruar, kështu, Shpirt të Shenjtë. Edhe zbatimi i këtij sakramenti ndryshon sipas drejtimeve kishtare.

**- Mesha (buka dhe vera).** Ky rit që ka kuptim falënderimi, është kujtimi i darkës së fundit të ngrënë nga Jesui me apostujt. Sipas përshkrimit të ungjijve, në darkën e fundit para vdekjes, Jesui e ka ndarë bukën dhe u ka dhënë nga një copë apostujve duke u thënë: "Ky është mishi im". Pastaj ka nxjerrë një putir me verë dhe u ka dhënë apostujve të pijnë duke u thënë: "Ky është gjaku im". Pastaj Kisha e ka kthyer këtë ngjarje në rit.

Mesha është një prej riteve më të rëndësishëm në krishterizëm. Ky sakrament formon bazën e besimit dhe adhurimit krishter. Duke e ndarë mes tyre bukën dhe verën që, siç besojnë ata, përfaqësojnë trupin dhe gjakun e Jesuit (Krishtit), krishterët integrohen në qenien e tij. Me këtë rit, krishterët, në një kuptim, ia flijojnë Jesuin Zotit.

Kuptimi i dhënë meshës dhe koha e kryerjes së saj ndryshojnë sipas drejtimeve kishtare. Katolikët e kryejnë këtë rit dy herë në ditë, ortodoksët, në ditët e diela dhe të festave, kurse protestanët, disa herë në vit.

**- Kurora martesore.** Martesa në krishterizëm nuk është një ngjarje që ka të bëjë me gjendjen civile të personit. Krishterët e shohin martesën si simbolin e një lidhjeje të shenjtë e të pazgjidhshme mes Jesuit (Krishtit) dhe Kishës. Martesa e cila bart cilësi rituale, do të thotë bekim nga Kisha i marrëveshjes mes dy personave dhe lidhjen në kishë të çiftit me një lidhje të shenjtë. Pra, kurora martesore

bëhet në kishë. Katolikët në mënyrë të prerë nuk japin leje për ndarjen e çiftit, kurse ortodoksët japin leje në disa kushte të caktuara.

**- Dorëzimi kishtar.** Është riti i dhënies së disa titujve personave që ua kanë kushtuar jetën vullnetarisht shërbimeve fetare. Ata që do të bëhen dhjak, prift ose peshkop, i nënshtrohen një riti që kryhet në kishë dhe quhet *dorëzim* (kishtar). Ky rit dorëzimi kryhet nga peshkopi.

**- Rrëfimi dhe falja e mëkatit.** Është riti që bën personi për të shpëtuar nga të këqiat e mëkatit dhe për ta rifituar efektin e pagëzimit. Sado mëkatar që të jetë, po qe se personi i pohon mëkatet, pendohet dhe bën pendesë të sinqertë, mëkatet i falen. Personi që ka për t'u rrëfyer, futet në ndarjen e posaçme në kishë dhe i rrëfehet priftit. Dhe prifti që ka kompetencë për të falur mëkatet, e fal personin në emër të kishës. Në disa raste, prifti mund të caktojë një lloj dënimi për personin si dëmshpërblim për faljen e mëkatit (mëkateve).

**- Doktrina e shpëtimit.** Nga ana e doktrinës themelore të tij, krishterizmi është një fe faljeje e shpëtimi. Kjo fe e vlerëson historinë njerëzore si një luftë për shpëtim. Sipas krishterizmit, për shkak të natyrës së tij mëkatare, njeriu s'mundet ta arrijë shpëtimin vetë, prandaj ndjen nevojën e mbështetjes te ndihma e Zotit. Prandaj Zoti e ka flijuar birin e tij të vetëm si dëmshpërblim të mëkatit të njerëzimit. Nga kjo njerëzimi ka fituar mundësinë për t'u pastruar prej mëkateve. Të këqiat dhe mëkatet që vazhdojnë të sundojnë ende në botë, do të marrin fund me ardhjen e dytë të Jesuit në botë. Krishterët e presin me shumë mall ditën e rikthimit të tij.

**- Misionarizmi.** Misionarizmi është një term i përdorur për të emërtuar përpjekjet për përhapjen e krishterizmit. Sot ky term është identifikuar me krishterizmin, sepse krishterët punojnë dhe përpiqen rregullisht në të katër anët e botës për ta përhapur fenë dhe për ta shtuar numrin e tyre.

Misionarizmi është një veçori karakteristike e krishterizmit. Për rrjedhojë, ai ka një vend të veçantë në krishterizëm. Çdo krishter e sheh veten si një misionar potencial. Kjo detyrë u është dhënë krishterëve nga Jesui.

Fakti që misionarizmi ka fituar në krishterizëm një rëndësi kaq të madhe, buron nga botëkuptimi i shpëtimit. Sipas këtij botëkuptimi të krishterëve, eliminimi i të këqiave dhe mëkateve nga faqja e dheut do të realizohet me rikthimin e Jesuit në tokë dhe ngritjes së Mbretërimit të Zotit. Por rikthimi i tij varet nga disa kushte të caktuara. Më i rëndësishmi prej tyre është formimi në të katër anët e botës i bashkësive krishtere. Për këtë i japin rëndësi krishterët veprimtarisë misionare.

### 7. Vështrimi i krishterizmit ndaj feve të tjera

Mënyra se si i vështrojnë dhe trajtojnë krishterët fetë e tjera, tregon një zhvillim historik. Në fillimet e tyre, krishterët nuk e pranonin se mund të kishte fe tjetër veç krishterizmit. Ata pretendonin se dija dhe përvoja e vërtetë mbi Zotin mund të gjendet vetëm në krishterizëm, prandaj çdo njeri duhet të bëhet krishter. Gjithashtu, ata besonin se bota do të krishterizohet brenda një kohe të shkurtër.

Qysh nga gjysma e dytë e shek. XIX, fuqizimi i botës krishtere dhe arritja me kohë e sukseseve të mëdha prej saj në fushat politike e ushtarake, lindi shpresën se në një të ardhme shumë të afërt, ky besim do të realizohej. Por kjo shpresë u dobësua në fund të Luftës së Dytë Botërore, sepse në atë kohë, në vendet jokrishtere filloi një proces zhvillimi. Me revolucionin e vitit 1949, Kina u zgjua dhe u forcua. Në vitin 1947, India e kurorëzoi me sukses lëvizjen për pavarësi të filluar nën udhëheqjen e Mahatma Gandit dhe fitoi pavarësinë. E fuqizuar pas pavarësisë, India nisi të importonte kulturë në Amerikën Veriore dhe Europë. Si rezultat i shpërnguljeve çifute për në tokat palestineze, forcat sioniste themeluan më 1948 në Tokën e Shenjtë shtetin izraelit. Kështu, ndërsa me vite ishte pritur që hebraizmi të asgjësohej, ai u fuqizua. Krahas kësaj, edhe në botën islame filloi një zgjim.

Ja, pra, të gjitha këto e detyruan Kishën Katolike që përbënte trungun kryesor të botës krishtere, ta rishikonte vështrimin e vet ndaj feve të tjera. Kështu, në Koncilin II të Vatikanit (1962-1965), Kisha Katolike i zbuti pikëpamjet mbi fetë e tjera. Ajo pranoi se fetë e tjera zinin një vend të rëndësishëm në jetën e njerëzve dhe se edhe në këto fe gjenden gjurmë të mesazhit hyjnor.

Në ditët tona, krishterët, veçanërisht katolikët, i japin më shumë vlerë hebraizmit. Shkaku më i rëndësishëm i kësaj është se Jesui dhe krishterët e parë kanë qenë hebrenj. Sado që të pretendojnë se hebraizmi është shfuqizuar, krishterët thonë se anëtarët e kësaj feje kanë rëndësi përsa i përket historisë së krishterizmit.

Krishterët katolikë thonë gjëra pozitive edhe për islamin dhe i quajnë të drejta disa besime dhe adhurime të muslimanëve.

Krishterët katolikë sot marrin shumë iniciativa për të hyrë në dialog me anëtarët e të tëra feve që ekzistojnë sot në botë, duke filluar me muslimanët.

### 8. Krishterizmi dhe krishterët sipas Kur'anit

Në Kur'an nuk flitet për krishterizmin si fe, por për besimet, bindjet dhe sjelljet e krishterëve.

Në Kur'an, për krishterët flitet më pak se për hebrenjtë. Shkaku i kësaj është se problemet e jetuara me hebrenjtë në vitet e para të islamit nuk janë jetuar me krishterët. Gjatë lindjes së islamit, me krishterët nuk janë përjetuar ato konflikte

serioze që janë përjetuar me hebrenjtë, sepse në ato kohë, muslimanët ende nuk patën rënë në kontakt të gjerë me krishterët. Zgjerimi i fitoreve islame, arritja e tyre në kufinjtë e Bizantit dhe fillimi i përplasjeve të nxehta me bizantinët kanë ndodhur pas plotësimit të Kur'anit dhe vdekjes së profetit Muhammed. Prandaj në Kur'an nuk zënë vend shumë sjelljet negative të krishterëve ndaj islamit dhe muslimanëve.

Ndërkaq, Kur'ani u ka bërë kritika më serioze krishterëve se sa hebrenjve. Në krye të gjërave të kritikuara vjen besimi trinist. Në shumë ajete të Kur'anit, krishterët janë kritikuar për shkak të besimit trinist.

Krahas këtyre kritikave, krishterët janë lavdëruar për cilësi morale të tilla si besueshmëria dhe për afërsinë dhe dashurinë më të madhe për muslimanët.

## C. Islami

### 1. Kuptimi leksikor dhe terminologjik i fjalës "islam"

Kuptimi leksikor i fjalës *islam* është *bindje, nënshtrim, dorëzim, paqe, shëndet,* etj. Kurse kuptimi terminologjik është nënshtrim dhe bindje ndaj Allahut, pranim me tërë qenien i gjërave të kumtuara nga profeti Muhammed duke e shfaqur këtë praktikisht në jetë. Veç kësaj, fjala *islam* përdoret edhe si një term i të drejtës juridike islame (fikh) me kuptimin *marrëveshje paqeje*.

Njëkohësisht, islam është edhe emri i fesë së kumtuar nga profeti Muhammed. Këtë emër, kjo fe e ka marrë nga libri i saj i shenjtë, Kur'ani. Në Kur'an, edhe fetë e tjera të kumtuara nga profetë të tjerë e që përmbajnë të njëjtat parime besimore, adhurimore e moralo-etike, janë përmendur anasjelltas me emrin *islam*.

Fjala *islam* do të thotë edhe hyrje në fenë e sjellë nga Hz. Muhammedi. Kështu, për këtë, përdoret shprehja "bëhem islam". Anëtari i fesë islame quhet në arabisht *muslim*, një fjalë kjo e prejardhur nga fjala islam. Edhe në shqip, feja quhet *islam*, kurse anëtari i saj, *musliman* (ose edhe në trajtën *mysliman* të huazuar nga turqishtja).

### 2. Lidhjet e islamit me hebraizmin dhe krishterizmin

Feja islame ka dalë shumë kohë pas hebraizmit dhe krishterizmit, në një mjedis gjeografik dhe kulturor krejt tjetër. Profeti i islamit, Muhammedi, nuk është as hebre, as krishter. Ai ka lindur dhe është rritur në një mjedis ku sundonte tradita arabe pagane. Për rrjedhojë, nuk ekziston ndonjë lidhje historike mes daljes së islamit dhe hebraizmit ose krishterizmit. Ndërsa mes hebraizmit dhe krishterizmit ekziston një lidhje e tillë historike dhe gjenealogjike. Krishterizmi është një fe e lindur në gji të hebraizmit dhe e ndryshuar, pastaj, me kohë. Profeti Jesu (Isa) që

përbën themelin e krishterizmit, është një hebre i rritur mes traditës fetare hebraike. Po kështu, apostujt e parë si dhe Pavli që ka dhënë një kontribut të madh që krishterizmi të marrë trajtën që ka sot, janë me prejardhje hebreje. Për rrjedhojë, krishterizmi bart gjurmët e hebraizmit.

I dalë në një mjedis gjeografik dhe kulturor krejt tjetër, islami u zhvillua në mënyrë krejt të pavarur nga hebraizmi dhe krishterizmi. Megjithëkëtë, në traditën fetare, islami ka gjëra të përbashkëta me këto dy fe. Ndërkaq, përbashkësia e islamit me këto dy fe nuk është me prejardhje historike, por revelacionare, domethënë, e ka burimin në përbashkësinë e revelacionit ose zbulesës hyjnore (vahj). Allahu i ka bërë të ditur Hz. Muhammedit se është profet ashtu si dhe profetët e tjerë para tij dhe se gjërat që ua ka komunikuar (zbuluar) atyre, ia ka komunikuar (zbuluar) edhe atij. Për rrjedhojë, qysh në vitet e para të profetësisë së tij, e dinte se kumtesa e tij është vazhdim i kumtesës së profetëve paraardhës. Ai kishte njohuri për profetët Ibrahim, Musa dhe Isa dhe për mesazhet hyjnore të dërguara atyre. Ai s'i pati marrë këto njohuri nga hebrenjtë dhe krishterët. Këto njohuri i qenë dhënë atij nga Allahu me rrugën e vahjit (revelacionit ose zbulesës hyjnore). Me të vërtetë, pretendimi se Muhammedi e formoi islamin me lëndë të marrë nga tradita hebraike-krishtere nuk mbështetet në prova historike.

Megjithëse s'ka lidhje historike me hebraizmin dhe krishterizmin, islami ka të përbashkët me ta disa vlera. Në krye të tyre vjen profeti Ibrahim (Abraham). Hz. Ibrahimi është një personalitet i lartë që e quajnë të tyrin edhe hebrenjtë, edhe krishterët. Ata thonë se rrënjët e feve të tyre mbështeten te Ibrahimi dhe pretendojnë secili se i përket fesë së tyre. Këto pretendime përmenden edhe në Librin e Shenjtë të islamit, Kur'an. Ndërkaq, Kur'ani, në kundërshtim me pretendimet e hebrenjve dhe krishterëve, thotë se Ibrahimi nuk është hebre ose krishter dhe e paraqet atë si një musliman **hanif.**[24] Edhe në ajetet të tjerë lavdërohet feja e Ibrahimit dhe këshillohen muslimanët t'i përkasin fesë së tij. Në njërin prej ajeteve lidhur me këtë çështje, thuhet: **"Ata** (ndjekësit e Librit) **thanë: "Bëhuni jehudi ose krishterë që ta gjeni rrugën e drejtë". Thuaju: "Jo, ne ndjekim fenë e drejtë të Ibrahimit që nuk ishte nga idhujtarët!"**[25]

Siç kuptohet edhe nga ky ajet, Ibrahimi është vlerë e përbashkët e hebraizmit, krishterizmit dhe islamit; edhe islami mbështetet në fenë e Ibrahimit. Por islami nuk e pranon Ibrahimin me cilësi hebraike apo krishtere, por me gjendjen e tij të parë e origjinale. Islami e bën këtë dallim jo vetëm me Ibrahimin, por edhe me të gjithë profetët dhe personalitetet e tjerë fetarë gjer te Musai (Moisiu) dhe Isai (Je-

24. Kur'ani, Al-i Imran: 67.
25. Kur'ani, Bakara: 135.

sui), duke i hedhur poshtë bindjet dhe besimet e shtrembra të hebrenjve dhe krishterëve lidhur me ta. Islami mban të njëjtin qëndrim edhe për vlerat e tjera të përbashkëta.

Si përfundim, islami i kumtuar nga profeti Muhammed është vazhdim i fesë së kumtuar nga profetët e tjerë paraardhës. Megjithëkëtë, lidhja e islamit me hebraizmin dhe krishterizmin nuk kufizohet vetëm me përbashkësinë e disa personaliteteve fetare dhe vlerave të tjera.

### 3. Shkaku i shfaqjes së islamit

Islami si njëra nga fetë e mëdha ekzistuese të ditëve të sotme, u shfaq në Gadishullin Arabik në fillimet e shek. VII. Në periudhën kur u shfaq islami, në botë ekzistonin shumë fe të njohura, si taoizmi, konfucizmi, hinduizmi, budizmi, xhajnizmi, mexhusizmi si vazhdim i zoroastrizmit, maniheizmi, sabeanizmi, hebraizmi dhe krishterizmi. Në këtë periudhë ishin të përhapura edhe fe tradicionale idhujtare (pagane) pa ndonjë emërtim të caktuar. Gadishulli Arabik ku lindi islami, ishte njëra prej zonave ku sundonte idhujtaria ose paganizmi.

Në atë periudhë, Gadishulli Arabik ishte një zonë ku kalonin dhe kryqëzoheshin rrugët tregtare ndërkontinentale dhe me limane të rëndësishme. Qyteti i Mekës ku ndodhej tempulli i Qabes i ngritur nga profeti Ibrahim, luante një rol të madh fetaro-tregtar në Gadishullin Arabik. Për shkak të klimës së vendit të tyre, shumica e madhe e arabëve bënin jetë nomade. Kurse ata që bënin jetë të ngulitur, ishin të organizuar në sistemin fisnor. Mes fiseve ndodhnin vazhdimisht mosmarrëveshje, grindje dhe konflikte të armatosura. Në këtë periudhë, arabët përjetonin edhe një rënie të dukshme shoqërore e morale. Padrejtësitë, dhuna, interesi, pasionet e ulta kishin arritur kulmin. Shumica e popullit u falej idhujve.

Idhujt që u faleshin arabët, bëheshin prej guri, druri ose metali. Idhujt prej metali në formë njeriu quheshin *sanem*, kurse idhujt prej guri ose druri, *vesen*. Kurse idhujt prej guri pa një formë të caktuar quheshin *nusub*. Në Qabe kishte 360 idhuj, sa ç'ishte edhe numri i fiseve arabe. Më i madhi prej tyre quhej *Hubel*. Veç idhujve, arabët kishin edhe tempuj të quajtur *tagut*. Më kryesorët prej tyre quheshin Lat, Menat dhe Uzza. Arabët i respektonin këta si dhe Qaben, bënin rreth tyre adhurimin e quajtur tavaf, hidhnin short para tyre dhe u ofronin fli.

Krahas adhurimit të idhujve, arabët e njihnin edhe Allahun. Ata u faleshin idhujve si ndërmjetës mes tyre dhe Allahut. Ndërkaq, mes arabëve kishte edhe njerëz që vazhdonin të mbanin besimin në një Zot të vetëm, të mbetur që nga koha e profetit Ibrahim. Këta njerëz që quheshin hanifë, përpiqeshin të qëndronin larg idhujtarisë dhe imoralitetit.

Në këtë periudhë, as popullatat e tjera nuk ishin në gjendje të mirë si jetë shoqërore dhe besim fetar. Duke nisur me Bizantin, fqinjin verior të Gadishullit Arabik, e gjithë bota krishtere bëhej skenë e konflikteve mes fraksioneve fetare për shkak të çështjeve lidhur me profetin Isa (Jesu). Në këtë mes, krishterizmi ishte larguar mjaft nga struktura e tij origjinale. Për shkak të shpërnguljeve masive në të katër anët e botës, edhe gjendja e hebraizmit ishte po ajo.

Më e keqe ishte gjendja e grupimeve të tjera besimore përreth Gadishullit Arabik. Sasanidët e Iranit të lidhur pas besimit mexhusit (adhurues të zjarrit, pasues të zoroastrizmit), i faleshin zjarrit. Perandori i shenjtëruar e shtypte popullin duke përdorur kompetencën hyjnore. Mobedët, priftërinjtë e tyre që e merrnin forcën prej perandorit, e shfrytëzonin popullin.

Siç kuptohet nga të gjitha këto, në periudhën kur lindi islami, gjendja e botës s'ishte aspak e mirë. Luftërat, padrejtësitë, konfliktet fetare dhe ngjarje të ngjashme të dhunshme kishin marrë përhapje të gjerë. Fetë ekzistuese s'ishin në gjendje t'i tregonin rrugë njerëzve. Kurse ata që kërkonin të bënin jetë shpirtërore mes këtij kaosi, tërhiqeshin në vetmi duke menduar vetëm shpëtimin e vet.

Ja, pra, të gjitha këto përbënin shkaqet themelore të shfaqjes së islamit. Për shkak të interpretimeve dhe praktikave të gabuara, feja e kumtuar nga profetët, domethënë, islami, duhej të ringjallej përsëri. Për këtë, Allahu zgjodhi një përfaqësues në mes të arabëve dhe e ngarkoi me këtë detyrë. Ky ishte profeti Muhammed.

### 4. Veçoritë dhe dallimet themelore të islamit

Islami është një fe e plotësuar me anë të profetësisë së Muhammedit dhe që ka marrë formë përfundimtare. Me anë të detyrës profetike të Muhammedit, kjo fe u pastrua nga interpretimet e gabuara që iu bënë dhe praktikat e shtrembra që iu mbivunë gjatë historisë dhe u suall në një formë të përshtatshme ndaj natyrës njerëzore dhe të pëlqyeshme nga Allahu.

Cilat janë veçoritë themelore të islamit?

Veçoritë themelore të islamit, të përcaktuara në Kur'an, mund t'i radhisim kështu:

1. Në islam nuk ka klerikalizëm. Islami nuk e njeh klasën e klerikëve që e bën fenë monopolin e vet dhe sundon mbi njerëzit. Siç dihet, në Kur'an, hebrenjtë dhe krishterët janë kritikuar për këtë gjë dhe priftërinjtë dhe rabinët janë akuzuar se kanë bërë zota të tjerë veç Allahut.

2. Në islam nuk ekziston besimi mbi Mesihun shpëtimtar. Në Kur'an nuk përmbahet besimi mesihist. Megjithëkëtë, më pas, në islam është futur edhe besimi mesihist që përbën një nga veçoritë themelore të feve të tjera.

3. Në islam nuk ka dogma misterioze që nuk kuptohen me anë të mendjes dhe arsyes. Në islam është domosdoshmëri kuptimi me anë të arsyes i të gjitha mësimeve fetare. Në islam vepron parimi në *fillim mëso, pastaj beso.*

4. Feja islame i trajton njerëzit në lindje të lirë e të pafajshëm. Askush nuk mban përgjegjësi për mëkatin e tjetrit. Mëkatet (gjynahet) dhe mirësitë (sevapet) janë produkte të akteve të kryera me vullnet të lirë nga njerëzit me zhvillim mendor normal duke filluar nga mosha e pubertetit.

5. Në islam, askush, përfshi edhe profetët, nuk bart cilësi hyjnore të mbinatyrshme. Për rrjedhojë, sipas islamit, asnjë qenie njerëzore nuk mund të jetë e përsosur në mënyrë absolute. Krahas kësaj, sipas islamit, profetët janë njerëz të zgjedhur nga Zoti, të njohur për karakterin dhe personalitetin e tyre shembullor mes njerëzve dhe të mbrojtur nga Zoti për të mos rënë në mëkat. Gjithashtu, sipas islamit, pa mohuar vullnetin e lirë të njeriut dhe përgjegjësinë e plotë të tij për aktet e veta, Zoti e drejton në udhë të drejtë kë të dojë dhe e shmang nga udha e drejtë kë të dojë. Atë që e vë Zoti në udhë të drejtë, askush nuk mundet ta shmangë nga ajo udhë dhe atë që Zoti e shmang nga udha e drejtë, askush nuk mundet ta vërë në udhë të drejtë. Ndërkaq, kjo është diçka e fshehtë, prandaj dhe nuk e pengon vullnetin e lirë të njeriut.

6. Islami nuk e pranon ndërmjetësimin mes njeriut dhe Zotit. Çdo njeri mund të komunikojë me Zotin drejtpërsëdrejti. Kështu, shpëtimi nuk ka nevojë për ndërmjetës. Me besimin e drejtë dhe aktet e mira, njeriu fiton pëlqimin e Allahut, Zotit të tij, dhe shpëton.

7. Parimet besimore dhe format e adhurimit të islamit janë përcaktuar dhe treguar në Kur'an.

8. Islami i vërteton profetët e feve të tjera dhe e pranon ekzistencën e librave të shenjtë. Islami nuk bën dallim mes profetëve.

9. Në islam nuk ekziston mendësia e zgjedhshmërisë dhe epërsisë. Çdo njeri që beson, ka, në islam, të drejta të barabarta dhe status të njëjtë.

10. Në islam nuk ka ndonjë institucion apo person që të ketë autoritet absolut.

11. Në islam, pendimi dhe falja (amnistia) janë çështje mes njeriut dhe Zotit. Njeriu që kërkon të pendohet, mund të pendohet në vetvete me anë të lutjeve dhe adhurimeve individuale, pra, me anë të komunikimit të drejtpërdrejtë me Zotin me anë të vetëdijes dhe ndërgjegjes së vet pa pasur nevojë t'i drejtohet ndonjë institucioni apo personi. Kështu, në islam nuk ka rrëfim dhe indulgjencë.

12. Islami është kundër çdo lloj idhujtarie dhe politeizmi. Islami nuk lejon adhurimin e figurave ose statujave të personave apo qenieve të tjera, nuk lejon praninë e tyre në vendet ku kryhen adhurime fetare.

Një pjesë të madhe të këtyre veçorive, islami e ka të përbashkët me hebraizmin, kurse një pjesë të vogël, me krishterizmin. Islami ka mundur t'i ruajë të pacënuara shumicën e këtyre veçorive nga fillimi e gjer në ditët e sotme. Në disa prej tyre kanë ndodhur shmangie nën ndikimin e feve dhe kulturave të tjera.

### 5. Fetë e tjera hyjnore sipas islamit

Në islam, njerëzit ndahen, sipas besimit, në tre grupe: *muslimanë, ndjekës të librit* dhe *politeistë.* Ata që u besojnë dhe u binden urdhrave të dërguara nga Allahu me anë të profetit të fundit, Muhammed, quhen *muslimanë*. Ata që u binden ligjeve të profetëve të mëparshëm dhe që kanë libër të shenjtë, quhen *ndjekës të librit* (ehlu'l-kitab). Ata që, veç Allahut, u falen edhe qenieve të tjera, quhen *politeistë* (mushrik).

Feja islame nuk miraton asnjë lloj politeizmi. Sipas islamit, politeizmi është mëkati më i madh që nuk mund të shihet me mirëkuptim apo të falet.[26] Kur'ani është me plot ajete që ua tërheq vëmendjen politeistëve dhe i fton ta besojnë Allahun.

Në Kur'an, ndjekësit e librit janë trajtuar veç politeistëve. Ka pasur pikëpamje të ndryshme mbi çështjen se kush përfshihet në cilësimin ehlu'l-kitab të Kur'anit. Dijetarët e periudhave të para kanë thënë se ndjekësit e librit janë hebrenjtë dhe krishterët, kurse dijetarët e mëvonshëm kanë pretenduar se në ndjekësit e librit përfshihen edhe sabiitët dhe mexhusitët.

Në Kur'an, hebrenjtë (jehudi), krishterët, sabiitët dhe mexhusitët përmenden me emër. Kur lindi islami, këto fe ekzistonin dhe vepronin brenda Gadishullit Arabik ose përreth tij. Ndërkaq, në zonat më të largëta, ekzistonin dhe vepronin hinduizmi, budizmi, xhajnizmi, taoizmi, konfucizmi. Meqë muslimanët e parë nuk i njihnin këta, Kur'ani s'i përmend. Për rrjedhojë, muslimanët nuk e kanë diskutuar qenien apo jo të tyre si ndjekës të librit. Mirëpo edhe shumica e tyre kishin libra të shenjtë.

Në ajete dhe hadithe është bërë e ditur në mënyrë krejt të qartë se hebrenjtë dhe krishterët futen në ndjekësit e librit. Në Kur'an, kur bëhet fjalë për ndjekësit e librit, nënkuptohen hebrenjtë dhe krishterët. Disa besime dhe veprime të tyre janë dënuar, kurse disa të tjera janë lavdëruar. Në Kur'an është bërë e ditur se Allahu do t'i shpërblejë ata ndjekës të librit që u besojnë Allahut dhe ditës së ringjalljes

26. Kur'ani, Nisa: 48.

dhe bëjnë punë të mira.[27] Dijetarët islamë kanë mendime të ndryshme mbi gjendjen e besimtarëve të këtyre feve, të përshkruar në Kur'an.

Duke i veçuar nga politeistët, feja islame u ka njohur ndjekësve të librit shumë privilegje. Ua ka siguruar jetën dhe pasurinë sipas disa kushteve të caktuara dhe ua ka garantuar të drejtën e ushtrimit të lirë të besimeve të tyre. Në mënyrë të veçantë, islami i ka ftuar ata për dialog në pikat e përbashkëta.

## III. DISA NGA FETE TRADICIONALE

### A. Hinduizmi

Hinduizmi është feja më e vjetër e botës që ende ekziston dhe vepron. Megjithëse nuk dihet me saktësi se kur ka dalë, historia e saj shkon pas gjer në vitet 2500 p.e.r. Ky emërtim i është dhënë kësaj feje nga europianët, kurse hindutë e quajnë *Sanatana Dharma* (e vërteta e përjetshme). Në hinduizëm, fjala dharma është fjalë-çelës. Ajo do të thotë detyrë, e vërtetë, e drejtë, virtyt, vlerë, moral, ligj, drejtësi, ndershmëri, etj. Dharma është rruga që e çon njeriun në liri dhe shpëtim.

#### 1. Veçoritë themelore të hinduizmit

Veçoritë themelore të hinduizmit mund t'i radhisim kështu:

a) Hinduizmi është një fe etnike. Hinduizmi reflekton përvojën kulturore dhe mënyrën e jetesës mijravjeçare të popullit hindu (etnitetit ose njësisë etno-kulturore hindu).

b) Hinduizmi nuk ka ndonjë themelues të caktuar.

c) Në hinduizëm nuk ka ndonjë sistem besimor të pranuar bashkërisht. Disa hindu i besojnë një zoti, kurse disa të tjerë, disa zotave. Disa i besojnë dhe i falen zotave si *Kali* që përfaqësojnë të keqen, kurse disa të tjerë, zotave që përfaqësojnë të mirën. Si rrjedhojë e mungesës së një sistemi besimor të caktuar, çdo ide e prodhuar brenda hinduizmit dhe çdo lloj akti apo sjelljeje e kryer në emër të hinduizmit, duke mbetur këto të gjitha brenda hinduizmit, i kanë përftuar atij shumëllojshmëri. Prandaj në hinduizëm nuk bëhet fjalë për herezi apo dalje nga feja. Personi nuk del nga hinduizmi pa e shprehur këtë haptazi. Gjatë historisë, në hinduizëm janë shfaqur bindje, besime, rite dhe forma adhurimi kontradiktore, prandaj përkufizimi i hinduizmit është i vështirë.

d) Hinduizmi nuk është një fe institucionale. Çdo njeri e jeton fenë siç e di.

e) Në hinduizëm, lopët, si burim jetese, konsiderohen të shenjta.

27. shih Kur'ani, Bakara, 62; Maide, 69.



f) Shoqëria hindu ndahet në klasa shoqërore të quajtura *kasta.*

**2. Karma dhe rimishërimi**

Akteve që përcaktojnë fatin e personit, u thuhet *karma*. Sipas besimit hindu, karma është një ligj shkak-pasoje, gjë që do të thotë "ç'të mbjellësh, do të korrësh"!

Sipas bindjes hinduiste, njerëzit vijnë në botë disa herë me radhë gjersa të arrijnë moshën e pjekurisë. Për këtë bëhen shkak aktet e quajtura *karma*. Personat me akte të mira, në ardhjen tjetër në botë, ndodhen në gjendje më të mirë. Kurse personat me akte të këqia bëjnë një jetë të keqe. Shkurt, aktet përcaktojnë etapën e ardhshme të jetës së personit.

Bindja karma ka rëndësi qendrore në hinduizëm. Asnjë bindje apo besim nuk është përhapur në Indi aq sa karma. Fe të tilla si budizmi, xhajnizmi dhe sihizmi që kanë dalë më vonë nga hinduizmi, e kanë vazhduar këtë bindje.

Një tjetër bindje me rëndësi në hinduizëm është rimishërimi (riinkarnacioni). Shpesh, rimishërimi identifikohet me emigrimin e shpirtrave. Te bindja hinduiste mbi rimishërimin nuk ka emigrim shpirti. Personi rivjen në botë po me atë shpirt që ka pasur që rimishërohet, tani, në një trup të ri. Kurse te bindja mbi emigrimin e shpirtrave, shpirti emigron dhe ringjallet në trupin e një qenieje tjetër. Në fund të fundit, sipas të dy bindjeve, njeriu ringjallet pas vdekjes.

Rimishërimi është rezultat i detyrueshëm i karmës. Personat që nuk i kanë rregulluar aktet plotësisht, janë të detyruar të rikthehen disa herë në botë gjersa të arrihet qëllimi i caktuar.

Sipas një doktrine të vjetër hindu, qëllimi i jetës është bashkimi me të vërtetën finale të personifikuar te **Brahma**. Njeriu ka ardhur nga Brahma dhe ka për t'u kthyer te ai. Kthimi te Brahma dhe shkrirja në qenien e tij nuk është diçka që mund të realizohet brenda një jete të vetme. Lindjet e panumërta i kalojnë rezultatet e arritura nga një jetë në tjetrën. Vdekja ndjek jetën dhe jeta, vdekjen. Në çdo jetë të re, me aktet e kryera, njeriu bën edhe një hap tjetër drejt përkryerjes. Gjersa të arrihet përkryerja, në jetën pasuese njeriu lind në një kastë tjetër më të lartë ku i vazhdon përpjekjet e përkryerjes. Po qe se kjo jetë i kalon me akte negative, në jetën pasuese personi lind në një kastë më të ulët. Dhe kështu vazhdon gjer në përkryerje e cila finalizohet me shkrirjen në qenien e Brahmës dhe shpëtimit nga mundimi për të ardhur sërish në këtë botë.

Para ligjit të karmës nuk ka dallim kaste. Çdokush i nënshtrohet po njëlloj atij. Bindja mbi karmën i detyron hindutë të sillen dhe veprojnë mirë. Nga ana tjetër, bindja mbi karmën, duke i shërbyer si një mbulesë padrejtësisë shoqërore, e bën atë legjitime e të pranueshme.

### 3. Sistemi i kastës

Shoqëria hindu është e ndarë në klasa shoqërore të rrjedhura nga feja. Të drejtat dhe detyrat e këtyre klasave janë mjaft të ndryshme nga njëra-tjetra. Këto klasa quhen kasta. Kasta është një grupim shoqëror njerëzish me të njëjtin profesion ose që bëjnë të njëjtën punë, me ngjasime në të drejtat e trashëguara nga etërit, në detyrat dhe zakonet. Janë katër lloje kastash:

**a) Brahmanët.** Eshtë klasa e brahmanëve, klerikëve, njerëzve të fesë. Kjo është klasa më e lartë. Detyra e tyre është të lexojnë dhe shpjegojnë tekstet e shenjta, të tregojnë se cila është rruga e jetës fetare, të shërbejnë si priftërinj (shërbyes fetarë) dhe të pranojnë lëmoshat dhe dhuratat që u jepen.

**b) Kshatrija.** Eshtë klasa e sundimtarëve dhe e luftëtarëve. Eshtë kasta e dytë pas brahmanëve. Detyrat e tyre janë t'ua përkushtojnë veten qëllimeve për të cilat janë krijuar, të mësojnë tekstet e shenjta si Vedat dhe të japin lëmosha dhe dhurata.

**c) Vaisja.** Eshtë klasa e tregtarëve, artizanëve dhe bujqve. Kuptohet se detyra e kastës së tretë është të prodhojë. Kjo kastë është më pak përgjegjëse se kasta Kshatrija në detyrat fetare si leximi i Vedave dhe dhënia e lëmoshave dhe dhuratave.

**d) Sudra.** Eshtë klasa e shërbyesve të të tri kastave më të larta. Ata nuk kanë ndonjë detyrë fetare. Disa drejtime apo fraksione hindu u kanë njohur këtyre të drejtën për t'u ngjitur në kastat më të larta.

Veç këtyre katër kastave ka edhe njerëz të cilësuar jashtë kaste, të cilët nuk kanë asnjë detyrë dhe të drejtë në shoqëri, pra, dhe asnjë vlerë. Këta quhen edhe të *paprekshëm, që s'duhen prekur,* sepse, siç besohej dikur, edhe hija e tyre është e fëlliqur.

Sipas hinduizmit, sistemi i kastave është krijuar nga organet e Brahma-s zot dhe krijues: Brahmanët nga koka e Brahma-s, Kshatrijat, nga krahët, Vaisjat, nga barku dhe Sudrat, nga këmbët.

Në sistemin e kastave nuk ka kalim nga një kastë në tjetrën. Kjo mund të realizohet në një ardhje tjetër në këtë botë, pra, në një rimishërim tjetër. Prandaj secili bën siç ia kërkon kasta. Rri me njerëzit e kastës së vet, martohet me anëtarë të kastës së vet. Ata që sillen në kundërshtim me traditat e kastës, nxirren nga kasta.

Në ditët tona, sistemi i kastës nuk zbatohet aq ngurtësisht si në të kaluarën. Shteti laik indian nuk e ka eliminuar krejtësisht sistemin e kastave. Në institucionet dhe administratën shtetërore kastave u lihet një kontigjent i caktuar.

### 4. Joga dhe meditimi

Murgjit (eruditë) hindu kanë propozuar disa metoda për ta shpëtuar shpirtin nga vajtje-ardhjet nëpër disa trupa, pra, nga rimishërimi. Nga këto, disa metoda kërkojnë aftësi të posaçme vetiake, disa janë të tilla që mund t'i zbatojnë të gjithë. Këto metoda që përdoren për një kohë të gjatë në forma të ndryshme dhe që përmbajnë elementë të ngjashëm, grupohen nën emërtimin e përbashkët *joga.*

Joga është një rrugë edukimi të vullnetit. Ajo ka për qëllim ta drejtojë energjinë e njeriut në një synim të caktuar. Me tërë kuptimin e saj, joga është rruga që siguron bashkimin e unit individual me unin më të lartë të quajtur *atman.*

Personi që bën joga, përpiqet ta mbajë frymën sa më gjatë duke i vënë nën kontroll frymëmarrjet dhe frymënxjerrjet. Ai e shkëput plotësisht lidhjen e mendjes me botën e jashtme duke e përqëndruar tërë vëmendjen te trupi i vet ose te një pikë e jashtme e caktuar. Në mendje krijon një objekt iluziv që e mendon si konkret dhe mediton mbi të për një kohë të gjatë. Në etapën më të lartë, arrin në një farë ekstaze dhe krijon lidhje me botën hyjnore.

Joga është bërë një metodë që përdoret edhe për qëllime të tjera veç kësaj, si për qëllime shëndeti, zhvillim trupi, fitim të fuqive mbinjerëzore, etj. Kjo metodë

me prejardhje hindu është përhapur edhe në vende të tjera, veçanërisht në perëndim.

### 5. Kulti i lopës së shenjtë

Një prej veçorive të hinduizmit është edhe kulti i lopës së shenjtë. Hindutë ndjejnë respekt të madh për lopët, sepse lopët janë simboli i çdo gjëje të gjallë. Për këtë arsye, për hindutë nuk ka mungesë respekti më të madhe ndaj fesë se sa vrasja e një lope. Kështu, vrasja e një njeriu nuk është aq e shëmtuar sa vrasja e një lope. Asgjë tjetër s'e fëlliq më shumë hindunë se sa vrasja e një lope.

Dashuria për lopën ndikon mbi jetën në shumë drejtime. Lopët shëtisin të lira nëpër gjithë gjatësinë e rrugës a të bulevardit. Ato shtrihen mu në mes të kryqëzimeve të trafikut duke e kthyer përmbys atë. Ato futen në kopshtet private duke bërë dëme në to. Administrata shtetërore hap azile për lopët e plakura. Pronarët e lopëve të shterruara, të plakura e pa fuqi, i strehojnë ato në azile pa pagesë.

Bujqit i trajtojnë lopët si anëtarë të familjes. I stolisin ato me kurora lulesh e gjethesh. Kur sëmuren, bëjnë lutje për to. Ata vazhdojnë të kujdesen për lopët edhe pasi të plaken e të mos vlejnë më për gjë.

Hindutë i shohin me neveri njerëzit e grupeve të tjera etnike dhe fetare që e hanë mishin e lopës.

Në Indi shkaktohen herë pas here situata të tendosura mes disa grupeve fetare për shkak të mosrespektimit të të drejtave të lopëve. Disa herë, për këtë shkak, disa grupe fetare bëjnë protesta kundër qeverisë.

Respekti për lopën sjell si rrjedhojë në Indi një sërë vështirësish ekonomike. Mosngrënia e mishit të lopës dhe kujdesi për to edhe kur s'vlejnë më për gjë, jo vetëm krijon vështirësi për sigurimin e ushqimit për popullsinë, por kërkon edhe shpenzime të panevojshme. Respekti për lopën tregohet si një ndër shkaqet kryesore të varfërisë së madhe në Indi.

### 6. Mënyra hindu e jetesës

Sipas hinduizmit, jeta ka katër qëllime: drejtësi, fitim i bekuar, lumturi dhe shpëtim. I katërti është qëllimi final. E vetmja kërkesë e hinduit gjatë gjithë jetës është të shpëtojë nga rrethi i rimishërimit i karmës, të fitojë lirinë dhe të mos kthehet më në këtë botë. Për ta arritur këtë, hindui duhet të jetë i drejtë, të fitojë me të drejtë e në mënyrë të bekuar dhe të bëhet i lumtur. Në hinduizëm ka shumë rrugë dhe teknika për t'i arritur këto.

Në jetën e hinduit nuk ka ndonjë gjë që të quhet jashtë feje. Çdo gjë ka një farë shenjtërie. Çdo gjë është fetare, ka karakter fetar, që nga mbetja e gruas shtatzënë, te lindja, martesa dhe gjer te ceremonia mortore.

Martesa është një prej detyrave themelore fetare. Mashkulli që arrin moshën e martesës, martohet sipas rregullave fetare. Qëllimi i martesës është lindja e një mashkulli që do të siguronte mbrojtjen e traditave. Lindja e një djali është detyra bazë e martesës për mashkullin. Në njërin prej teksteve të shenjta thuhet: "Për një djalë fitohen botët. Me djalin e djalit fitohet pavdekësia. Me djalin e djalit të djalit fitohet bota e diellit."[28]

Ashtu si në martesë, edhe në lindje organizohet një rit i madh. Në gojë të fëmijës së lindur futet mjaltë i përzjerë me gjalpë dhe ai i kushtohet perëndeshës mbrojtëse *Shakti*. Dhjetë ditë pas lindjes, fëmijës i vihet emri. Kur bëhet katër vjeç, diellit i ofrohet një fli. Në moshën tre vjeç, fëmijës i merren flokët, kurse në katër vjeç, i qethen flokët e majës së kokës. Më vonë, fëmijës i shpohen veshët. Kur fëmija arrin në moshën 8-9 vjeç, prindi i pajton një mësues që i thonë *guru*. Edhe kur fëmija fillon të marrë arsim, organizohen një sërë ritesh fetare. Të gjitha këto përbëjnë periudhën e parë të jetës për mashkullin hindu të kastës brahmane. Më vonë, mashkulli që ka ardhur në moshë të martesës, martohet. Martesa është etapa e dytë e jetës për të.

Pasi t'i rritë fëmijët gjer në një moshë të caktuar, për mashkullin fillon etapa e tretë e jetës, zbulimi i vetvetes, që është një lloj gjysëm asketizmi që kalohet larg familjes, jashtë qendrave të banuara.

Në etapën e tretë, mashkulli i pret të gjitha lidhjet me botën. I braktis familjen, mallin e pasurinë dhe ia kushton veten vetëm kërkimit të shpëtimit. Jetën e siguron vetëm me lëmosha. Me një shkop në dorë, ai shëtit nëpër vendet e shenjta. Atyre që zgjedhin një mënyrë të tillë jetese, u thonë *sanjasin*. Hindutë i shohin sanjasinët si njerëz të shenjtë dhe tregojnë respekt për ta. Kjo etapë e fundit varet vetëm nga dëshira e personit. Besohet se mundësia e shpëtimit të njerëzve që kanë zgjedhur këtë mënyrë jetese në etapën e katërt të jetës, nga kurthi i rimishërimit i karmës, është shumë e madhe. Sot, në çdo vend të Indisë mund të hasësh në asketë të tillë.

Kur këta asketë vdesin, varrosen normalisht në tokë. Kjo është e ndryshme nga tradita mortore e hinduizmit. Forma e përhapur e trajtimit të të vdekurit në hinduizëm është djegia e kufomës dhe shpërndarja e hirit në lumenj të shenjtë. Vetëm fëmijët, asketët sanjasin dhe anëtarë të disa fraksioneve varrosen në tokë.

28. shih Louis Renou, Hinduizmi.

I vdekuri që do të digjet, vishet me rroba të lyera me vaj. Shpura e kësaj ceremonie e çon kufomën në vendin e djegies dhe e vendos mbi turrën e druve së bashku me gjërat që ka përdorur në jetë. Disa ditë pas djegies mblidhen hirërat e kufomës që futen në një vazo dhe pastaj groposen ose hidhen në lumenj të shenjtë.

### B. Budizmi

Budizmi është një fe me ndikim në një gjeografi të gjerë që shtrihet nga India në Mongoli, nga Tibeti gjer në ishujt japonezë. Si rrjedhojë e strukturës së saj universale dhe karakterit misionar, kjo fe në ditët tona ka filluar të përhapet edhe në vendet perëndimore.

Budizmi ka dalë në shek. VI p.e.r. si kundërveprim ndaj politeizmit të hinduizmit, autoritetit të klerikëve të quajtur brahmanë dhe sistemit të kastave. Kjo lëvizje fetare që e ka marrë emrin nga themeluesi i saj Buda, shpërtheu brenda një kohe të shkurtër jashtë kufijve të Indisë dhe u kthye në një fe universale. I ndikuar nga kulturat e vendeve ku u përhap, budizmi ka marrë, si përfundim, forma të ndryshme. Prandaj në ditët tona gjenden tipe budizmi që ndryshojnë nga zona në zonë e nga shteti në shtet. Mes tyre ka ndryshime të rëndësishme përsa u përket botëkuptimit fetar dhe praktikave përkatëse. Për shembull, budizmi i posaçëm japonez *Zen* me budizmin e posaçëm tibetian kanë shumë ndryshime nga njëri-tjetri.

Pavarësisht nga të gjitha këto, budizmi ndahet në dy drejtime kryesore të quajtura *Hinajana* dhe *Mahajana*. Drejtimi budist Hinajana merr si bazë shpëtimin individual, kurse drejtimi budist Mahajana, shpëtimin kolektiv. I pari është i përhapur në vende të Azisë Jugore, si Sri Lanka, Burma, Tailandë, Kamboxhia dhe Laos, kurse tjetri ka më shumë ndikim në vendet e Azisë Lindore dhe Veriore, si Kina, Korea, Japonia, Tibeti, Vietnami dhe Mongolia.

#### 1. Veçoritë themelore të budizmit

Nisur nga disa veçori që bart, budizmi është mjaft i ndryshëm nga fetë e tjera. Para së gjithash, kjo fe nuk lidhet me konceptin mbi Zotin që është një nga elementët themelorë të feve të tjera. Budizmi e mohon në mënyrë kategorike ekzistencën e një Zoti eternal, krijues, zotërues i fuqisë absolute. Sipas budizmit, nuk ka asnjë qenie të pandryshueshme e të përjetshme. Çdo gjë është e dënuar të ndryshojë e të asgjësohet. Prandaj thuhet edhe se budizmi është një fe pa zot.

Sipas budizmit, shkaku i çdo gjëje nuk është Zoti, por aktet e quajtura *karma*. Janë aktet që bëhen shkak për ardhjen e njeriut në këtë botë dhe për asgjësimin e tij.

Budizmi që pranon se çdo gjë është e ndryshueshme dhe me një fund të caktuar, e mohon edhe ekzistencën e shpirtit. Budistët krenohen me këtë veçori të fesë së tyre. Prandaj, në ndryshim me hindutë, budistët nuk i besojnë rimishërimit dhe emigrimit të shpirtit.

Budizmi është një fe misionare si krishterizmi. Vetë Buda e ka përhapur doktrinën e tij duke e shëtitur Indinë për dyzet vjet me radhë. Edhe ata që i kanë besuar, Buda i ka ngarkuar me detyrën për ta përhapur këtë doktrinë. Në saje të veprimtarisë misionare, budizmi ka dalë jashtë Indisë duke u përhapur gjer në Kinë dhe Japoni. Misionarët budistë e vazhdojnë këtë veprimtari edhe në ditët tona.

### 2. Botëkuptimi budist

Megjithëse e kundërshton ekzistencën e Zotit krijues të aftë për çdo gjë si dhe ekzistencën e shpirtit, budizmi nuk është as një doktrinë materialiste. Budizmi nuk i jep vlerë kësaj bote. Sipas budizmit, kjo botë është për njeriun dhimbje e vuajtje. Lindja, jeta dhe vdekja janë nga një vuajtje më vete. Burimi i këtyre dhimbjeve dhe vuajtjeve është lidhja me këtë botë. Personi i lidhur pas kësaj bote bëhet viktimë e dëshirave dhe pasioneve të veta. Prandaj njeriu duhet të kërkojë mundësinë e shpëtimit prej dëshirave dhe pasioneve.

Megjithëkëtë, budizmi nuk këshillon shmangien nga jeta, pasuria dhe pushteti. Sipas budizmit, burimi i dhimbjeve dhe vuajtjeve nuk është zotërimi i pasurisë dhe pushtetit, por varfëria dhe mjerimi. Në predikimet e veta, Buda i ka sharë dhe përbuzur njerëzit e veçuar nga jeta që sorrollaten pa punë andej-këtej. Ai e ka këshilluar këdo të merret me një punë dhe, krahas kësaj, të kërkojë rrugët për të shpëtuar nga lidhja pas botës. Për këtë, Buda ka përcaktuar disa parime që duhen respektuar.

### 3. Parimet që duhet të respektojë budisti

Parimet e përcaktuara nga Buda për të shpëtuar nga dhimbjet dhe vuajtjet kanë të bëjnë me drejtësinë dhe ndershmërinë në të gjitha fushat e jetës. Këto janë tetë parime:

1) Bindje e drejtë. Ta kuptojë gjithësinë dhe jetën sipas mësimeve të Budës dhe të jetë i bindur për këtë.

2) Qëllim i drejtë. Ta pastrojë mendjen nga qëllimet e këqia që kanë të bëjnë me gënjeshtrën dhe padrejtësinë.

3) Sjellje e drejtë. Të ruhet nga marrëdhëniet seksuale të paligjshme dhe prostitucioni, nga krimi i vrasjes, nga vjedhja, shkurt, nga veprimet që u shkaktojnë dëme të tjerëve.

4) Fjalë e drejtë. Të ruhet nga biseda me gënjeshtra, thashetheme, fyerje dhe të folurit e kotë.

5) Jetesë e drejtë. Ta sigurojë jetesën pa u shkaktuar dëm qenieve dhe gjallesave të tjera. Prandaj të mos merret me kasapllëk dhe peshkim si dhe me prodhimin dhe tregtimin e produkteve të dëmshme.

6) Përpjekje e drejtë. Të përpiqet për ta drejtuar mendjen në gjëra të dobishme duke e mbajtur larg mendimeve të këqia.

7) Mendim i drejtë (syçelësi). Të jetë gjithmonë syçelë për t'i mbajtur nën kontroll trupin, ndjenjën dhe mendimin.

8) Përqëndrim i drejtë. Në praktikat e meditimit, ta përqëndrojë mendjen në një objekt të caktuar, të realizojë një meditim të thellë.

Në budizëm, këto tetë parime përkufizohen si "rruga tetëpjesëshe". Personi që e ndjek këtë rrugë, pastrohet prej dhjetë cilësish të këqia si injoranca, ambicja, mendjemadhësia, zemërimi, etj. që e dënojnë me dhimbje dhe vuajtje, dhe e çojnë në nirvana që është synimi final.

### 4. Karma dhe rimishërimi

Karma është një bindje e lindur nga hinduizmi dhe që u ka vënë vulën të gjitha feve tradicionale. Budizmi që nuk i pranon ekzistencën e Zotit e të shpirtit, e ka përvetësuar këtë bindje të hinduizmit dhe është kthyer në qendër të kësaj doktrine. Ndërkaq, budizmi e ka kufizuar karmën me veprime të vetëdijshme të personit. Sipas budizmit, përgjegjësen e punëve të bëra në mënyrë të vetëdijshme personi e merr në periudhat e pastajme të jetës ose në jetën tjetër pas kësaj.

Budizmi që e pranon bindjen mbi karmën, pranon edhe besimin e rikthimit në këtë botë. Por kundërshton emigrimin e shpirtit, sepse, sipas budizmit, nuk ka shpirt. Rikthimi në këtë botë bëhet jo me anë të emigrimit të shpirtit, por me rimishërim në një trup tjetër. Pra, budizmi e pranon rimishërimin.

Sipas Budës, po qe se karma e personit vazhdon të zhvillohet në mënyrë të keqe, edhe rimishërimet do të vazhdojnë. Në këto kushte, personi do të mbetet i detyruar ta rijetojë disa herë këtë jetë të përbërë prej dhimbjesh dhe vuajtjesh pa shpëtuar dot nga ky rreth vicioz. Kurse njeriut i duhet që duke shpëtuar një çast e më parë nga kjo dhimbje dhe vuajtje, të arrijë nirvanën.

### 5. Joga dhe meditimi

Si hinduizmi, edhe budizmi i ka dhënë rëndësi jogës dhe meditimit. Buda ka këshilluar kryerjen e një meditimi të drejtë për të shpëtuar nga dhimbjet dhe vuajtjet. Meditimi i drejtë është një prej tetë parimeve të budizmit.

Për ta edukuar vullnetin, budisti i vë nën kontroll mendjen, frymën dhe trupin dhe i ngadalëson lëvizjet. Ai përpiqet që ta pastrojë mendjen nga gjëra të këqia si urrejtja, neveria, ambicja, dredhia dhe mashtrimi, gënjeshtra, epshi, etj. Kështu ai fiton përkryerjen dhe ndriçimin mendor, qetësinë trupore. Dhe kjo i jep mundësi atij që, duke shpëtuar nga dhimbjet dhe vuajtjet e kësaj bote, të arrijë nirvanën.

### 6. Nirvana

Koncepti *nirvana* që si fjalë do të thotë *shuarje, asgjësim,* shpreh shpëtimin nga rrethi i vajtje-ardhjeve të shumta në këtë botë. Në budizëm, qëllimi i jetës është arritja e nirvanës. Ndërkaq, përmbajtja dhe natyra e nirvanës nuk dihen saktë. Buda e përkufizon nirvanën me anë të mosqenieve. Nirvana është një botë që s'i përngjet kësaj bote. Personi, në vend që të përpiqet të mësojë përmbajtjen e nirvanës, duhet të përpiqet të arrijë te ajo. Kësaj duhet t'ia kushtojë gjithë jetën. Synimi më themelor i budizmit është ta çojë njeriun te nirvana që është shpëtimi i vetëm dhe momenti i lumturisë.

## PERMBLEDHJE

1. Cilat janë zonat ku krishterizmi është më i dendur?
2. Jepni të dhëna mbi besimin mesihist në hebraizëm.
3. Cilat grupe fetare emërtojnë termat *hebre, Izrael, nasrani* dhe *nasara*?
4. Përkufizojeni hebraizmin.
5. Cila është veçoria më e rëndësishme që e dallon hebraizmin nga fetë e tjera?
6. Thoni emrat e drejtimeve kryesore të krishterizmit.
7. Shpjegoni se me ç'kuptime përdoret në krishterizëm fjala kishë.
8. Jepni të dhëna mbi lidhjen e islamit me hebraizmin dhe krishterizmin.
9. Krahasoni botëkuptimin e rimishërimit te hinduizmi dhe te budizmi.
10. Si është vështrimi i hebraizmit ndaj feve të tjera? Jepni të dhëna të shkurtra.
11. Në Kur'an, nga ç'këndvështrim kritikohen më shumë hebrenjtë dhe krishterët?
12. A mund të jenë hinduizmi dhe budizmi fe hyjnore? Pse? Shpjegojeni.
13. Cilat janë pesë ndalimet nga të cilat duhet të ruhen budistët?

# PJESA IX
# BESIMI FETAR

## ÇESHTJET

I. BAZAT E BESIMIT
II. KRAHASIME BESIMORE

## PUNE PERGATITORE

1. Përpiquni të përcaktoni elementët themelorë që duhet të ketë një fe.
2. Mësoni nga fjalorët kuptimet e koncepteve *Zot*, *profet*, *ahiret* dhe *mesih*.
3. Diskutoni me shokët se si ndikon mbi jetën e njeriut besimi fetar që ka ai.
4. A mund të ketë ndodhur që në kulturën islame, besimi mehdiist dhe mesihist të jenë shfaqur nën ndikimin e feve të tjera?

## I. BAZAT E BESIMIT

### 1. Bazat e besimit të hebraizmit

Në librat e shenjtë të hebraizmit nuk ka ndonjë të dhënë mbi bazat e besimit që duhen besuar. Krahas kësaj, dijetari hebre Maimonides, ka përcaktuar një sistem besimi me qëllim për të formuar një mbrojtje kundër kritikave të krishterëve dhe muslimanëve ndaj hebraizmit. Duke e sajuar këtë sistem, Maimonides ka përfituar nga sistemet e besimit të krishterizmit dhe islamit. Sistemi i besimit i Maimonidesit përbëhet nga këto baza:

1) Zoti e ka krijuar çdo gjë që ekziston dhe vendos mbi to.

2) Zoti është një; nuk ka zot tjetër veç Tij.

3) Zoti nuk është trup dhe nuk mund të përshkruhet në asnjë mënyrë.

4) Zoti është i paraqenë dhe i pasqenë (nuk ka fillim dhe nuk ka fund).

5) Adhurimi është i posaçëm vetëm për Zotin; Atij nuk mund t'i bëhet partner, askush dhe asgjë tjetër nuk mund të adhurohet krahas Tij.

6) Të gjitha thëniet e profetëve janë të drejta e të vërteta.

7) Profetësia e Moisiut është e vërtetë. Ai është më i madhi ndër profetët që kanë ardhur ose që do të vijnë pas tij.

8) Testamenti që kemi në dorë, është i njëjtë me atë që i është dhënë Moisiut nga Zoti.

9) Testamenti nuk do të ndryshojë dhe në të ardhmen Zoti nuk do të dërgojë ndonjë Testament tjetër.

10) Zoti i di të gjitha veprimet dhe mendimet e njeriut.

11) Zoti i shpërblen ata që i zbatojnë urdhrat e Tij dhe i ndëshkon ata që i shkelin.

12) Mesihu do të vijë dhe unë do ta pres ardhjen e tij sado që të vonojë.

13) Në një kohë që e di Zoti, do të ndodhë ringjallja pas vdekjes.

Siç shihet, bazat e besimit si më sipër përmbajnë çështje të tilla themelore si Zoti, profetësia, epërsia e profetit Moisi, autenticiteti i Testamentit dhe mosndryshimi i tij edhe në të ardhmen, ringjallja pas vdekjes, ahireti (jeta e pasme) dhe Mesihu. Këto baza besimi pranohen vetëm nga hebrenjtë ortodoksë.

### 2. Bazat e besimit të krishterizmit

Në periudhën e parë të krishterizmit s'kishte as libër të shenjtë, as një sistem besimi të pranuar prej të gjithëve. Kjo gjendje u bë shkak për lindjen e debateve mes krishterëve mbi çështjet e besimit. Për këtë, në vitin 325 e.r., në Nicë u bë

një mbledhje ku, pas diskutimeve të gjata, u përcaktua një sistem besimi me këtë përmbajtje:

1 Unë i besoj Zotit, Atit të fuqishëm,

2 të birit, Zotit tonë Jesu,

3 që ka lindur nga virgjëresha Mari dhe Shpirti i Shenjtë

4 dhe që është kryqëzuar në kohë të Pilatit, ka vdekur dhe është varrosur,

5 dhe që në ditën e tretë është ngritur nga varri,

6 dhe është ngjitur në qiell,

7 dhe që rri në të djathtë të Atit,

8 dhe që do të zbresë për t'i gjykuar të gjallët e të vdekurit.

9 I besoj edhe Shpirtit të Shenjtë

10 dhe Kishës së Shenjtë,

11 dhe faljes së mëkateve,

12 ringjalljes së të vdekurve dhe jetës së pasosur.

Këto baza të besimit të krishterizmit mbështeten në botëkuptimin trinist, pra, në besimin në tre zota. Sipas këtyre bazave besimore, krishteri është i detyruar të besojë si zot, krahas Zotit, edhe Jesuin dhe Shpirtin e Shenjtë, të besojë në autoritetin e Kishës, faljen e mëkateve (indulgjencën), ringjalljen pas vdekjes dhe jetën e pasosur.

### 3. Bazat e besimit të islamit

Bazat e besimit të islamit mbështeten në Kur'an. Në ajete të ndryshme të Kur'anit janë përcaktuar veç e veç bazat besimore që duhen besuar. Kurse në hadithet e profetit Muhammed, këto baza janë përcaktuar së bashku. Dikujt që e ka pyetur se ç'është besimi, ai i është përgjigjur kështu:

**"Besimi është t'u besosh Allahut, engjëjve të Tij, librave të Tij, të dërguarve** (profetëve) **të Tij, ditës së ahiretit** (ringjalljes)**, kaderit, të mirës, të keqes dhe çdo gjëje tjetër si krijime të Allahut."**[29]

Sipas këtij hadithi, bazat e besimit të islamit janë gjashtë. Këto quhen edhe "Amentu" dhe janë:

1) Besimi te Allahu;

2) te engjëjt e Allahut;

3) te librat e Allahut;

29. Muslim, Iman, 1.

4) te të dërguarit (profetët) e Allahut;

5) te dita e ahiretit;

6) te kaderi, te e mira dhe e keqja si krijime të Allahut.

Këto gjashtë baza besimore që duhen besuar në islam, janë të thjeshta dhe universale. Këto baza nuk janë të kufizuara vetëm me veçoritë e një feje, ashtu siç ndodh me bazat e besimit të feve të tjera. Për shembull, që një njeri të bëhet musliman nuk është e mjaftueshme t'u besojë vetëm profetit Muhammed dhe Kur'anit të sjellë prej tij, por edhe profetëve Musa dhe Isa dhe librave të sjellë prej tyre.

## II. KRAHASIME BESIMORE

### 1. Besimi te Zoti

Besimi te Zoti ka ekzistuar te njerëzit gjatë gjithë historisë. Disa kanë besuar një Zot, kurse disa të tjerë, disa zota. Prandaj, besimi i njerëzve te Zoti ndahet në dy lloje: besimi në një Zot, monoteizmi dhe besimi në shumë zota, politeizmi.

Në besimet monoteiste besohet në një Zot të vetëm si krijuesi dhe sunduesi i çdo gjëje. Ky Zot nuk ka partner, të ngjashëm e identik me veten. Ai ka fuqi për çdo gjë. Një besim i tillë tek Zoti duket më konkretisht te hebraizmi dhe islami. Kurse në besimet politeiste besohen në më shumë se një zot. Në disa besime bëhet fjalë për mbi një mijë zota. Shembulli më tipik i kësaj është feja tradicionale e kombëtare japoneze, shintoizmi.

#### a) Besimi te Zoti në hebraizëm, krishterizëm dhe islam

Hebraizmi, krishterizmi dhe islami mbështeten në fenë e profetit Ibrahim, prandaj, mes tyre, në disa çështje, ka ngjasime.

Hebraizmi duket si përfaqësuesi i parë i besimit monoteist. Sipas botëkuptimit të kësaj feje mbi Zotin, Zoti është një. Në Testamentin e Vjetër (Tora) që është libri i shenjtë i hebraizmit, thuhet: **"Dëgjo, o Izrael! Zoti ynë është Zoti që është i vetmi Zot!"**[30]

Sipas hebraizmit, Zoti është një qenie e lartë që e ka krijuar çdo gjë dhe që vendos mbi çdo gjë. Ai është i paraqenë dhe i pasqenë (i pafillim dhe i pafund). Ai nuk ka partner, të ngjashëm dhe identik me vetveten. Prandaj nuk mund t'i bëhet portreti apo statuja. Ai nuk mund të përmendet pa qenë e nevojshme kjo. Vetëm Ai mund të adhurohet.

30. Ligji i Përsëritur, 6:4

Zoti ka dy emra: **Elohim** dhe **Jehova**. Emri Elohim shpreh anën e Tij ndëshkuese, kurse emri Jehova, anën e tij mëshiruese. Meqë druhen t'i përmendin këto emra të Zotit, hebrenjtë i drejtohen Atij me fjalët **Ha-Shem** dhe **Adonaj.**

Besimi mbi Zotin në krishterizmin e dalë nga hebraizmi, është mjaft i ndryshëm nga besimi mbi Zotin në hebraizëm. Në krishterizëm, përveç Zotit të pranuar dhe besuar nga hebraizmi, besohen si zota edhe Jesui (Isai) dhe Shpirti i Shenjtë. Mbi këtë është zhvilluar doktrina triniste, sipas së cilës, Zoti është shfaqur në tre elementë të cilët përfaqësojnë Zotin e vetëm. Këtë doktrinë, krishterët e shohin si një të fshehtë besimore të vështirë për t'u kuptuar me anë të arsyes.

Tre elementët e trinitetit në krishterizëm emërtohen Ati, Biri dhe Shpirti i Shenjtë. Ati i cili përbën elementin e parë dhe esencial të trinitetit, është po ai i hebrenjve. Sipas krishterëve, Ati është Zoti i paraqenë e i pasqenë (i pafillim e i pafund), i aftë për çdo gjë, krijuesi i çdo gjëje, një qenie e lartë e mëshirshme dhe mirëbërëse.

Biri Jesu që përbën elementin e dytë të trinitetit, është Fjala e Atit e shndërruar në trup njeriu. Për rrjedhojë, Jesui (Isai), sipas besimit krishter, është biri i Zotit. Ky besim i krishterizmit është debatuar dhe vendosur në koncilet, të cilat zënë një vend të rëndësishëm në krishterizëm. Sot, shumica e krishterëve besojnë se Jesu Krishti është Fjala e Zotit, për rrjedhojë, besojnë se ai është vetë Zoti i paraqitur si njeri. Sipas këtij besimi, Ati Zot, për hir të dashurisë për njerëzit, ka jetuar mes tyre në trajtën e Mesihut, Jesu Krishtit. Ndihma e Tij është përcjellë te njerëzit me ndërmjetësimin e Jesu Krishtit, i cili u ka treguar atyre rrugën e shpëtimit. Jesu Krishti është ndërmjetësuesi i vetëm mes njerëzve dhe Zotit. Ati i ka dhënë atij fuqinë e gjykimit dhe jetëdhënies. Meqë përbëhet prej të njëjtit element si Ati, edhe Jesui është një Zot i përkryer. Si i biri i Zotit, ai është edhe një Zot i vërtetë, edhe një njeri i vërtetë. Adhurimi i tij do të thotë adhurim dhe besnikëri ndaj Zotit.

Elementi i tretë i besimit trinist në krishterizëm është Shpirti i Shenjtë. Në koncilin e Konstandinopolit të vitit 381 e.r., është vendosur që edhe Shpirti i Shenjtë është Zot sikurse Ati dhe Biri dhe, kështu, janë plotësuar elementët e trinitetit krishter. Sipas botëkuptimit krishter, Shpirti i Shenjtë është nga e njëjta esencë me Atin, por ka një përmbajtje dhe natyrë tjetër. Si një qenie e pakrijuar, e pafillim dhe e pafund, ndodhet në zemrën e njerëzve dhe është vetë Zoti që jeton në gjithësi. Ati Zot, të gjitha punët i bën me anë të Shpirtit të Shenjtë dhe me të e shfaq fuqinë e Tij. Sipas besimit krishter, Shpirti i Shenjtë i orienton krishterët duke i mbrojtur nga gabimet.

Ndërkaq, në islam që përbën hallkën e tretë të traditës fetare të profetit Ibrahim, është hedhur poshtë besimi trinist dhe është vendosur besimi monoteist në

Allahun si Zoti i vetëm. Prandaj, në Kur'an, shumë herë me radhë u është kujtuar njerëzve uniteti i Allahut, e vërteta se Ai nuk ka partner, të ngjashëm ose identik me veten. Sipas Kur'anit, Allahu është Zoti i parë e i fundit, veç Tij nuk ka zot tjetër. Allahu nuk ka lindur kënd dhe nuk është i lindur. Ai është i vetëmjaftueshëm e i përplotësuar, pra, nuk ka nevojë për askënd dhe asgjë. Ai ka për t'i marrë në pyetje njerëzit në Ditën e Ahiretit (ringjalljes). Me këto veçori, besimi islam mbi Zotin i përngjet besimit hebraik mbi Zotin.

**b) Besimi te Zoti në hinduizëm dhe budizëm**

Përfytyrimi dhe botëkuptimi hyjnor në hinduizëm është i mbyllur dhe evaziv. Meqë në hinduizëm ka shumë simbole hyjnore të cilave u atribuohen detyra të ndryshme hinduizmi përkufizohet si fe politeiste dhe idhujtare (pagane). Mirëpo, ndërkaq, në tekstet e shenjta të hinduizmit, Vedat, ka shprehje që aludojnë hapur mbi unitetin hyjnor, pra mbi një Zot të vetëm. Njëra nga shprehjet e tilla te Veda Rig është kështu: "Atë e thërrasin Indra, Mitra, Varuna dhe Agni. Sado ta thërrasin murgjit (eruditë) atë me shumë emra, e vërteta është një!"

Kjo shprehje në Veda Rig të kujton faktin e thirrjes së Zotit një me shumë emra. Këtë fakt mund ta përngjasojmë me nëntëdhjetë e nëntë emrat dhe atributet e Allahut në islam.

Megjithëse në hinduizëm ka gjurmë të monoteizmit, sundon botëkuptimi politeist. Shtresën më të lartë të zotave e përbën sistemi i tre zotave që i përngjet trinitetit krishter. Në këtë sistem tresh marrin pjesë zoti krijues Brahma, zoti mbrojtës Vishnu dhe zoti ndëshkues Shiva.

Veç këtyre, në hinduizëm ka edhe shumë perëndi dhe perëndesha. Më kryesorët janë: Indra, Varuna, Soma, Rudra, Mitra, Durga, Shakti, Kali.

Budizmi i cili ka për synim ta shpëtojë njeriun prej dhimbjeve dhe vuajtjeve për ta bërë që të arrijë nirvanën, nuk interesohet për Zotin. Themeluesi i budizmit, Buda, e ka quajtur të panevojshme që njerëzit të merren me të tilla gjëra dhe të bëjnë pyetje mbi to. Sipas tij, njerëzit duhet të përpiqen që, duke bërë punë të mira, të shpëtojnë nga dhimbjet dhe vuajtjet e kësaj bote. Me gjithë këtë mosinteresim të Budës për çështjen e Zotit, në shekujt e mëvonshëm, veçanërisht në budizmin Mahajana, Buda është vënë në vendin e Zotit. Në vendet ku ky drejtim budist është i përhapur, janë zhvilluar përfytyrime të ndryshme mbi Zotin. Në shumicë, këto përfytyrime janë përqëndruar mbi hyjnitetin e Budas i cili është përfytyruar si zot, madje kryezot. Kurse drejtimi budist Theravada që është më besnik ndaj mësimeve të Budas, nuk është marrë me Zotin. Për shkak të këtyre paqartësive në çështjen e Zotit, budizmi është quajtur edhe fe pa Zot.

### 2. Besimi te profeti ose themeluesi i fesë

Besimi te profeti ndodhet vetëm në bazat e besimit të hebraizmit dhe islamit. Besimi profetik i hebrenjve kufizohet vetëm me profetët që përmenden në librat e tyre të shenjtë. Prandaj ata nuk e pranojnë profetësinë e Hz. Isait e të Hz. Muhammedit. Sipas tyre, Moisiu (Hz. Musai) është profeti më i madh.

Megjithëse në bazat e besimit të krishterëve, besimi te profetët nuk përfshihet, ata i pranojnë profetët hebrenj. Kurse profetësinë e Hz. Muhammedit nuk e pranojnë. Ndërsa për Hz. Isanë (Jesuin) besojnë se është zot e jo profet.

Në islam, muslimani e ka për detyrë t'i besojë të gjithë profetët që përmenden në Kur'an. Prandaj muslimanët u besojnë të gjithë profetëve pa bërë dallime mes tyre. Sipas besimit islam, Hz. Isai është një i dërguar (profet) i Allahut.

Përveç hebraizmit, krishterizmit dhe islamit, besimi profetik ekziston edhe në zoroastrizëm i cili ka dalë në Iran në shek. VI p.e.r. Zoroastrianët e besonin si profet themeluesin e kësaj feje, Zarathustrën.

### 3. Besimi te jeta e pasme (ahiret)

Pothuaj në të gjitha fetë ekziston besimi se njeriu do të japë llogari për punët që ka bërë në këtë botë dhe do të marrë përgjegjësen e tyre. Ky besim futet në bazat e besimit të hebraizmit, krishterizmit dhe islamit.

Në librin e shenjtë të hebrenjve nuk ka njohuri të sakta mbi ekzistencën e ahiretit, jetës së pasme, dhe mbi domosdoshmërinë e besimit mbi ahiretin.[31] Megjithëkëtë, murgjit eruditë hebrenj, rabinët, besimin mbi ekzistencën e jetës së pasme e kanë sjellë në formën e një baze besimi. Dijetari i shquar hebre, Maimonides, mes bazave të besimit të përcaktuara për hebrenjtë prej tij në shek. XIII e.r., ka përfshirë edhe besimin në jetën e pasme. Ndërkaq, kjo gjë nuk është e detyrueshme për të gjithë hebrenjtë. Në disa drejtime apo fraksione fetare hebreje nuk i besojnë jetës së pasme sepse nuk përmendet në Testament.

Botëkuptimi mbi jetën e pasme në krishterizëm mbështetet në besimin mbi Mbretërinë e Zotit që do të ngrihet nën drejtimin e Mesihut Jesu. Sipas krishterizmit, Mesihu i pritur është Jesu Krishti. Me ardhjen e tij do të fillojë procesi i ngritjes së Mbretërisë së Zotit. Jesui e ka paralajmëruar vetë këtë në ungjillet. Sipas tij, kjo botë është ara (parcela) e Mbretërisë së Zotit. Ç'*të mbjellë* njeriu në këtë botë, do të *korrë* në botën tjetër.

31. Kur flitet për ahiretin, në islam, nënkuptohen këta elementë: kiameti, ringjallja, llogaridhënia dhe jeta pas këtyre, ku përfshihen xhenneti dhe xhehennemi. Prandaj, kur flitet për të njëjtin besim në lidhje me fetë e tjera, është më e drejtë të përdoret emërtimi "jeta e pasme" ose "jeta tjetër", pasi nuk është identik në thelb dhe përmbajtje me besimin përkatës islam.

Besimi në ahiretin është një nga bazat më të rëndësishme të besimit në islam. Për këtë, çështja e besimit në ahiretin (ditën e ahiretit, kiametin dhe ringjalljen) trajtohet në shumë ajete të Kur'anit së bashku me besimin te Allahu. Në një prej ajeteve të tillë thuhet: **"... për ata që u besojnë Allahut dhe Ditës së Ahiretit dhe bëjnë punë të mira, ka shpërblime te Zoti i tyre dhe për ata nuk ka frikë dhe ata nuk do të dëshpërohen!"**[32] Edhe profeti islam, Hz. Muhammedi, në shumë hadithe të tij ka theksuar rëndësinë e besimit në ahiretin dhe ka dhënë njohuri të detajuara mbi të.

Besimi mbi jetën e dytë në fetë hindu është i lidhur me bindjen mbi karmën dhe rimishërimin. Sipas këtij sistemi besimi, personat e papërkryer plotësisht do të rikthehen në këtë botë të rimishëruar në një trup tjetër, gjë që ka për t'u përsëritur disa herë gjersa të marrë fund përkryerja. Në të gjitha fetë hindu, ky besim është qendor.

### a) Përmbajtja e botës së pasme

Sipas feve hebraike e krishtere, bota e pasme është forma e ripërtërirë e botës ku jetojmë. Në botën e re të formuar me ripërtëritjen e kësaj bote, do të ekzistojnë edhe pjesët e saj të quajtura *parajsa* dhe *ferri*. Njerëzit e mirë do të shijojnë në parajsë të mirat e pafundme të botës hyjnore, kurse njerëzit e këqinj do të vuajnë në ferr.

Sipas besimit islam, bota e ahiretit është e ndryshme nga kjo botë dhe ekziston. Bota e ahiretit përbëhet prej pjesëve të quajtura *mahsher*, *xhennet* dhe *xhehennem*. Mahsheri është vendi i grumbullimit pas ringjalljes, kurse xhenneti dhe xhehennemi, përkatësisht vendet e shpërblimit dhe ndëshkimit. Këto vende janë përshkruar me detaje në Kur'an.

Botëkuptimi mbi jetën e pasme në fetë hindu u ngjan pjesërisht botëkuptimeve përkatëse hebraike, krishtere dhe islame. Në hinduizëm dhe budizëm besohet se personi i vdekur, para se të rikthehet në këtë botë, kalon një farë periudhe jete në parajsë dhe ferr. Por nuk ka ndonjë shpjegim të mjaftueshëm mbi botën ku shkojnë njerëzit që kanë arritur të përkryhen plotësisht dhe kanë shpëtuar nga detyrimi për t'u rikthyer në këtë botë.

### b) Llogaridhënia

Sipas besimit hebraik dhe islam, Allahu (Zoti) që di çdo gjë që bëjnë njerëzit, ditën e ahiretit do t'i marrë në pyetje ata dhe do t'u japë përgjegjësen e bëmave të tyre. Kurse në krishterizëm, njerëzit do t'i marrë në pyetje Jesui (Hz. Isai). Pas

32. Kur'ani, Bakara: 4.

kiametit, Jesui do të zbresë mbi tokë së bashku me engjëjt dhe do t'i gjykojë njerëzit. Të këqinjtë do t'i dërgojë në ferr, kurse të mirët do t'i mbajë pranë vetes.

Besimi mbi llogaridhënien ekziston edhe në hinduizëm dhe budizëm. Në një libër të shenjtë të hinduve thuhet se punët e personit peshohen në peshore; po qe se personi ka bërë më shumë të mira, shpërblehet, po qe se ka bërë më shumë të këqia, ndëshkohet. Edhe te budistët besohet se bëmat e njerëzve të papërkryer ende që nuk kanë shpëtuar dot nga dëshirat dhe kërkesat e kësaj bote, peshohen në dhomën e gjykimit të Jama-së, zotit të vdekjes të hinduve.

### c) Ndëshkimi dhe shpërblimi

Sipas besimit hebraik mbi jetën e pasme, hebrenjtë që kanë bërë të mira në këtë botë, do të shpërblehen me të mirat e parajsës ku do të shijojnë shijen e botës hyjnore. Kurse hebrenjtë që kanë bërë të këqia, do të ndëshkohen për dymbëdhjetë muaj në ferr. Ndërkaq, mohuesit dhe perversët do të mbeten për jetë në ferr.

Sipas botëkuptimit krishter mbi jetën e pasme, personi fillon qysh në varr, menjëherë pas vdekjes, të marrë përgjegjësen e bëmave të veta në këtë botë. Njeriu i mirë kalon i qetë në varr, kurse i keqi, vuan.[33] Kurse në jetën e pasme pas kiametit, të mirët jetojnë përjetësisht në vendin e lumturisë. Atje ata fitojnë të drejtën për ta parë Zotin. Ndërkaq, të këqinjtë ndëshkohen të jetojnë përjetësisht në ferr që është përgatitur për djallin dhe ndjekësit e tij.

Në botëkuptimin islam mbi ahiretin besohet në të drejtën e ndëshkimit dhe shpërblimit pas një gjykimi të drejtë. Në ajetet e Kur'anit që kanë lidhje me këtë çështje, bëhet e ditur se ata të cilëve u peshojnë më rëndë të mirat, do të dërgohen në vendin e lumturisë, xhennet (parajsë), kurse ata të cilëve u peshojnë më rëndë të këqiat, do të dërgohen në xhehennem (ferr) për t'u ndëshkuar.[34]

Botëkuptimi mbi ndëshkimin dhe shpërblimin në hinduizëm dhe budizëm ndryshon pak prej feve të tjera. Sipas hinduizmit dhe budizmit, personi e merr përgjegjësen e bëmave të veta edhe pas vdekjes, edhe në jetën e re në tokë.

### d) Forca shtytëse e besimit në botën e pasme

Sipas të gjitha feve, gjendja e njeriut në jetën e pasme përcaktohet nga aktet e tij në këtë botë. Njerëzit që kanë kryer akte të mira, në jetën e pasme arrijnë lumturinë e përjetshme. Kurse njerëzit që kanë kryer akte të këqia, në jetën e pasme vuajnë vazhdimisht. Duke folur shpesh për ndëshkimet dhe shpërblimet që do

33. Luka, 16: 19-31.
34. Kur'ani, Muminun: 102-103.

të marrin njerëzit në jetën e pasme, fetë i këshillojnë dhe i shtyjnë njerëzit për të bërë punë të mira.

Besimtarët që besojnë se jeta e kësaj bote është e përkohshme dhe kalimtare, kurse jeta e pasme, e përherëshme dhe mbetëse, përpiqen që të ruhen nga punët e këqia sipas porosive dhe urdhrave të fesë që i besojnë, dhe të bëjnë punë të mira. Prandaj, besimi mbi jetën e pasme zotëron një forcë shtytëse mbi jetën e kësaj bote. Këtë forcë shtytëse mund ta hasim pothuaj në të gjitha fetë. Për shembull, budistët, për ta fituar vendin e lumturisë në jetën e pasme, përpiqen të sillen drejt në çdo fushë të jetës, gjë që i largon ata nga të gjitha sjelljet dhe veprimet e këqia si marrëdhëniet seksuale të paligjshme, prostitucioni, vjedhja, krimi e gjer te sjellja e keqe ndaj kafshëve.

### 4. Besimi mehdiist-mesihist

Konceptet mehdi-mesih përdoren për ta emërtuar shpëtimtarin që ka për të dalë në kohën e fundit para kiametit, katastrofës së përgjithshme. Koncepti medih vjen nga arabishtja, kurse koncepti mesih, nga hebraishtja. Besimi ose, më saktë, bindja medih-mesih mund të haset pothuaj në të gjitha fetë e së kaluarës e të së sotmes. Në periudha historike të ndryshme, kjo bindje është bërë burimi ushqyes i shumë lëvizjeve cilësore fetare-politike. Prandaj, bindja medih-mesih ka një vend të veçantë mes besimeve dhe bindjeve të tjera.

#### a) Mehditë dhe Mesihët

Besimi apo bindja Medih-Mesih gjendet pothuaj në të gjitha fetë, nga ato më primitivet e gjer në ato më të zhvilluarat. Aztekët e patën quajtur Quetzalcoatl shpëtimtarin e posaçëm të tyre. Kurse majatë e quanin këtë shpëtimtar, Kukulkan. Që të dy këta popuj besonin se këta shpëtimtarë do të vijnë në kohën e fundit, do t'i shpëtojnë ata nga armiqtë dhe do të vendosin drejtësinë hyjnore.

Në hinduizëm që është sot feja më e vjetër nga ana historike, shpëtimtari sundimtar që besohet se do të vijë në kohën e fundit, quhet Kalki. Sipas besimit të hinduve, Kalki do të vijë në botë në periudhën kur do të sundojë e keqja dhe do ta pastrojë botën prej të këqiave. Gjithashtu, në budizëm që është fe me prejardhje hinduiste, shpëtuesi që besohet se do të vijë në kohën e fundit, quhet Maitreja. Maitreja do ta plotësojë fenë të paplotësuar dot nga Buda, duke u bërë, kështu, mëshirë për botët. Besimi mbi Maitrejan është një besim me ndikim në disa vende ku budizmi është i përhapur.

Sipas zoroastrizmit nga fetë iraniane, shpëtimtari që besohet se do të vijë, është Saoshjanti. Saoshjanti me prejardhje nga fisi i Zarathustrës, themeluesit të zoroastrizmit, do të vijë pasi të plotësohet afati i paracaktuar i jetës së kësaj bote

dhe, pas një mijë vjet përpjekjesh, do ta mundë të keqen dhe do ta bëjë sundues zotin Ahuramazda.

Në hebraizëm, Mesihu shpëtues që pritet të vijë, do të jetë nga soji i Davidit (Hz. Daudit) mbret. Kur të vijë, Mesihu do t'i mbledhë në Tokën e Shenjtë të gjithë hebrenjtë (izraelitët, çifutët) e shpërndarë në të gjithë botën dhe do të ngrejë atje një perandori hyjnore. Në kohën e tij hebrenjtë do të kalojnë një jetë të lumtur. Sipas krishterëve, mesihu i pritur nga hebrenjtë është Jesui (Hz. Isai). Sipas një plani shpëtimi universal, Jesui është kryqëzuar, ka vdekur dhe është ngjitur në qiell. Në kohën e caktuar, ai do të zbresë prapë mbi tokë ku do të ngrejë Mbretërinë e Zotit. Njerëzit që i kanë besuar Jesuit, do të kalojnë aty një jetë të lumtur gjer në pafundësi.

Megjithëse në bazat e besimit islam nuk ka besim mesihist, ky besim është përhapur edhe ndër muslimanët. Veçanërisht ky besim është sundues te shiitët. Ndërkaq, te muslimanët, Mesihu quhet Mehdi. Shiitët besojnë se imami i dymbëdhjetë, Mehdiu, nuk ka vdekur, por është fshehur, pra, një ditë do të shfaqet, do të dalë në krye të muslimanëve dhe do t'i udhëheqë ata. Edhe disa muslimanë sunnitë besojnë se do të vijë një mehdi nga soji i Muhammedit, i quajtur edhe ai Muhammed. Veç kësaj, disa muslimanë e pranojnë se Hz. Isai do të zbresë në tokë si mesih, shpëtues.

### b) Rrënjët e besimit mehdiist-mesihist

Meqë besimi mesihist përbën themelin e krishterizmit, studiuesit perëndimorë kanë treguar interesim të madh për rrënjët dhe zhvillimin e këtij besimi. Disa studiues kanë mbrojtur pikëpamjen se ky besim ka kaluar në krishterizëm nga kulturat e vjetra me ndërmjetësimin e hebraizmit. Sipas tyre, besimi mbi mesihun ka lindur për herë të parë te sumerët, është zhvilluar te babilonasit dhe egjiptianët e lashtë dhe nga këto dy krahë është përhapur në botë.

Sipas një pikëpamjeje tjetër të përhapur, besimi mesihist ka lindur brenda çdo feje në kushte të caktuara historike, psikologjike dhe sociologjike. Shfaqja e këtij besimi nuk është rrjedhim i ndikimit reciprok të feve mbi njëra-tjetrën. Për shembull, besimi mehdiist te muslimanët ka lindur nga konfliktet e brendshme pas periudhës së katër kalifëve të parë. Kjo pikëpamje është më shkencore se e para. Megjithëkëtë, ndikimi reciprok i feve ndaj njëra-tjetrës në formimin dhe zhvillimin e besimit mesihist nuk mund të mohohet krejt.

### c) Vendi i besimit mehdiist-mesihist te fetë

Te disa fe, besimi mesihist-mehdiist përbën themelin e tyre. Në krye të këtyre feve vijnë hebraizmi me krishterizmin. Në hebraizëm ky besim përfshihet mes 13

bazave të besimit. Në çdo lutje mëngjesi, hebrenjtë thonë e përsërisin formulën e këtij besimi si formulë të vetë besimit hebre: "I besoj ardhjes së Mesihut sado që të vonohet!"

Te hebrenjtë, besimi mesihist është i përhapur në përgjithësi, por veçanërisht te hebrenjtë ortodoksë. Sipas hebrenjve ortodoksë, rifunksionimi i shumë institucioneve dhe rregullave të hebraizmit varet nga ardhja e Mesihut. Madje, sipas disa grupimeve fetare, vetë themelimi i shtetit hebraik varet nga ardhja e Mesihut. Prandaj nuk e njohin ata shtetin e sotëm izraelit të ngritur pa ardhur Mesihu.

Si hebraizmi, edhe krishterizmi është një fe mesihiste. Në sistemin besimor të apostujve, besimi në ardhjen e Mesihut Jesu zë vend si një ndër bazat e besimit. Prandaj në të gjitha drejtimet fetare krishtere pranohet zbritja e Mesihut mbi tokë në kohën e fundit. Ky besim është më në plan të parë te protestanët. Krishterët protestanë besojnë se Mesihu mund të vijë çdo çast, pra dhe e rregullojnë jetën sipas kësaj bindjeje. Kurse krishterët katolikë kanë bindjen se kjo ngjarje nuk ka për të ndodhur së afërmi, prandaj, rregullimi i jetës sipas saj është i panevojshëm.

Besimi mehdiist-mesihist nuk është një ndër bazat e besimit në islam. Sado që në Kur'an kur flitet për Hz. Isain, thuhet "Mesihu Isa, i biri i Merjemes", kjo s'ka lidhje me besimin mesihist të krishterizmit, sepse, sipas Kur'anit, Hz. Isa është një njeri që Allahu e zgjodhi ndër njerëzit për të dërguar (profet) të Tij mes tyre. Megjithëkëtë, duke u nisur nga ky përshkrim dhe përshkrime të ngjashme me të në Kur'an, edhe ndër muslimanët është pranuar besimi mesihist. Ndërkaq, ky besim nuk ka përbërë bazë besimi në islam ashtu siç ka ndodhur te fetë e tjera. Besimi se Hz. Isai ka për të zbritur një ditë mbi tokë është vetëm një besim që ka lidhje me kohën e fundit (ahirzaman). Vetëm te shiitët ky besim përbën një ndër besimet më të rëndësishme. Shiitët besojnë se imami i dymbëdhjetë i humbur ka për t'u kthyer një ditë.

Besimi mesihist ndodhet edhe në fetë e mëdha të ditëve të sotme si hinduizmi dhe budizmi, por nuk përbën në to themelin e besimit ashtu siç ndodh në hebraizëm dhe krishterizëm.

### 5. Besimi te libri i shenjtë

Përveç feve tradicionale që i quajmë edhe fe primitive, të gjitha fetë kanë një libër të shenjtë. Prandaj, librat e shenjtë janë elementë themelorë të feve. Librat e shenjtë përbëjnë themelin e feve dhe burimin e çdo lloj besimi dhe praktike fetare.

Pothuaj në të gjitha fetë, librat e shenjtë që konsiderohen si fjalë e Zotit, zënë një vend të nderuar në vështrimin e besimtarëve. Njerëzit u besojnë këtyre librave që i pranojnë si fjalë të Zotit, duke treguar për ta një respekt të veçantë.

Besimi mbi librin e shenjtë duket në forma të ndryshme në fe të ndryshme. Anëtarët e disa feve si hebraizmi u besojnë vetëm librave të tyre të shenjtë. Veç librave të tyre të shenjtë, krishterët u besojnë edhe librave të hebrenjve. Kurse muslimanët u besojnë origjinaleve të librave të shenjtë të të dy këtyre feve. Ata thonë se librat e shenjtë që ndodhen sot në duar të hebrenjve dhe krishterëve, janë të korrigjuar.

**a) Llojet dhe burimet e librave të shenjtë**

Librat e shenjtë të feve, sipas nivelit të shenjtërisë së tyre, mund të ndahen në dy grupe: në libra të shenjtë të nivelit të parë dhe në libra të shenjtë të nivelit të dytë. Librat e shenjtë të nivelit të parë, në të gjitha aspektet e tyre, besohen si fjalë e Zotit dhe përbëjnë themelin e feve si dhe burimin e të gjitha parimeve besimore, adhurimore dhe moralo-etike.

Librat e shenjtë të nivelit të dytë janë komente ose interpretime të librave të shenjtë të nivelit të parë. Edhe këta mbështeten te Zoti, por pjesërisht. Për rrjedhojë, këta libra vlejnë si burim themelor për interpretimin e parimeve fetare dhe zbatimin e tyre në praktikë.

**b) Librat e shenjtë të hebraizmit**

Librat e shenjtë të hebraizmit ndahen në dy lloje: verbalë e të shkruar. Librat e shenjtë të shkruar të hebraizmit, të cilët përmblidhen në një libër të vetëm të quajtur **Tanah** (Testamenti i Vjetër), janë **Tora** (Testamenti), **Neviim** (Profetët) dhe **Ketuvim** (Librat). Tora besohet se është libri i dhënë profetit Moisi (Musa). Tora përmban ngjarjet nga krijimi i gjithësisë gjer në vdekjen e Moisiut si dhe Dhjetë Porositë. Kurse në dy librat e tjerë, Neviim dhe Ketuvim, përmbahen historia e të bijve të Izraelit pas vdekjes së Moisiut dhe mesazhet hyjnore të dërguara profetëve të tjerë izraelitë.

Librat verbalë (të pashkruar) janë komente të librave të shkruar, domethënë të librit Tanah. Këta janë Mishna dhe Talmodi që quhen ndryshe edhe "Tora e folur". Sot ata janë të shkruar, por në krye të herës, ashtu si hadithet te muslimanët, kanë qenë në formë thëniesh të përcjella gojë më gojë. Më vonë janë shkruar nga frika se mos humbasin.

Hebrenjtë ortodoksë besojnë se të gjithë librat u janë dërguar profetëve nga Zoti. Kurse drejtimet e tjera fetare hebraike besojnë se librat e shenjtë janë formuar nga etërit e të bijve të Izraelit në periudha të ndryshme historike.

### c) Librat e shenjtë të krishterizmit

Libri i shenjtë i krishterëve përbëhet nga dy pjesë: Dhjata e Vjetër dhe Dhjata e Re. Me një emërtim të përgjithshëm, ky quhet **Libri i Shenjtë.**

Dhjata e Vjetër është libri i shenjtë i shkruar i hebrenjve, Tanah. Krishterët e pranojnë atë si libër të shenjtë dhe i besojnë.

Dhjata e Re që është libri i shenjtë posaçërisht i krishterizmit, përbëhet nga njëzet e shtatë libra: katër ungjijtë, Punët e të Dërguarve, njëzet letra të apostujve dhe pjesa e Zbulesës. Të gjithë këta libra janë shkruar brenda një kohe shumë të gjatë që nis tridhjetë vjet pas vdekjes së Jesuit (Hz. Isait).

Katër ungjijtë që marrin pjesë në Dhjatën e Re, janë Mateu, Marku, Luka dhe Joani. Tre të parët, meqë i ngjajnë njëri-tjetrit si përmbajtje dhe stil, janë mbiquajtur "ungjijtë sinoptikë".

Bëmat dhe thëniet e Jesuit (Hz. Isait) që, sipas krishterizmit, është personifikimi i fjalës së Zotit, në krye të herës janë ruajtur përmendësh nga bashkësia e parë krishtere dhe u janë përcjellë brezave pasardhës po me fjalë. Pastaj, më vonë, janë shkruar. Nga kjo veprimtari shkrimi kanë dalë në shesh shumë libra. Më në fund, bashkësia krishtere e drejtuar nga Shpirti i Shenjtë, ka zgjedhur mes tyre 27 libra si dhe katër ungjijtë duke i pranuar ata si libra të shenjtë të shkruar nën frymëzimin e Zotit. Afër njëqind ungjij dhe letra të mbetura jashtë këtyre nuk janë pranuar si autentikë.

Në ditët tona ndodhen katër ungjij që kanë edhe ndryshime në përmbajtje. Duke i pranuar që të katër ungjijtë si autentikë, krishterët i quajnë si normale ndryshimet e tyre në përmbajtje, sepse, sipas tyre, ungjijtë nuk i janë zbuluar Jesuit. Meqë Jesui është vetë personifikimi i fjalës së Zotit, atij nuk i është dhënë libër. Ungjijtë që ekzistojnë sot, janë shkruar nga të tjerë nën vëzhgimin e Shpirtit të Shenjtë. Çdo autor ungjilli ka shkruar ato që ka parë dhe dëgjuar. Prandaj dhe ndryshimet mes ungjijve kanë qenë të pashmangshme.

### d) Tekstet e shenjta të islamit

Kur thuhet "librat e shenjtë të islamit", të vjen ndërmend Kur'ani. Kur'ani është burimi themelor i fesë islame. Rregullat besimore, adhurimore dhe moralo-etike të islamit mbështeten në Kur'an.

Kur'ani i dërguar profetit të fundit, Hz. Muhammedit, me rrugën e vahjit (revelacionit apo zbulesës hyjnore), gjatë një periudhe mëse 20-vjeçare, është libri i fundit hyjnor i cili i vërteton dhe i plotëson librat hyjnorë të ardhur para tij.[35] Ai i ka sjellë në një formë të kuptueshme bazat e besimit dhe këshillat që përmbahen

35. Kur'ani, Bakara: 97.

në Testament (Tevrat), Psalmet (Zebur) dhe Ungjill (Inxhil), si dhe çështje të tjera që i kanë interesuar njerëzit. Veçanërisht, ai ka treguar edhe rrugëzgjidhjen e probleme të reja me të cilat përballen njerëzit. Me Kur'anin, Allahu i ka plotësuar urdhrat e dërguara njerëzve dhe ka kërkuar që të gjithë njerëzit të bëjnë siç thotë Kur'ani. Prandaj Allahu nuk ka dërguar libër tjetër pas Kur'anit. Për rrjedhojë, Kur'ani është një libër i dërguar për të gjithë popujt dhe kombet pa dallim kohe dhe vendi.

Në fenë islame, pas Kur'anit, kanë rëndësi edhe hadithet. Hadithet që kanë për objekt thëniet dhe veprimet e profetit Muhammed, janë udhërrëfyese për muslimanët në interpretimin dhe zbatimin e Kur'anit. Nga ky aspekt, hadithet janë burimi i dytë kryesor i islamit pas Kur'anit. Veç gjashtë librave kryesorë të hadithit të emërtuar me emrin e përbashkët "Kutubi Sitte", ka edhe shumë libra të tjerë hadithi. Të vlerësuar sipas kritikës mbi autorësinë (dokumentimin) dhe tekstin e tyre, hadithet janë klasifikuar si *mutevatir, ahad, sahih, hasen,* etj.

### e) Librat e shenjtë të hinduizmit

Megjithëse nuk ka ndonjë themelues dhe një sistem besimor të caktuar, hinduizmi ka disa tekste të shenjta. Në këtë drejtim, hinduizmi është mjaft i pasur. Këto tekste të shenjta ndahen në *sruti* (të dëgjuar) dhe *smriti* (të kujtuar).

Tekstet sruti u janë frymëzuar murgjve eruditë të quajtur *rişi*. Këtu futen katër Veda-t që përbëjnë tekstet e para të shenjta të hinduizmit. Vedat janë burimi themelor i besimit hindu. Krahas Veda-ve, edhe Brahmana-të, Aranjaka-t dhe Upanisha-t janë tekste *sruti*.

Tekstet *smriti* përbëhen prej komenteve dhe interpretimeve të Veda-ve dhe eposeve. Këto tekste në fillim janë përcjellë gojarisht nga brezi në brez, pastaj janë shkruar. Në këtë kategori hyjnë eposet Ramajana dhe Mahapharata si dhe Ligjet Manu, Sutrat dhe Puranat.

Eposet Mahapharata dhe Ramajana janë tekste të shenjta që u jep rëndësi një shtresë e gjerë hindush. Nga këto libra i nxjerrin shumica e hinduve idealet dhe vlerat moralo-etike. Veçanërisht popullor është mes hinduve Bhagavat Gita që është një pjesë e Mahapharatës. Në këtë epos jepen mesazhe esenciale. Miliona hindu e lexojnë këtë libër çdo ditë. Ata mblidhen në fshatra dhe qytete në mjedise të caktuara për të dëgjuar pjesë nga ky epos.

### f) Vendi dhe autoriteti i librave të shenjtë në fetë

Vendi dhe autoriteti i librave të shenjtë në fetë paraqet dallime nga feja në fe. Librat e shenjtë të nivelit të parë, në shumë fe, përdoren si libra lutjesh në adhurime dhe rite. Si shembuj për këtë, mund të jepen Tanah i hebrenjve, Libri i

Shenjtë i krishterëve dhe Kur'ani i muslimanëve. Kurse për interpretimin dhe zbatimin e bazave të fesë përdoren, përgjithësisht, librat e shenjtë me karakter komenti, sepse, sipas opinionit tradicional, çdo njeri nuk mundet t'i kuptojë dhe interpretojë librat e shenjtë të nivelit të parë.

Sipas traditës hebraike, leximi dhe interpretimi i librit të shenjtë të shkruar, **Tanah**, nuk është punë e kujtdo. Kjo është puna e komentuesve të posaçëm. Prandaj ka ndodhur që, gjatë historisë, në plan të parë ka dalë **Talmodi** që është ndër tekstet e shenjta gojore (verbale). Ata që kanë dashur të mësojnë rregullat fetare, janë këshilluar t'i drejtohen Talmodit. Kështu, hebrenjtë që e njohin autoritetin e Talmodit, i drejtohen këtij si burim të dogmës fetare dhe, ata që nuk e pranojnë autoritetin e Talmodit, i quajnë se bëjnë herezi. Këtë opinion kanë hebrenjtë ortodoksë në ditët tona, por jo të gjithë hebrenjtë të lidhur pas drejtimeve të tjera fetare.

Vendi dhe rëndësia e **Librit të Shenjtë** në krishterizëm është i ndryshëm sipas drejtimeve fetare krishtere. Katolikët nuk e pranojnë Librin e Shenjtë si autoritetin e vetëm në krishterizëm. Ata marrin për bazë interpretimet e dijetarëve fetarë të mbiquajtur Etërit e Kishës. Sipas interpretimeve të tyre e kuptojnë librin e Shenjtë. Prandaj, te katolikët, tradita fetare e quajtur edhe Tradita e Kishës, ka përparësi ndaj Librit të Shenjtë. Kështu, një nga etërit e famshëm të Kishës, **shën Agustini**, ka thënë se *nuk do t'u besonte ungjijve po qe se Kisha nuk do të mendonte kështu.* Në kundërshtim me katolikët, protestanët marrin për bazë vetëm Librin e Shenjtë. Ata nuk u japin vlerë interpretimeve të etërve të Kishës dhe traditës kishëtare.

Në fenë islame, **Kur'ani** është burimi themelor. Bazat besimore, adhurimore dhe moralo-etike të islamit mbështeten në Kur'an. Ndërkaq, sipas dijetarëve islamë, për shkak të stilit të posaçëm të Kur'anit, kuptimi dhe interpretimi i këtyre bazave është jo gjithmonë i lehtë. Hadithet u shërbejnë muslimanëve si udhërrëfyes për kuptimin dhe interpretimin e këtyre bazave. Prandaj, **hadithet** përbëjnë burimin e dytë themelor në islam. Krahas kësaj, për ta kuptuar plotësisht Kur'anin, përdoren edhe konkluzionet e specialistëve të tefsirit (komentit të Kur'anit) dhe të metodës juridike.

Megjithëse në hindutë, burimin e besimit fetar e përbëjnë tekstet e shenjta të quajtura **sruti**, mes popullit janë më të përhapura tekstet **smriti**. Veçanërisht pëlqehen tekstet **Mahapharata** dhe **Ramajana** me përmbajtje dhe karakter epik.

## PERMBLEDHJE

1. Tregoni se cilave çështje u është dhënë vend në bazat besimore të hebraizmit.
2. Tregoni elementët që përbëjnë themelin e bazave besimore krishtere.
3. Thoni veçoritë e përgjithshme të bazave besimore të islamit.
4. Krahasoni aspektet e ngjashme të besimit te Zoti të hebraizmit, krishterizmit dhe islamit.
5. Krahasoni besimin në jetën e pasme të hebraizmit, krishterizmit dhe islamit dhe përcaktoni aspektet e veçanta.
6. Krahasoni besimin mbi Zotin të hinduizmit me besimin mbi Zotin të krishterizmit.
7. Krahasoni besimin mbi jetën e pasme të hebraizmit me besimin mbi jetën e pasme të islamit dhe përcaktoni aspektet e veçanta.
8. Cili është dallimi i besimit mesihist-mehdiist nga besimet e tjera?
9. Cilat janë pikëpamjet mbi prejardhjen e besimit mesihist-mehdiist?
10. Jepni njohuri të shkurtra mbi besimin mbi librin e shenjtë në hebraizëm.

# PJESA X
# ADHURIMI
# DHE VENDET E ADHURIMIT TE FETE

## ÇESHTJET

I. ADHURIMI TE FETE
II. VENDET E ADHURIMIT

## PUNE PERGATITORE

1. Vizitoni vendet e adhurimit përreth mjedisit tuaj dhe bëni vëzhgime.
2. Ç'i përfton adhurimi i haxhit individit dhe shoqërisë?
3. Mësoni pse kremtohen ditët dhe netët e shënuara. Diskutoni me shokët nëse këto kremtime janë apo nuk janë baza të fesë.
4. Lexoni nga enciklopeditë njohuritë mbi faltoret.

# I. ADHURIMI TE FETE

## 1. Adhurimi te fetë

Shkaku i ekzistencës së feve është shpëtimi i njerëzimit. Çdo fe i ofron njeriut parime që do ta ndihmonin për të arritur shpëtimin në jetën e pasosur. Janë pikërisht këto parime që i ndajnë dhe dallojnë fetë nga njëra-tjetra.

Parimet që ofrojnë fetë kanë dy përmasa: besimin dhe veprimin (adhurimin). Fetë parashtrojnë një sërë parimesh besimi dhe adhurimi me qëllim për t'u siguruar besimtarëve të tyre shpëtimin, duke u sugjeruar atyre se do ta arrijnë shpëtimin duke i respektuar ato parime.

Në fe u jepet rëndësi adhurimit dhe moralit. Çdo fe parashtron forma të ndryshme adhurimi sipas strukturës së saj. Por në parimet morale, mes feve nuk ka asnjë ndryshim.

Adhurimi që është një ndër elementët themelorë të feve, është përkufizuar në mënyra të ndryshme. Sipas një përkufizimi, adhurimi është përpjekja e njeriut për të plotësuar detyrimin e tij si rob ndaj Qenies së Lartë që i ka besuar dhe i rri besnik, si dhe për të krijuar një lidhje shpirtërore me të. Kurse sipas disa përkufizimeve të tjera, adhurimi është një akt që bën personi për të fituar pëlqimin e Zotit, një iniciativë që siguron vendosjen e komunikimit me Krijuesin.

Sot në botë ka shumë fe që jetojnë dhe funksionojnë. Edhe pse adhurimet në këto fe janë të ndryshme në formë, janë të afërta me njëra-tjetrën në kuptim, cilësi dhe qëllim. Falja, agjërimi, lëmosha, vizita e vendeve të shenjta dhe flijimi janë adhurime që i kanë të gjitha fetë qiellore (hyjnore). Prandaj mund të themi se, në të gjitha fetë, adhurimet, në esencë, kanë të njëjtin burim. Me të vërtetë, në suren Haxh të Kur'anit, në ajetin e 7, thuhet: "Ne i treguam çdo bashkësie një formë adhurimi..." Edhe në ajete të tjerë bëhet e ditur se të gjithë popujve që kanë ekzistuar në histori, u janë dërguar mesazhe me anë të profetëve, se adhurime të tilla si namazi, agjërimi dhe zeqati u janë bërë detyrime profetëve, për pasojë, edhe popujve të tyre.[36]

**Lutja dhe falja (namazi).** Falja që në islam emërtohet **namaz**, është një ndër adhurimet themelore të fesë islame. Në Kur'an, namazi shprehet me fjalën *salat*. Fjala arabishte *salat* do të thotë *lutje, përgjërim, urim, etj.* Edhe adhurimi që bënin politeistët në Qabe duke përplasur pëllëmbët ose vërshëllyer, përmendet në Kur'an me fjalën salat. Prandaj, duke u nisur nga kuptimi i fjalës *salat*, krahas adhurimit të quajtur *namaz* në fenë islame, edhe adhurimet e tjera të ngjashme në fetë e tjera mund t'i emërtojmë *namaz*.

36. Bakara: 85, 125, 183; Haxh: 26; Ibrahim: 40; Merjem: 58; Maide: 12.

Namazi që është nga adhurimet themelore në fenë islame, është adhurimi i përbërë prej veprimesh dhe lutjesh të caktuara që fillojnë me tekbir dhe mbarojnë me selam. Ka shumë lloje namazesh. Namazi ditor i pesë kohëve dhe namazi javor i xhumasë janë namaze të detyrueshme (farz). Veç këtyre ka edhe namaze të tjerë të cilësuar vaxhib, sunnet dhe nafile. Të gjitha këto namaze përmbajnë një sërë veprimesh dhe lutjesh të posaçme.

Allahu ka urdhëruar që namazi të falet sinqerisht dhe ka bërë të ditur se namazi i falur në këtë mënyrë e largon njeriun nga paturpësitë dhe të këqiat. Kur'ani njofton se namazi me këto cilësi është urdhëruar edhe për popujt e kaluar, Hz. Ibrahimin dhe brezin e tij, se është urdhëruar së bashku me zeqatin për Hz. Merjemen dhe Hz. Isanë. Dihet se edhe Hz. Muhammedi, para se të bëhej namazi i pesë koheve detyrim (farz), ka falur dy namaze në ditë: mëngjesin dhe jatsinë. Namazet farze të falura në fillim me nga dy reqate, veç namazit të mbrëmjes, afërsisht një vit pas hixhretit janë bërë me katër reqate dhe u janë shtuar sunnetet. Kështu ka ardhur namazi gjer në ditët e sotme.

Adhurimi i namazit që ka në përmbatje lutje, haset, edhe pse në forma të ndryshme, në disa fe të ditëve tona. Sot hebrenjtë falen tri herë në ditë: mëngjes, pasdite dhe mbrëmje. Para namazit i lajnë duart me qëllim pastrimi. Gjatë namazit këndojnë pjesë të caktuara dhe lutje nga libri i quajtur Siddur. Pjesa esenciale e namazit është pjesa e quajtur "amida" që është një lutje. Në amida hebrenjtë bëjnë veprime që u ngjajnë veprimeve të muslimanëve në ruku. Duke i rënë gjoksit lehtë me dorën e djathtë, shprehin pendimin për mëkatet që kanë bërë. Këto namaze bëhen edhe në kolektiv në faltoret e quajtura sinagogë, edhe individualisht. Për faljen e namazeve në kolektiv, duhet të bëhen më e pakta dhjetë meshkuj që kanë mbushur moshën trembëdhjetë vjeç. Gjatë namazit ata vënë në kokë takije të quajtura *kipa*.

Hebrenjtë përdorin disa mjete në namaz, si librin e lutjeve siddur, tefilin-in dhe tallit-in. Tefilini përbëhet prej dy kutish të vogla ku ndodhen disa sentenca nga Testamenti, dhe një rripi. Në ditët e tjera veç të shtunës, në namazin e mëngjesit, meshkujt e lidhin atë sipas rregullave me rripin e meshinit në ballë e në krahun e majtë. Talliti është një shall lutjesh me anët me thekë i shkruar sipër me pjesë nga Testamenti. Ky shall që përdoret vetëm nga meshkujt, gjatë namazit hidhet krahëve. Veç këtyre kanë edhe një mjet tjetër të posaçëm adhurimi që përdoret në ditë me rëndësi si **Rosh-Hashana** (viti i ri) dhe **Jom Kippur** (dita e pendesës). Ky mjet është shofa-ja, një vegël frymore prej briri.

Veç namazeve ditore trikohëshe, hebrenjtë kanë edhe namazet javore dhe namazet e festave vjetore. Namazi javor është namazi Shabat. Namazi Shabat dhe namazet e festave fetare falen kolektivisht në sinagogë.

Në periudhën e parë treshekullore të hebraizmit nuk ka pasur një adhurim të caktuar në formë namazi. Prandaj, gjer në gjysmën e dytë të shekullit të katërt, nuk ka pasur ndonjë praktikë të rregullt adhurimi ditor. Gjer në këtë kohë njerëzit bënin lutje ditore më vete ose në familje. Në fillim, në këto lutje këndoheshin më shumë pjesë nga kapitulli Mezmur i Testamentit të Vjetër. Pas formimit të Testamentit të Ri, filluan të këndohen edhe pjesë nga ai.

Në gjysmën e dytë të shekullit të katërt, nën ndikimin edhe të hebraizmit, në krishterizëm filluan të faleshin dy kohë namazi ditor. Një kohë më vonë, numri i këtyre kohëve u bë tetë. Gjatë reformës protestane, këto kohë u zbritën përsëri në dy. Gjithashtu, gjer në këtë kohë, populli mund të merrte pjesë në adhurime vetëm kur merrnin pjesë edhe priftërinjtë. Në ditët tona, këto adhurime bëhen, përgjithësisht, në orët e mëngjesit dhe mbrëmjes duke mbajtur parasysh në përcaktimin e kohës kushtet e klimës dhe zonës.

Namazet ditore bëhen, përgjithësisht, në kishë nën drejtimin e priftit. Në këto adhurime këndohen pjesë nga Dhjata e Vjetër dhe Dhjata e re dhe himne fetare.

Në krishterizëm, namazi javor bëhet ditët e diela. Meqë namazi i së dielës duhet të falet në kolektiv, vajtja në kishë ka shumë rëndësi. Gjithashtu, këtë ditë në kishë bëhet riti më i rëndësishëm në krishterizëm, mesha. Në këtë rit të bërë për të kujtuar ngrënien e fundit të Jesuit me apostujt, këndohen pasazhe nga Libri i Shenjtë, himne fetare, bëhen predikim dhe lutje.

Në krishterizëm ka edhe namaze vjetore të festave fetare. Disa nga këto festa janë në ditë të caktuara, kurse disa, në ditë që ndryshojnë për çdo vit. Mënyra e kryerjes dhe kohët e namazit në krishterizëm janë të ndryshme në drejtime e fraksione të ndryshme.

Edhe në budizmin e lindur nga hinduizmi, ekziston adhurimi i namazit në formën e faljes para statujave të Budës. Budistët e bëjnë këtë punë disa herë në ditë sipas dëshirës. Meqë namazi i tyre nuk ka ndonjë rregull ose disiplinë të caktuar, secili falet si di. Personi që do të fillojë të falet, bie në gjunjë para statujës së Budës, i bashkon duart me pëllëmbët të hapura e të mbështetura me njëra-tjetrën duke i ngritur në nivelin e fytyrës dhe thotë: "Mbështetem te Buda, Dhama dhe Sangha!" Pastaj vazhdon me këndimin melodioz të disa teksteve të shenjta. Pas këtyre përsëriten sentenca që të kujtojnë pesë ligjet dhe, disa herë, falja mbyllet me rënien me ballin për tokë që është shprehje e nderimit më të lartë. Kurse kur adhurimi bëhet në kolektiv, gjë që ndodh rrallë, prifti budist, nën tingujt zhurmërues të një daulleje, i ofron statujës së Budës trëndafila dhe oriz. Hindui që do të bëjë adhurimin ditor, ngrihet herët në mëngjes pa lindur dielli dhe përmend emrin e zotit duke nisur me fjalën "om" që është besmeleja e hinduizmit. Flokët i mbledh mbi majën e kokës, ulet këmbëkryq i zhveshur lakuriq në mes e lart duke u drejtuar nga lind-

ja. Pastaj zhytet në një meditim të thellë duke e mbajtur frymëmarrjen nën kontroll. Në këtë mes këndon himnin Gajatri dhe lutje nga libri i shenjtë i Vedave, e spërkat me ujë statujën e zotit dhe i ofron fli të ndryshme. Të njëjtin adhurim e përsërit edhe në mbrëmje, por më shkurt.

Namazi në fetë hindu, hinduizëm dhe budizëm, i përngjet namazit të politeistëve të përshkruar në Kur'an. Hindutë ndjekës të hinduizmit e bëjnë namazin për idhujt e zotave që u besojnë. Meqë secili e adhuron idhullin e tij, në hinduizëm nuk ka namaz me kohë dhe formë të caktuar.

### 2. Agjërimi

Agjërimi i cili ka për synim që, duke dobësuar kërkesat dhe dëshirat trupore, ta fuqizojë strukturën shpirtërore të njeriut, është ndërprerja e ngrënie-pirjes dhe e marrëdhëneve seksuale gjatë periudhave kohore të caktuara. Agjërimi mund të bëhet edhe në formën e ndërprerjes së pjesshme të ngrënie-pirjes duke kufizuar llojet e produkteve.

Siç e mësojmë prej Kur'anit, agjërimi, ashtu si dhe namazi dhe zeqati, është një adhurim që u është bërë detyrim të gjithë popujve. Në lidhje me këtë çështje, Kur'ani urdhëron kështu: "O ju që keni besuar! Ashtu siç u qe bërë detyrim edhe paraardhësve tuaj, agjërimi iu bë edhe juve detyrim në ditë të caktuara në mënyrë që të ruheni..."[37]

Për këtë arsye, sot, agjërimi zbatohet, duke nisur me botën islame, në shumë fe. Në disa prej këtyre feve, agjërimi mbahet duke ndërprerë të gjitha llojet e ushqimeve si dhe marrëdhëniet seksuale. Kurse në disa fe të tjera, vetëm duke u shmangur nga ngrënia e disa ushqimeve të caktuara.

Muslimani i cili është i detyruar t'i zbatojë urdhrat fetare të fesë islame, e ka për detyrë edhe **agjërimin e ramazanit.** Agjërimi i ramazanit është një ndër pesë kushtet e islamit. Agjërimi është bërë detyrim (farz) dy vjet pas hixhretit të profetit Muhammed nga Meka në Medine, pas ndërrimit të kibles, në ditën e dhjetë të muajit shaban. Në islam, përveç agjërimit të muajit të ramazanit, ka edhe agjërime të tjera si tre muajt e shënuar, e hëna dhe e enjtja si ditë të caktuara të javës, **agjërimi i ashures** në ditën e dhjetë të Muharremit, **agjërimet kaza dhe kefaret.** Vetëm se këta nuk janë të detyruar dhe jo për çdo njeri. Disa prej këtyre varen nga dëshira e personit. Kurse agjërimet kaza dhe kefaret janë të detyruara vetëm për personat përkatës.

Agjërimi në islam kryhet duke ndërprerë ushqimin dhe marrëdhëniet seksuale nga agimi gjer në perëndimin e diellit. Personi që agjëron përpiqet që, duke qenë

37. Kur'ani, Bakara: 183.

i agjëruar, të qëndrojë larg mëkateve dhe të këqiave. Ai u ndihmon të varfërve dhe nevojtarëve.

Në hebraizëm mbahen gjashtë ditë agjërim me qëllim për t'u bërë dëmshpërblim për mëkatet, për të kujtuar ditët e këqia të së kaluarës dhe për të vajtuar. Nga këta, agjërimi i mbajtur në ditën e dhjetë të muajit **Tishri** është **agjërim kefareti** (dëmshpërblimi). Ky agjërim që quhet edhe **Jom Kipur** (Dita e Dëmshpërblimit), fillon me perëndimin e diellit të një ditë më parë dhe vazhdon 24 orë. Gjatë kësaj kohe ndërpritet çdo lloj marrjeje ushqimi si dhe marrëdhëniet seksuale.[38] Edhe në agjërimin **Tesha-Beav** të mbajtur në ditën e nëntë të muajit Ab në kujtim të shembjes dy herë të Faltores së Sollomonit në Jeruzalem, zbatohen rregullat e agjërimit Jom Kipur. Agjërimet e tjera veç këtyre fillojnë në agim të ditës dhe mbyllen në perëndim të diellit. Në hebraizëm, veç këtyre agjërimeve ka edhe agjërime të tjera me qëllime të ndryshme.

Kuptimi mbi agjërimin në krishterizëm është tjetër. Në përgjithësi, periudha dyzet ditore para festës së pashkëve pranohet si kohë agjërimi. Por agjërimi i mbajtur në këto ditë nuk është ndërprerje e plotë e ushqyerjes. Krishterët i agjërojnë këto ditë duke ngrënë vetëm një haje. Veç kësaj, katolikët nuk hanë mish të premten, kurse ortodoksët, të mërkurën dhe të premten. Agjërimi dyzet ditësh nuk është i detyruar. Brenda këtyre ditëve është i detyruar vetëm një ditë agjërim. Me përjashtim të disa grupeve prej tyre, protestanët nuk e pranojnë agjërimin, pra dhe nuk agjërojnë.

Edhe në fe të tjera ekzistuese si hinduizmi dhe budizmi, praktikohen forma agjërimi si dieta duke u kufizuar nga marrja e disa ushqimeve të caktuara.

### 3. Haxhi (pelegrimi)

Njëra dhe më e rëndësishmja prej rrugëve që sigurojnë lidhjen mes Zotit dhe njeriut, është vizita e vendeve të shenjta që emërtohet me emra të ndryshëm si haxh, pelegrim, etj. Gjurmët e këtij adhurimi mund të hasen në të gjitha fetë dhe sistemet fetare.

Gjatë historisë, njerëzit u kanë dhënë disa vendeve të caktuara shenjtëri dhe kanë ndjerë nevojën t'i vizitojnë ato qoftë edhe një herë të vetme. Këtë ndjenjë të njerëzve, disa studiues të fesë e kanë vlerësuar si një prirje primitive. Mirëpo si adhurimet e tjera, edhe ky adhurim mbështetet në burim hyjnor. Dijetari i famshëm musliman indian Shah Velijullah Dehleviu, duke folur mbi haxhin në islam, thotë se ky adhurim ekziston në origjinalin e të gjitha feve, gjë që mbështet opinionin e mësipërm.

38. Agjërimi Jom Kipur, si agjërimi i muajit Muharrem, mbahet edhe nga muslimanët.

### a) Qendrat e haxhit (pelegrimit)

Në shumicën e feve ekzistuese sot është një vend që konsiderohet i shenjtë duke u mbështetur në të dhënat e librave të shenjtë, me përjashtim të krishterizmit i cili ka dy qendra të shenjta. Në hinduizëm që përfshin shumicën e hinduve, qendër e shenjtë është **Benares** (Varanasi), në budizëm është **Bodhi Gaja,** në shintoizëm, fe kombëtare e japonezëve, është **Ise**, në hebraizëm është **Jeruzalemi**, në krishterizëm janë **Jeruzalemi** dhe **Roma**, kurse në islam, qendër e shenjtë është **Meka**. Çdo besimtar dëshiron t'i vizitojë këto vende të paktën një herë në jetë, madje të vdesë në to.

Njerëzit nuk i kanë zgjedhur vetë këto vende, por i kanë zbuluar me anë të frymëzimit ose zbulesës hyjnore. Në shumicën e feve, qendrat e shenjta të vizitave (haxhit, pelegrinazhit) bartin pothuaj të njëjtat veçori. Në librat e shenjtë është bërë e ditur se këto vende kanë epërsi ndaj vendeve të tjera dhe është porositur vizita (haxhi, pelegrimi) i tyre. Pothuaj përreth të gjitha qendrave të shenjta ka shenja me gurë, pemë ose mure si shenja të shenjtërisë së tyre.

### b) Format e kryerjes së haxhit (pelegrimit)

Format e kryerjes së vizitës së vendeve të shenjta dhe kryerjes së adhurimeve në to, gjë që quhet haxh ose pelegrinazh (pelegrim), janë të ndryshme sipas feve. Në hebraizëm, ashtu si adhurimet e tjera, edhe haxhi ka pësuar ndryshime gjatë shekujve. Për shkak të jetës së gjatë endacake, braktisjes herë pas here të urdhrave të Moisiut e të profetëve të tjerë duke u prirur nga zakonet idhujtare, hebrenjtë, ashtu si arabët paraislamikë, e patën prishur formën origjinale të haxhit. Ata nuk i patën dhënë rëndësinë e duhur haxhit të urdhëruar në testament për t'u bërë tri herë në vit. Vetëm pas shembjes së Faltores se Sollomonit nga babilonasit patën filluar të ndjejnë nevojën e unitetit kombëtar dhe patën filluar të shkonin në kohën e haxhit në Jeruzalem. Kurse pas shembjes së dytë nga romakët në vitin 70 e.r., haxhi mori një vlerë simbolike. Duke e bërë pretekst shembjen e Faltores, hebrenjtë braktisën shumë adhurime, përfshirë edhe vetë haxhin. Ata thonë se adhurimet dhe urdhrat e Testamentit do të rihyjnë në fuqi pas ardhjes së Mesihut. Vendi i haxhit dhe i adhurimit të hebrenjve sot është Muri i Vajtimit në Jeruzalem. Duke qëndruar para murit, hebrenjtë lexojnë pjesë nga Testamenti, nga libri i lutjeve, qajnë me zë të lartë ose kridhen në mendime. Në të çarat e murit fusin letra ku kanë shkruar dëshira të ndryshme.

Përsa i përket haxhit në krishterizëm, profeti Isa, Jesui, i pati pranuar të gjitha parimet e Testamentit në bazat e besimit dhe në çështjet e tjera fetare përfshi edhe haxhin (pelegrimin) si adhurim. Prandaj në ungjillet nuk ka ndonjë konkluzion të veçantë për të. Por në koncilin e parë krishter të mbledhur në Jeruzalem në vitin 49

e.r., u vendos që, përveç katër çështjeve, të gjitha konkluzionet e tjera të Testamentit të shfuqizohen. Lidhur me këtë, iu dha fund edhe flisë (kurbanit) dhe pelegrimit (haxhit). Me interpretimet e tij, Pavli u ngarkoi këtyre adhurimeve një kuptim të fshehtë. Edhe shkruesit e ungjillit e përvetësuan doktrinën e Pavlit dhe krijuan në ungjille një pamje negative për Jeruzalemin si vend pelegrinazhi të hebrenjve. Prandaj, brezi pas Pavlit e braktisi vizitën në Jeruzalem. Megjithëkëtë, dëshira për t'i parë vendet ku pati jetuar Jesui, e ringjalli te krishterët ritin e pelegrimit, pavarësisht se ky adhurim ishte larguar nga pamja e tij e vërtetë. Kishat krishtere nuk e kanë parë Jeruzalemin si një qendër pelegrimi dhe nuk i kanë nxitur krishterët për të shkuar atje, por, për ta mbajtur plotësisht nën zotërim botën krishtere, u kanë dalë për zot vizitave në Jeruzalem. Krahas kësaj, Kisha katolike e ka shpallur Romën qendër pelegrimi dhe, për t'i tërhequr krishterët, ka përdorur forma dhe mjete të ndryshme nxitjeje materiale. Ndërkaq, qoftë vizitat në Jeruzalem, qoftë në Romë, nuk mbështeten në mesazhin hyjnor. Prandaj, në lidhje me këtë adhurim, krishterët nuk kanë mundur të sigurojnë unitet.

Sot krishterët bëjnë vizita në Jeruzalem dhe Betlehem, në vendet ku lindi Jesui, ku u kryqëzua, ku u ringjall. Vizitat bëhen në ditët kur kanë ndodhur këto ngjarje që përbëjnë tri etapat e jetës së Jesuit. Vizita e këtyre vendeve ka më shumë rëndësi për krishterët armenë, koptë, grekë, rusë, sirianë, etiopianë, përgjithësisht për krishterët e Lindjes. Traditat e tyre të pelegrimit janë pothuaj të njëjta. Për t'u pastruar nga mëkatet, pelegrinët futen më parë në lumin e Jordanit, pastaj vizitojnë me radhë vendet ku pati kaluar jeta e Jesu Krishtit. Atje ata këndojnë pjesë nga ungjijtë, pendohen dhe mendojnë për vdekjen. Dëshira e përbashkët e krishterëve në këto vizita është që të vdesin aty. Prandaj krishterët shkojnë më shumë në moshë të plakur dhe marrin me vete edhe qefinët. Kurse krishterët katolikë dhe protestanë nuk sillen kështu. Katolikët, përgjithësisht, vizitojnë Romën ku ndodhet Vatikani ku e ka selinë papa. Kurse në botëkuptimin protestan nuk ka pelegrim.

Si një ndër pesë kushtet e fesë islame, haxhi është bërë i detyrueshëm në vitin e nëntë të hixhretit të Hz. Muhammedit nga Meka në Medine. Muslimani që i plotëson kushtet e duhura, e ka për detyrë të shkojë në haxh një herë në jetë.

Adhurimi i haxhit bëhet duke i vizituar Qaben dhe vendet e shenjta përreth gjatë ditëve të bajramit të Kurbanit. Para se të niset për udhë, personi i paguan borxhet në ka dhe pendohet. Kur arrin në vendet e hyrjes për në haxh, që ndodhen në afërsi të Mekës e që quhen Mikat, bën pastrimin e duhur, merr gusl ose abdest. Pas kësaj, meshkujt i nxjerrin rrobat e veta dhe mbulohen me dy copa të bardha që quhen ihram, rrinë dhe lëvizin me kokë zbuluar dhe këmbëzbathur. Kurse femrat futen nën ihram me veshjet e veta. Pastaj të gjithë bëjnë nijet për haxh duke thënë: **"Allahu im, dua të bëj haxh për pëlqimin Tënd, më jep**

**lehtësi dhe ma prano haxhin!"** Pasi hyjnë në zonën e quajtur harem, besimtarët respektojnë rregullat dhe ndalimet e caktuara.

Kur arrijnë në Mekë, besimtarët shkojnë menjëherë në Qabe për të bërë tavafin e parë (kudum). Pastaj ngjiten në kodrën Safa për të bërë shtatë vajtje-ardhjet mes kodrave Safa dhe Merve. Gjatë gjithë këtyre veprimeve këndohen lutje të ndryshme.

Për të bërë detyrën e vakfes që është një ndër farzet e haxhit, besimtarët shkojnë ditën e arifesë në Arafat. Edhe gjatë vakfes këndohen lutje dhe bëhet pendesë. Pastaj po atë ditë shkohet në Muzdelife ku plotësohet vakfeja në mëngjesin e ditës së bajramit. Pa lindur dielli, besimtarët shkojnë në Mina për të gjuajtur shejtanin me gurë. Pasi e mbarojnë këtë detyrë, qethin flokët dhe dalin nga ihrami. Femrat presin vetëm pak majat e flokëve. Në një prej tri ditëve të para të bajramit, besimtarët shkojnë në Mekë dhe bëjnë tavafin e vizitës që është detyrim. Kështu plotësohet vizita e haxhit.

Haxhi zë një vend të rëndësishëm edhe në fetë hindu. Në hinduizëm, haxhi është parë si rruga më e përshtatshme e pastrimit nga mëkatet dhe e arritjes së shpëtimit. Prandaj besimtarët hindu e kryejnë detyrën e haxhit duke bërë një udhëtim të vështirë. Kur arrijnë në qytetin Benares që është qyteti i shenjtë i zotit Shiva, hindutë lahen në lumin Ganzh dhe bëjnë tavaf përreth vendeve të shenjta. Po kështu, edhe udhëtarët budistë, duke bërë një udhëtim të vështirë, vizitojnë vendet ku ka kaluar jeta e Budës, duke filluar me Bodhi Gaja-n.

Adhurimi i haxhit në formën e vizitës së vendeve të shenjta zë një vend të rëndësishëm edhe në fetë e tjera.

### c) Funksionet shoqërore të haxhit (pelegrimit)

Krahas funksionit si adhurim, haxhi ose pelegrimi, siç quhet në gjuhët dhe fetë e tjera, pra, vizita e vendeve të shenjta me qëllim adhurimi, jep mundësi për të parë vende të ndryshme dhe për t'u takuar me njerëz të ndryshëm. Për rrjedhojë, haxhi është një adhurim që i mëson dhe edukon njerëzit, që u hap rrugë marrëdhënieve politike e shoqërore. Prandaj, në të gjitha fetë, haxhi kryen të njëjtat funksione politike e shoqërore.

Hebrenjtë e shpërndarë në të gjithë botën, në kohët e hershme bashkoheshin në Jeruzalem në saje të vizitës që bënin aty. Mendimet e përbashkëta të pranuara në Jeruzalem barteshin me anë të vizitorëve në të gjithë botën. Në këtë mënyrë kanë mundur ta ruajnë hebrenjtë për shekuj identitetin e tyre fetar dhe kombëtar. Megjithëse Kisha Katolike dhe kishat e tjera krishtere nuk e kanë futur haxhin ndër adhurimet e tyre, e kanë nxitur pikërisht për këtë cilësi dhe funksion të tij.

Në islam, përsa u përket marrëdhënieve shoqërore, haxhi ka funksione të tilla që nuk mund të nënvleftësohen. Para së gjithash, haxhi i afron muslimanët me gjuhë, raca, veshje dhe zakone të ndryshme. Gjithashtu, në haxh, muslimanët me përkatësi drejtimi fetar të ndryshëm, njihen më nga afër me njëri-tjetrin dhe afrohen.

Si përfundim, në të gjitha fetë, haxhi ka një sërë funksionesh. Por në asnjë fe, tradita e haxhit nuk është aq ndikuese dhe vepruese sa në islam, ku njerëz nga të katër anët e botës, me raca dhe kombësi të ndryshme, mblidhen në të njëjtin vend e në të njëjtën kohë duke krijuar një unitet ndjenjash. Kuptimin më të plotë e të përsosur në të gjitha aspektet, haxhi e ka gjetur në islam.

### 4. Sadakaja (lëmosha)

Sadakaja është një lëmoshë, një dhuratë, një ndihmë që u bëhet nevojtarëve për pëlqim të Allahut, pa pritur shpërblim për këtë. Sadakaja është një nga rrugët më efektive të ndihmës reciproke dhe solidaritetit shoqëror. Prandaj sadakaja është një ndër detyrat fetare që, krahas lutjes dhe agjërimit, është këshilluar me ngulm nga të gjitha fetë.

Sipas hebraizmit, gjithkush është i ngarkuar me detyrën për të dhënë lëmoshë me aq sa ka mundësi. Në Testament është urdhëruar: "Bëj mirë me aq sa ke mundësi!" Ky urdhër është i vlefshëm për të gjithë individët e shoqërisë, të pasur a të varfër. Madje edhe njerëzit që janë nevojtarë për vete duhet të japin lëmoshë. Urtësia e kësaj është se sadakaja e mban të butë zemrën e njeriut duke ia kujtuar atij vlerat njerëzore.

Meqë është një ndër detyrat e rëndësishme të urdhëruara në Testament, sadakaja në hebraizëm është institucionalizuar. Më parë, në të gjitha vendbanimet ndodhej një arkë e bashkësisë hebreje të atij vendi, nga ku të varfërit merrnin çdo të premte para për nevojat e tyre të ushqimit dhe veshmbathjes. Kjo praktikë vazhdon në forma të ndryshme edhe sot. Qëllimi i kësaj praktike është parandalimi i lypjes për të mbrojtur personalitetin e njerëzve nevojtarë.

Sipas krishterizmit, sadakaja është një pendesë e sinqertë që ia mbulon mëkatet personit që e jep. Personi që jep sadaka, pajtohet edhe me veten, edhe me Zotin, edhe me mjedisin. Prandaj sadakaja, lëmosha, zë një vend të rëndësishëm në jetën krishtere. Vetëm se sadakaja nuk duhet dhënë për t'u dukur. Në ungjillin e shën Mateut thuhet: **"Kur të japësh lëmoshë, mos i bjer borisë siç bëjnë njerëzit me dy fytyra nëpër rrugë. Po jua them të vërtetën: Ata**

**e morën atë që meritonin. Por ti, kur të japësh lëmoshë, ta mbash të fshehtë aq sa dora e majtë të mos ta dijë se ç'ka bërë e djathta..."[39]**

Veçanërisht te katolikët, dita e dhënies së lëmoshës është e premtja, sepse e premtja është dita e vdekjes e Jesuit dhe e pranimit të pendesës. Prandaj krishterët ditën e premte japin shumë lëmosha dhe bëjnë pendesë.

Sadakaja në islam është e rëndësishme po aq sa dhe në fetë e tjera. Sipas botëkuptimit islam, pronari i vërtetë i pasurisë që kanë njerëzit nëpër duar është Allahu. Prandaj personi, nga gjërat që ka në dorë, duhet të japë sadaka dhe duhet të bëjë të mira për pëlqim të Allahut.

Në shumë ajete të Kur'anit është nxitur sadakaja dhe është bërë e ditur se ata që japin sadaka, Allahu do t'i falë dhe do t'i shpërblejë me të mira të mëdha.[40] Në një hadith, Hz. Muhammedi ka thënë: "Çdo musliman e ka për detyrë të japë sadaka!"[41] Sipas tij, për ta zbatuar këtë detyrë, personi duhet të punojë, të fitojë e të japë sadaka. Kështu ai do të bëhet i vlefshëm edhe për vete, edhe për të tjerët!

Në Kur'an dhe në hadithe, ndërsa nga njëra anë muslimanët ftohen të japin sadaka dhe të ndihmojnë në mënyra të ndryshme, nga ana tjetër theksohet se sjellja dhe veprimi më i ndershëm është puna dhe përpjekja për të fituar me duart e veta dhe lavdërohen ata që nuk lypin.

Për të fituar të mirën që shpresohet duke dhënë sadaka, ajo duhet dhënë pa pritur shpërblim dhe pa u dukur. Veçanërisht, personi që i jepet sadaka nuk duhet vënë nën detyrimin e mirënjohjes, sepse një sjellje e tillë e asgjëson vlerën e sadakasë. Në Kur'an Allahu urdhëron kështu: **"O ju që keni besuar! Mos i çoni kot sadakatë tuaja duke u mbajtur më të madh dhe duke e prekur tjetrin ashtu siç bën ai që, megjithëse nuk u beson Allahut dhe Ditës së Ahiretit, e shpenzon mallin e tij për t'u dukur!"[42]**

### 5. Kurbani (flijimi)

Historia e adhurimit në formën e kurbanit ose flijimit është e vjetër sa dhe historia e vetë feve. Në të kaluarën, njerëzit u ofronin qenieve hyjnore që u besonin, flijime të ndryshme me qëllim për t'i kënaqur. Format e flive dhe flijimeve ndryshonin sipas besimeve ose bindjeve të popujve. Në dise fe, krahas kafshëve që flijoheshin, ofroheshin edhe gjëra të tjera si drithë, bimë, ose ndonjë mall tjetër çfarëdo.

39. Mateu, 6: 2-4.
40. shih Kur'ani, Ahzab: 35.
41. Buhari, Sahih, Zekat, 30.
42. Kur'ani, Bakara: 264.

Në disa popuj flijoheshin edhe njerëz. Flijimi i njerëzve ka qenë më i përhapur veçanërisht në popujt artizanë. Nga kërkimet e bëra janë hasur në të dhëna që tregojnë se flijimi i njerëzve bëhej në Amerikën e Mesme e të Veriut, në disa pjesë të Afrikës dhe Mesopotami.

Kurbani ose flijimi është një adhurim i përhapur edhe në shumicën e feve të ditëve tona. Para shembjes së Faltores së Jeruzalemit, flijimi përbënte esencën e adhurimit në hebraizëm. Ky adhurim ishte dy llojesh: flijim kafshe me djegie dhe dhurim gjërash që konsideroheshin me vlerë. Sipas shprehjes së Testamentit, Zoti Jahova kënaqej nga tymi dhe avujt e ngrohtë të dalë nga mishi i kafshës që flijohej. Prandaj atij i bëhej më shpesh ky lloj flijimi. Pas shkatërrimit të Faltores nga romakët në vitin 70 e.r., ky lloj flijimi u la. Në ditët tona, për t'u pastruar nga mëkatet, hebrenjtë flijojnë gjela ose pula, mishin e të cilave ua shpërndajnë të varfërve.

Botëkuptimi mbi flinë dhe flijimin në krishterizëm i ngjan botëkuptimit të flijimit të njeriut të popujve të vjetër. Sipas krishterizmit, Jesui është flijuar për faljen e mëkateve të njerëzve. Njëkohësisht, me këtë akt, krishterët janë çliruar edhe nga detyrimi për të bërë flijim. Riti i meshës (me bukë dhe verë) që bëhet ditët e diela dhe në pashkët, ka zëvendësuar flijimin. Në çdo meshë krishterët ia ofrojnë Zotit Jesuin si flijim. Kështu ata e falenderojnë Zotin, pajtohen me të dhe Ai ua fal mëkatet.

Në hinduizëm, flijimi është esenca e adhurimit. Ofrimi i flisë është pjesë e jetës ditore të një hindui, sepse flija siguron mirëkuptimin e tij me zotat. Sipas besimit hindu, kur njerëzit nuk bëjnë fli, zotat nuk lëshojnë shi, nuk bëjnë që të rriten të lashtat, nuk i sjellin ditën dhe natën në kohën e duhur. Po qe se njerëzit nuk do t'u ofronin zotave fli për një kohë të gjatë, zotat do të vdisnin urie. Sepse flija është burimi i jetës së tyre. Avujt e ngrohtë që ngrihen përpjetë nga mishrat e kafshëve që digjen (piqen) në zjarr, ua ripërtërin dhe shton fuqinë atyre. Prandaj hindutë besojnë se, duke u bërë fli zotave, i mbajnë ata të lidhur pas vetes.

Edhe në budizëm, budistët i ofrojnë statujës së Budës lule dhe temjan si dhe gjëra ushqimore për të plotësuar nevojat e priftërinjve. Ata i luten Budës t'i ndihmojë që të arrijnë nirvanën.

Në islam, flija dhe flijimi që quhen kurban, kanë formë, kushte, kohë dhe qëllim të caktuar. Në islam, kurbani është therja e një kafshe me cilësi të caktuara në një kohë të caktuar me qëllim adhurimi. Edhe kafsha vetë quhet kurban. Koha e therjes së kurbanit janë tri ditët e para të bajramit të Kurbanit.

Kurbani theret për të fituar kënaqësinë e Allahut dhe për ta falenderuar Atë. Muslimanët që quhen të pasur sipas disa kritereve të caktuara, e kanë për detyrë

fetare të therin kurban. Megjithëkëtë, kurbani nuk është në nivelin e adhurimeve të detyruara si namazi, agjërimi, zeqati dhe haxhi.

Sipas islamit, personi që ka për të therur kurban, duhet të ketë zhvillim mendor normal, të ketë arritur moshën e pubertetit, të jetë i lirë (të mos i jetë hequr liria), të jetë vendas (jo udhëtar) dhe i pasur sipas kritereve të caktuara. Kështu, nuk kërkohet të therë kurban personi që është i varfër, me të meta mendore, i parritur (fëmijë), udhëtar dhe me liri të kufizuar.

Në islam kërkohet që kafsha që do të bëhet kurban, të ketë disa veçori të caktuara, si të jetë deve, lopë, ka, buall, buallicë, dele, dash, dhi, cjap. Kafshët e kotecit nuk bëhen kurban. Deveja duhet të jetë të paktën pesë vjeçe, të trashat duhet të jenë dy vjeçe dhe të imtat, motake. Veçanërisht është kusht që kafshët të mos kenë të meta trupore. Të imtat mund t'i bëjë kurban një njeri, kurse të trashat dhe devetë mund t'i bëjnë kurban ortakërisht shtatë vetë.

Në fenë islame, kurbani nuk theret për të plotësuar ndonjë nevojë materiale-shpirtërore të Allahut, sepse Ai s'ka nevojë për asgjë, as për mallin e njerëzve. Në Kur'an Allahu thotë kështu: **"Sigurisht, te Allahu nuk shkojnë as mishi, as gjaku i kurbaneve tuaj; te Ai nga ju arrin devocioni juaj!"**[43] Siç shprehet edhe në këtë ajet, te Allahu arrin vetëm adhurimi i personit që ther kurban.

### 6. Ditët dhe netët e shënuara, festat fetare

Te fetë, krahas adhurimeve ditore dhe javore, janë edhe adhurimet vjetore. Adhurimet vjetore bëhen në ditët dhe netët e shënuara si dhe në festat fetare. Në disa fe, koha e këtyre përcaktohet sipas kalendarit hënor. Për rrjedhojë, ditët dhe netët e shënuara si dhe festat fetare nuk fiksohen në një datë dhe muaj të caktuar, por lëvizin duke i përshkruar të gjithë muajt me radhë. Shembulli më i mirë i kësaj janë ditët dhe netët e shënuara si dhe festat fetare, bajramet, në islam. Në disa fe, koha e këtyre përcaktohet edhe sipas kalendarit hënor, edhe sipas kalendarit diellor. Për rrjedhojë, ditët dhe netët e shënuara si dhe festat fetare nuk qëllojnë në të njëjtën ditë, por edhe nuk dalin jashtë një stine. Kështu është gjendja, p.sh., në hebraizëm. Edhe në disa fe të tjera, disa festa rregullohen sipas kalendarit hënor, disa, sipas kalendarit diellor.

Ditët dhe netët e shënuara si dhe festat fetare kanë të bëjnë me çaste të rëndësishme të jetës së profetëve, themeluesve të feve ose të njerëzve të konsideruar si të shenjtë fetarisht. Nëpër fe, ditëlindjet, datat e vdekjes, dhe ngjarjet që përbëjnë momente të rëndësishme kthese në jetën e këtyre njerëzve, janë shenjtëruar. Çdo vit, përvjetoret e këtyre ngjarjeve kremtohen me adhurime të posaçme dhe

43. Kur'ani, Haxh: 37.

ceremoni fetare. Në këto kremtime, njerëzit i përjetojnë këto ngjarje shpirtërisht dhe gjejnë kënaqësi.

**a) Ditët dhe netët e shënuara**

Ditët dhe netët e shënuara janë, në përgjithësi, kohë të përcaktuara për të kujtuar ngjarje të rëndësishme të jetës së profetëve, themeluesve të fesë ose të njerëzve të konsideruar të shenjtë fetarisht. Shembujt më të qartë të këtyre duken në islam. Më kryesoret prej këtyre janë netët e shënuara Regaib, Miraxh, Beraat, nata e shënuar e Kadrit, Mevludi. Nga këto, të gjitha përveç natës së shënuar të Beraatit, kanë lidhje me jetën e Hz. Muhammedit. Nata e shënuar e Beraatit është nata e pendesës dhe faljes. Besohet se adhurimet e sinqerta, pendimi dhe pendesat që bëhen këtë natë, pranohen.

Në hebraizëm nuk ka ditë dhe netë të shënuara me rëndësi kushtuar profetëve ose njerëzve të konsideruar të shenjtë fetarisht. Por janë ditët e pendesës dhe faljes, Rosh-Hashana dhe Jom Kipur si nata e shënuar e Beraatit në islam. Në hebraizëm, këto ditë konsiderohen si ditët më të shenjta.

Sipas kalendarit hebraik, **Rosh-Hashana** kremtohet dy ditë në një kohë që takon me muajt shtator-tetor. Në besimin hebraik, Rosh-Hashana shpreh ricaktimin e fatit të gjithësisë dhe njeriut. Hebrenjtë përpiqen t'i kalojnë këto dy ditë me adhurim dhe pendesë.

**Jom Kipur** është dita e shpërblimit në fund të një kohe dhjetë ditore që fillon nga dita e parë e Rosh-Hashanës. Sipas besimit hebraik, fati njëvjetor i njeriut, i projektuar në Rosh-Hashana, merr formën përfundimtare në Jom Kipur dhe vuloset. Prandaj, në hebraizëm, Jom Kipur është një ditë me shumë rëndësi. Atë ditë hebrenjtë nuk bëjnë asnjë punë, vetëm merren me adhurim dhe pendesë.

Në krishterizëm, shumica e ditëve dhe netëve të shënuara kanë lidhje me Jesu Krishtin. Krishterët i përkujtojnë me adhurime të ndryshme kohën kur kanë ndodhur ngjarjet që përbëjnë momente kthesë në jetën e Jesu Krishtit. Veç kësaj, janë edhe ditët dhe netët e shënuara që kanë lidhje me shën Mërinë dhe shënjtorët.

Në budizëm ka ditë të shënuara lidhur me lindjen e Budës, ndriçimin dhe arritjen e nirvanës prej tij. Në këto ditë, budistët i drejtojnë lutje Budës dhe u ofrojnë dhurata statujave të tij.

**b) Festat fetare**

Festat zënë një vend të rëndësishëm në jetën e njerëzve. Njerëzit u japin ngjarjeve të rëndësishme të jetës së tyre cilësi të gëzimi e lumturie. Shpesh festat festohen nga populli kolektivisht. Kurse festat fetare kanë një vend të veçantë në jetën e njerëzve. Bashkësitë ose kolektivet fetare bëjnë festa për t'i përjetuar vetë

të vërtetat ose ngjarjet e rëndësishme të fesë së tyre. Në këto festa ata e ndjejnë veten më të lidhur me fenë se sa në kohë të tjera.

Në islam ka dy festa fetare që muslimanët i festojnë kolektivisht, në bashkësi, këto janë bajrami i Ramazanit dhe bajrami i Kurbanit. Muslimanët që agjërojnë në muajin e ramazanit, bëjnë tri ditë festë me gëzimin e përmbushjes së këtij detyrimi fetar. Pas namazit të bajramit të falur në bashkësi, ata bëjnë bajram me njëri-tjetrin.

Afër dy muaj e dhjetë ditë pas bajramit të Ramazanit, festohet bajrami i Kurbanit. Ky bajram vazhdon katër ditë. Në mëngjesin e ditës së parë të bajramit falet namazi i bajramit në bashkësi. Pastaj muslimanët ia urojnë njëri-tjetrit bajramin. Pastaj, ata që kanë mundësi dhe i plotësojnë kushtet përkatëse, therin kurban për t'iu afruar Allahut dhe për të fituar pëlqimin e Tij. Një pjesë të mishit të kurbanit ua shpërndajnë të varfërve ose fqinjëve.

Bajramet në islam janë pretekste të bashkimit, solidaritetit dhe ndarjes së gëzimeve me njëri-tjetrin. Të zemëruarit pajtohen, nevojtarëve u plotësohen nevojat, të gjithë marrin pjesë në gëzimin e njëri-tjetrit. Prandaj bajramet zënë një vend të veçantë në shoqëritë muslimane.

Në hebraizëm, në Testament janë tre festa fetare që duhen festuar. Këto janë festat Fisih, Sukkot dhe Shavuot.

**Fisih** është festa përkujtimore e daljes së hebrenjve nga Egjipti. Kjo vazhdon tetë ditë mes muajve mars-prill. E veçanta e kësaj feste është ngrënia gjatë gjithë ditëve të festës e gjërave të tharmuara.

**Shavuot** është festa përkujtimore e dhënies së Testamentit hebrenjve nga Zoti. Kjo festë që njihet edhe me emërtimin festa e javëve, festohet gjatë muajve qershor-korrik.

Sukkot është festa përkujtimore e eksodit 40-vjeçar të hebrenjve në shkretëtirë pas largimit nga Egjipti. Eshtë tetë ditë. Eshtë një festë më shumë dëfrimi. Në këtë festë hebrenjtë ngrejnë një çadër në oborr të shtëpisë dhe e stolisin me degë pemësh. Në çadra luajnë lojra kombëtare.

Në hebraizëm këto festa janë, njëkohësisht, festa pelegrimi. Sipas rregullave fetare, çdo vit hebrenjtë janë të detyruar që gjatë këtyre festave të vizitojnë Jeruzalemin. Meqë Faltorja e Sollomonit është e shembur, ky adhurim bëhet sot në mënyrë simbolike. Në hebraizëm ka edhe festa të tjera veç këtyre.

Në krishterizëm ka dy festa të rëndësishme që duhen kremtuar për të kujtuar lindjen e Jesu Krishtit, vdekjen, ringjalljen dhe ngjitjen në qiell. Këto dy festa janë krishtlindjet dhe pashkët.

**Krishtlindjet** kremtohen për të kujtuar rikthimin në botë të Jesuit që e quajnë bir të Zotit. Në lidhje me kohën e kësaj feste ka kundërshtime mes drejtimeve krishtere. Katolikët dhe protestanët i fillojnë krishtlindjet më 25 dhjetor, kurse ortodoksët, më 6 janar.

Në krishtlindjet, krishterët bëjnë rite, shëtisin derë më derë duke kënduar himne fetare dhe i japin dhurata njëri-tjetrit. Veçanërisht vizitojnë spitalet dhe shtëpitë e fëmijës. Pema e krishtlindjeve dhe plaku i krishtlindjeve janë nga veçoritë më të rëndësishme të këtyre kremtimeve. Në krishtlindje krishterët i stolisin shtëpitë me pemën e krishtlindjeve.

**Pashkët** janë një festë që kremtohet në kujtim të ringjalljes së Krishtit pas vdekjes. Para pashkëve është një periudhë dyzet ditore pendese dhe agjërimi të pjesshëm. E premtja e fundit e kësaj periudhe dyzet ditore kujtohet si dita e kryqëzimit të Krishtit dhe kalohet me falje dhe lutje të shumta. Kurse e djela që e pason këtë të premte është dita e pashkëve, domethënë e ringjalljes së Krishtit. Meqë data e pashkëve të cilat kremtohen në pranverë, është e ndërrueshme, ajo caktohet për çdo vit nga njerëzit kompetentë të Kishës.

Në hinduizëm festohen shumë festa. Forma dhe koha e festimit të këtyre ndryshon nga zona në zonë. Në budizëm është festa Vesak që festohet me një pjesëmarrje të gjerë të të gjithë budistëve. Kjo festë bie dhe festohet në hënën e plotë të muajit maj dhe përkujton ditëlindjen e Budës, ndriçimin e tij dhe arritjen e nirvanës prej tij. Në këtë festë marrin pjesë të gjithë budistët, meshkuj e femra, të rritur e fëmijë që i mbushin faltoret dhe vendet e shenjta dhe falen shumë. Për këtë festë, ata i zbukurojnë rrugët, faltoret dhe shtëpitë.

## II. VENDET E ADHURIMIT

Kur thuhet adhurim, të vijnë ndërmend vendet ku adhurimi bëhet kolektivisht. Në çdo fe, me kohë, kanë dalë në shesh vendet e adhurimit si nevojë për adhurimet kolektive. Vendet e adhurimit kanë marrë një formë të caktuar sipas veçorive të fesë përkatëse, sipas kushteve gjeografike e kulturore. Vendet e adhurimit quhen me një emërtim të përgjithshëm, faltore ose tempuj.

Sipas Kur'anit, faltorja e parë mbi dhé është Qabeja në Mekë. Qabeja që është kibleja (pika orientuese) e muslimanëve, është edhe faltorja e parë e muslimanëve. Kur islami u përhap jashtë Mekës, muslimanët formuan ose ngritën faltore lokale në zonat ku banonin. Këto faltore në arabishte janë quajtur përgjithësisht *mesxhid* (nga fjala sexhde) dhe, me një formë të caktuar, *xhami*. Sot që të dyja këto fjalë përdoren për të emërtuar vendet e adhurimit të muslimanëve.



Në ndërtimin e brendshëm të xhamisë janë disa elementë që kanë lidhje me funksione të caktuara të detyrueshme, prandaj dhe janë pjesë e domosdoshme e arkitekturës së brendshme të xhamisë. Vendit ku falet imami që drejton faljen (namazin), i thuhet **mihrab**. Shkallarja ku ngjitet hatibi për të mbajtur ligjëratën që quhet hutbe, quhet **minber**. Në një skaj të xhamisë, në një pozicion të përshtatshëm për t'u ndjekur nga xhemaati, ngrihet një katedër e posaçme për vaizin që quhet **kursia e vaazit**. Në disa xhami, në fund, ndodhet një vend pak më i ngritur se sipërfaqja e sallës së namazit dhe e rrethuar apo jo me parmakë, ku falet muezini, që quhet **mahfili** (ballkoni) **i muezinit**. Gjithashtu, në disa xhami ka **ballkone** me qëllim për të shtuar sipërfaqen e faljes ose për t'u falur gratë. Një nga elementët më dallues të xhamive janë **minaret** ku këndohet ezan. Jashtë sallës së faljes, diku, në një pozicion të përshtatshëm, janë **çezmat ku merret abdest.**

Xhamitë ose faltoret që s'kanë tiparet arkitekturore të xhamive por që përdoren për namaz, meqë janë vende ku i bëhen adhurime Allahut, janë të shenjta. Në to, as brenda e as jashtë nuk ndodhen piktura qeniesh të gjalla ose statuja, përveç zbukurimeve ornamentale dhe me elementë lulesh.

Në hebraizëm, adhurimi bëhet domosdoshmërisht në faltore. Faltorja e parë e hebrenjve është Faltorja e Sollomonit (Hz. Sulejmanit) në Jeruzalem. Pas

shkatërrimit të plotë të tij në vitin 70 e.r., një pjesë e adhurimeve u lanë përkohësisht. Tani hebrenjtë i bëjnë adhurimet në faltoret e quajtura **sinagoga**.

Adhurimi kolektiv në sinagoga mund të bëhet kur krijohen kushtet minimale për këtë që janë pjesëmarrja e të paktën dhjetë meshkujve me moshë mbi trembëdhjetë vjeç, dhe prania e drejtuesit të faljes që mund të jetë rabini ose një prej pjesëmarrësve.

Sinagoga nuk ka ndonjë arkitekturë të caktuar. Por në çdo sinagogë ndodhen pa tjetër tri gjëra: **aron-hakodesh** (dollapi i shenjtë), **ner-hatamid** (drita që ndriçon paprerë) dhe **teva** (katedër). Në aron-hakodesh ruhen rulot me dorëshkrimet e Testamentit. Në një kuptim, aron-hakodesh përbën mihrabin (altarin) e sinagogës. Ner-hatamid është një dritë që rri vazhdimisht e ndezur. Kurse teva është një katedër e vendosur mu para aron-hakodeshit. Gjatë adhurimit, aty ngjitet rabini që këndon dorëshkkrimet e Testamentit.

Si xhamitë, edhe sinagogat kanë karakterin e tyre të shenjtë. As në sinagogat nuk ka piktura dhe statuja. Në hebraizëm është e ndaluar të bëhet adhurim në prani të pikturave, portreteve dhe statujave. Në sinagogë hyhet me veshje të posaçme dhe me kokë mbuluar. Hyrja me kokë zbuluar konsiderohet mungesë respekti ndaj Zotit. Meshkujt vënë mbi kokë takijen e quajtur kipa, kurse gratë e mbulojnë kokën me shami.

Në fillimet e tij, në krishterizëm nuk kishte vend adhurimi. Atëherë krishterët ndiqeshin, prandaj dhe adhurimet i bënin në vende të fshehta. Kur në shek. IV e.r. romakët e lanë të lirë krishterizmin, filluan të ndërtoheshin faltoret e para. Faltoret e mëdha dhe madhështore u quajtën **katedrale**, kurse të voglat, **kisha**.

Katedralet dhe kishat kanë disa veçori të përbashkëta. Portën (hyrjen) kryesore e kanë në anën lindore. Mu përballë hyrjes ndodhet **altari** ku kryhen ritet si pagëzimi, mesha, lidhja e kurorës, etj. Po aty ndodhet edhe **katedra** prej nga predikon prifti. Anash altarit, në të ndara apo platforma të caktuara rri kori si dhe ndodhet organoja ku ekzekutohen himne dhe muzikë fetare. Altari dhe muret janë të zbukuruara me portrete (ikona) dhe statuja të Jesu Krishtit dhe shenjtorëve. Në kishat katolike, në hyrje ndodhet një enë me ujë të bekuar. Besimtarët ulen në stolat që mbushin sallën. Burrat, gratë dhe fëmijët ulen së bashku, sipas dëshirës. Në kishë nuk është e detyruar hyrja me kokë mbuluar.

Megjithëse në hinduizëm nuk ka traditë adhurimi kolektiv, faltoret kanë një rëndësi të veçantë. Vendet ku ngrihen faltoret përcaktohen sipas pozicionit të yjeve dhe teksteve të quajtura "matra". Përcaktimin e vendit e bën prifti i quajtur brahman. Brahmani bën gërmimin e parë në mënyrë që të vijë në harmoni me kokën e gjarpërit të shenjtë që besohet se bart botën. Pastaj vazhdohen punimet gjersa të marrë fund ndërtimi i plotë i faltores.

Faltoret e qyteteve të mëdha përmbajnë shumë struktura, oborre të brendshme, sallone me kolona, liqenthe për t'u larë. Në disa faltore ndodhen edhe manastire, shkolla, madje edhe spitale. Kështu, faltoret e qyteteve janë komplekse shërbimesh.

Në budizëm faltoret quhen **pagoda** që do të thotë *shtëpi e idhujve*. Nëpër pagodat ndodhen statujat e Budës.

## PERMBLEDHJE

1. Ç'do të thotë adhurim? Jepni njohuri të shkurtra mbi adhurimin.
2. Ç'lidhje ka mes lutjes dhe namazit?
3. Krahasoni namazin në hebraizëm me namazin në islam në anët e tyre të ngjashme.
4. Adhurimin e agjërimit në fe të ndryshme vlerësojeni duke mbajtur parasysh format e zbatimit të tij.
5. Thoni emrat e vendeve kryesore të haxhit (pelegrimit) në fe të ndryshme.
6. Përcaktoni veçoritë e përbashkëta të vendeve të haxhit (pelegrimit).
7. Si mund ta interpretoni rëndësinë që i japin fetë lëmoshës (sadakasë)? Thoni mendimet tuaja.
8. Në cilat fe flija (kurbani) përbën esencën e adhurimit?
9. Shpjegojeni qëllimin e flijimit (kurbanit) sipas feve.
10. Cilat janë festat fetare të urdhëruara në Testament? Shpjegojini shkurt ato.
11. Për të kujtuar cilat ngjarje kremtohen festat fetare të krishtlindjeve dhe pashkëve në krishterizëm?

# PJESA XI
# PLURALIZMI FETAR, DIALOGU DHE MISIONARIZMI

## ÇESHTJET

I. PLURALIZMI FETAR
II. DIALOGU NDERFETAR
III. MISIONARIZMI
IV. GRUPIMET KRISHTERE

## PUNE PERGATITORE

1. Mësoni nga fjalorët kuptimin e fjalëve *pluralizëm, dialog* dhe *misionarizëm.*
2. Ç'rol mund të luajnë fetë për zgjidhjen e problemeve të sotme? Mendoni mbi këtë çështje dhe i diskutoni mendimet tuaja me shokët.
3. Mblidhni nga enciklopeditë të dhëna mbi misionarizmin.
4. Po qe se në mjedisin tuaj ka misionarë, përpiquni të kuptoni se si punojnë dhe cilat çështje i nxjerrin në plan të parë.

## I. PLURALIZMI FETAR

Pluralizëm fetar quhet, shkurt, bashkëjetesa pa probleme e njerëzve me besime të ndryshme. Në një mjedis të tillë, secili tregon respekt për besimin fetar të tjetrit, për zakonet dhe traditat e tij. Askush nuk i kritikon e nuk i nënvleftëson vlerat fetare e kombëtare të tjetrit. Çdo njeri pranon botëkuptimin "feja jote të përket ty, feja ime, mua".

Pluralizmi fetar merr gjithnjë e më shumë rëndësi në botën tonë që po globalizohet. Shtresa të gjëra të popullsisë së botës po shfaqin dhe përkrahin mendimin se, për të mundur të jetojnë në harmoni, pa hyrë në konflikt me njëri-tjetrin, njerëzit duhet të tregojnë respekt për besimin fetar, zakonet dhe traditat e njëri-tjetrit. Prandaj, kohë më kohë, njerëzit mblidhen dhe diskutojnë mbi mundësinë e bashkëjetesës reciproke.

Si e sheh islami pluralizmin fetar?

Qysh në kohët e para të tij, islami e ka përkrahur idenë e pluralizmit fetar. Për këtë qëllim, islami ka sjellë rregullime që sigurojnë bashkëjetesën e njerëzve me besime fetare të ndryshme. Prandaj, pluralizmi fetar në kuptimin e tij modern nuk është një gjë e huaj për islamin.

Këtë kuptim të pluralizmit fetar e mbrojnë edhe disa teologë krishterë të perëndimit, numri i të cilëve është shumë i pakët. Shumica e krishterëve nuk e pranojnë mundësinë e trajtimit të krishterizmit si të barabartë me fetë e tjera lidhur me mundësinë e bashkëjetesës së feve të ndryshme. Sipas tyre, krishterizmi është rruga e vetme që do ta afrojë njerëzimin te Zoti e do ta çojë në shpëtim.

## II. DIALOGU NDERFETAR

Dialogu ndërfetar është mbledhja e njerëzve me besime fetare dhe kultura të ndryshme për të shkëmbyer informacion mbi çështje të ndryshme pa nxjerrë në pah dhe pa ua imponuar të tjerëve pikëpamjet e veta, pa e mashtruar njëri-tjetrin si dhe për të bërë përpjekje për t'u gjetur zgjidhje probleme të ndryshme të ditës. Një dialog i tillë është njerëzor dhe moral, është një mënyrë sjelljeje që i ka hije njeriut.

Krijimi i marrëdhënieve mes njerëzve me fe, kultura dhe botëkuptime të ndryshme nuk po realizohet për herë të parë në ditët tona. Në histori, mes muslimanëve, hebrenjve dhe krishterëve janë krijuar kohë më kohë marrëdhënie pozitive. Në kohë dhe vende të ndryshme, anëtarë të tri feve të ndryshme janë mbledhur dhe kanë bërë diskutime mbi çështje fetare pa e ngacmuar dhe prekur njëri-tjetrin. Në

librat e historisë jepen shembuj të rasteve të tilla. Mirëpo kjo veprimtari dialogu, ashtu si dhe në ditët tona, nuk është zhvilluar sistematikisht.

Ata që e kanë nxjerrë në ditët tona në rend të ditës konceptin e dialogut ndërfetar, janë krishterët katolikë. Në Koncilin II të Vatikanit që i pati zhvilluar punimet gjatë viteve 1962-1965, katolikët vendosën të hyjnë në dialog me anëtarë të feve të tjera. Në këtë koncil ata bënë fjalë me respekt për hebrenjtë, muslimanët, hindutë, budistët, etj. dhe i lavdëruan besimet e tyre nga këndvështrimi krishter. Veçanërisht ata i këshilluan dhe porositën të gjithë krishterët e botës që t'i trajtonin me respekt anëtarët e feve të tjera dhe të hynin në dialog me ta. Për ta realizuar dialogun ndërfetar, katolikët formuan njësi të ndryshme dhe përgatitën specialistë përkatës. Me këto njësi e me këta specialistë, në ditët tona, katolikët marrin iniciativa në të katër anët e botës për të hyrë në dialog. Mirëpo katolikët e shohin dialogun si metodë për krishterizimin e njerëzve. Për këtë arsye, anëtarët e feve të tjera, duke mbajtur parasysh edhe veprimtaritë misionare të katolikëve në të kaluarën, i presin me dyshim këto iniciativa të katolikëve duke ndjerë në to rrezikun e një loje misionarizmi. Ndërkaq, dialogu ndërfetar është sot një çështje e rëndësishme për të cilën ndihet shumë nevojë. Mbledhja e njerëzve me fe dhe kultura të ndryshme për t'u njohur me njëri-tjetrin e diskutuar për zgjidhjen e problemeve të përbashkëta, do të jetë një kontribut i rëndësishëm për parandalimin e konfrontimeve që po përjetohen sot. Prandaj, dialogu ndërfetar duhet zhvilluar me ndjenja të sinqerta.

## III. MISIONARIZMI

Fjala *misionarizëm* rrjedh nga fjalët mision dhe *misionar*. Në kuptim të përgjithshëm, fjala *mision* do të thotë *detyrë, shërbim.* Kurse si term fetar, me fjalën *mision* kuptohet një *grup priftërinjsh që dërgohen nga qendra në vende të ndryshme për të përhapur një fe ose për të zhvilluar veprimtari fetare, organizata e tyre.* Fjala misionar emërton personin që ngarkohet me detyrë të posaçme për të përhapur një ideologji, një doktrinë, etj. Si term fetar, me fjalën *misionar emërtohet pjesëtari i një misioni fetar.*[44]

Koncepti i misionarizmit përdoret sot për të emërtuar veprimtarinë e rregullt për përhapjen e një feje, pra, përdoret si një term i fushës fetare. I përdorur, në pëgjithësi, për të gjitha fetë me karakter përhapës, ky term emërton më shumë dhe posaçërisht veprimtarinë përhapëse krishtere, sepse krishterizmi është ai që e

44. shih Fjalori i Shqipes së Sotme (Akademia e Shkencave e Shqipërisë, Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë), 2002.

zhvillon veprimtarinë përhapëse në mënyrën më sistematike, me anë të specialistëve dhe institucioneve të posaçme. Përveç krishterizmit, veprimtari misionare të organizuar zhvillojnë sot edhe Dëshmitarët e Jahovas, bahaitët, hindutë dhe budistët.

Misionarizmi është i ndryshëm nga kumtesa fetare e cila bëhet me qëllim për t'i njohur edhe të tjerët me gjërat që besohet se janë të drejta, pra, që ka qëllim informimi. Kumtesa fetare është më njerëzore dhe e moralshme. Ajo është një sjellje dhe përpjekje normale për t'i bërë edhe të tjerët të përfitojnë nga urtësitë e larta dhe të vërtetat besimore që zotëron njeriu. Prandaj, përpjekjet e anëtarëve të feve që përmbajnë në thelbin e tyre të vërteta e të drejta, si krishterizmi, islami, etj., për t'ua bërë të njohura sa më shumë njerëzve të vërtetat besimore e fetare që zotërojnë, nuk është diçka për t'u qortuar. Ajo çka është e parregullt, e qortueshme dhe e papranueshme në këtë mes, është përpjekja për t'i detyruar të tjerët të ndërrojnë fe duke përdorur mashtrimin dhe duke përfituar nga një sërë dobësish social-ekonomike të tyre. Kjo mënyrë veprimi që nuk përputhet me bazën e kumtimit fetar, përdoret herë pas here si metodë pune në veprimtaritë misionare. Me këtë ndryshim në praktikë nga kumtimi fetar, misionarizmi bart një kuptim negativ.

## IV. GRUPIMET KRISHTERE

**Krishterizmi** është një fe me karakter misionar. Këtë karakter krishterizmi e merr nga fjalët e Jesuit në ungjill dhe nga fjalët e shën Pavlit në Letrat. Fjalët e mëposhtme të Jesuit që përmenden në kapitullin e 28 të Ungjillit të Mateut, përbëjnë themelin e misionarizmit në ungjill:

**"Tani ju shkoni dhe i bëni të gjithë popujt nxënës të mi, i pagëzoni ata në emër të Atit, Birit dhe Shpirtit të Shenjtë. Mësojuani atyre që t'i mbajnë gjërat që ju kam urdhëruar juve. Ja, kështu, unë do të jem me ju ditë për ditë gjer kur t'i vijë botës fundi."**[45]

Krishterizmi që pretendon të jetë fe e shpëtimit, ka për qëllim të përhapet në të gjithë botën. Prandaj kishat krishtere e quajnë për detyrë t'i vazhdojnë veprimtaritë misionare në të gjitha vendet e botës gjersa në çdo vend të krijohen bashkësitë krishtere.

### 1. Baptistët

Baptistët janë një grupim protestan i lindur në Hollandë në shek. XVII. Veçoria më e rëndësishme që i dallon këta nga grupet e tjera krishtere, është çështja e

45. Mateu, 28: 19-20.

pagëzimit. Baptistët e kanë bërë për parim që pagëzimin ta zbatojnë vetëm te të rriturit. Sipas tyre, pagëzimi është simboli i besimit të personit te Jesui Mesih me vullnetin e tij të lirë. Fëmijët e vegjël nuk e kuptojnë pagëzimin, prandaj pagëzimi nuk zbatohet tek ta. Baptistët e kryejnë pagëzimin me zhytjen e të gjithë trupit në ujë.

Ky grup është i njohur për faktin se është i pari që ka filluar veprimtarinë misionare protestane. Baptistët kanë organizata misionare në të gjitha vendet e botës. Numri i tyre i sotëm arrin në rreth 40 milion anëtarë.

### 2. Adventistët

Adventizmi është një lëvizje mesihiste e organizuar në vitin 1831 në Amerikë nga një fermer me emrin Uiliam Miler (William Miller) (1782-1849). Ky fraksion është ngritur mbi idenë e rikthimit të Jesuit në botë, ide që ka një vend të rëndësishëm në krishterizëm. Ky emër rrjedh nga fjala anglishte *advent* që do të thotë, si term fetar, *zbritje e birit të perëndisë mbi tokë.*

Janë disa fraksione të lindura nga adventizmi. Nga këto, Adventistët e Ditës së Shtatë kanë rëndësi për veprimtaritë misionare që zhvillojnë. Këta quhen kështu, sepse, në ndryshim nga grupimet dhe fraksionet e tjera krishtere, e kanë të shtunën si ditë të shenjtë pushimi.

Adventistët e Ditës së Shtatë i respektojnë pa lëshime rregullat e Librit të Shenjtë. Ata pranojnë se më 1844 Jesui ka filluar shkrimin e "të zgjedhurve". Ata thonë se shpirti është i vdekshëm duke përjashtuar vetëm ata që e pranojnë të vërtetën, domethënë veten, që do të ringjallen. Ditën e shtunë e respektojnë gjer në fund; nuk hanë mish, nuk pijnë kafe, çaj, duhan dhe alkool. Pagëzimin e bëjnë duke e zhytur krejt trupin në ujë. Për shkak të ngjashmërive në parime, shpesh ngatërrohen me Dëshmitarët e Jahovas.

### 3. Mesihistët

Në botën krishtere këta njihen si **krishterë evangjelistë.** Megjithëse të gjithë protestanët janë evangjelistë (ungjillorë) meqë e njohin ungjillin (Librin e Shenjtë) si të vetmin autoritet në fe, një grup mes protestanëve e quajnë veten posaçërisht *krishterë evangjelistë.*

Krishterizmi evangjelist është themeluar në shek. XVIII në Angli nga Xhon Uesli (John Wesley) dhe Xhorxh Uajtfild (George Whitefield). Në vitin 1846, krishterët evangjelistë u bashkuan në një organizatë të vetme ndërkombëtare të quajtur *Aleanca Evangjeliste* (Evangelical Alliance). Grupet protestane mesihiste si presbiterianët, metodistët, etj. e zhvillojnë veprimtarinë misionare ndërkombëtare në kuadrin e kësaj organizate.

Grupet e bashkuara në organizatën Aleanca Evangjeliste mbështeten në nëntë parime:

1. Libri i Shenjtë është revelacion hyjnor. Libri i Shenjtë është i vetmi autoritet në fe. Ai u mjafton krishterëve.

2. Librin e Shenjtë mund ta lexojë dhe kuptojë gjithkush. Çdo njeri e ka këtë të drejtë.

3. Zoti, i cili përbëhet nga tre persona, është një.

4. Njerëzimi është njollosur me mëkatin e parë.

5. Biri i Zotit, Jesui, ka zbritur mbi tokë në trup njeriu dhe e ka flijuar veten për mëkatarët. Ai është shpëtimtari, ndërmjetësuesi dhe sovrani.

6. Besimi te Jesui Mesih është i mjaftueshëm për pastrimin nga mëkatet.

7. Shpirti i Shenjtë përpiqet për pendesën e mëkatarëve dhe bekimin e tyre.

8. Shpirti është i pavdekshëm, njerëzit do të ringjallen me trup. Njerëzit do t'i gjykojë Mesihu i cili do të vendosë për ta.

9. Shoqërisa krishtere është e shenjtë. Zoti e ka formuar shoqërinë krishtere dhe ka vënë në krye të saj udhëheqës. Po kështu, pagëzimi dhe mesha janë të shenjta.

Të gjithë krishterët evangjelistë i pranojnë këto parime. Për ta, Libri i Shenjtë, veçanërisht Testamenti i Ri, janë shumë të rëndësishëm. Ata nuk pranojnë asnjë besim apo praktikë që nuk ndodhet në Testamentin e Ri. Ata i kundërshtojnë me forcë kritikat ndaj Librit të Shenjtë. Ata përpiqen për ta provuar se Libri i Shenjtë është fjalë e Zotit. Kur u bëhet ndonjë pyetje mbi krishterizmin, e hapin menjëherë Librin e Shenjtë që e mbajnë pranë, dhe e japin përgjigjen prej tij. Për ta vetëm besimi ka rëndësi. Format e adhurimeve nuk kanë ndonjë rëndësi të madhe. Prandaj u drejtojnë katolikëve kritika të ashpra.

### 4. Dëshmitarët e Jahovas

*Dëshmitarët e Jahova*-s si një lëvizje fetare e përzjerë hebraike-krishtere, është një lëvizje fetare e re me karakter mesihist dhe misionar e dalë në shek. XIX.

Themeluesi i Dëshmitarëve të Jahovas është Çarl Teiz Rasëll (Charles Taze Rusell) (1852-1916). Çarl Teiz Rasëll ka lindur në Pitsburg të Pensilvanisë më 16 shkurt 1852. I rritur në një mjedis familjar fetar, në moshën 23-vjeçare Çarl Teiz Rasëll u njoh me grupin e adventistëve. Ai u ndikua shumë nga ideja e rikthimit të Jesuit dhe e drejtimit të botës prej tij dhe besoi se kjo ngjarje do të ndodhte përsëshpejti. Sipas tij, Lufta Armagedon që përshkruhet në Testamentin e Ri, do të shpërthente më 1914 dhe atëherë do të ndodhte kiameti.

Kur në vitin 1914 parashikimet e Rasëllit nuk u realizuan, ai e shpëtoi grupin nga shpërndarja duke thënë se viti 1914 është fillimi i dukjes së shenjave të kiametit.

Rasëlli vdiq më 1916 dhe në vend të tij, në krye të lëvizjes kaloi avokati i saj, J.F. Radhërford (J.F. Rutherford). Radhërfordi e ndryshoi emrin e grupit nga *Rasëllistët* siç njihej gjer atëherë, në *Dëshmitarët e Jahovës.* Ai e filloi zakonin e misionarizmit duke kaluar portë më portë. Në kohën e tij, pas Amerikës, Gjermania u kthye në epiqendër të dytë të Dëshmitarëve të Jahovas. Si përfundim, edhe Radhërfordi vdiq pa iu realizuar pretendimet. Megjithëkëtë, Dëshmitarët e Jahovas vazhdoi të fuqizohej.

Liderët që erdhën më pas në krye të lëvizjes Dëshmitarët e Jahovas, vazhduan të jepnin data të ndryshme për Luftën e Armagedonit. Ndër këto data, më e rëndësishme për nga pasojat, është viti 1975. Më 1968, në organet e shtypit të lëvizjes u shpall se Lufta e Armagedonit do të shpërthente në pranverën e vitit 1975. Duke u mbështetur në këtë shpallje, shumica e anëtarëve të lëvizjes, të cilët u vunë të prisnin kiametin, e lanë punën, shitën gjithë pasurinë dhe paratë ia falën organeve të shtypit të lëvizjes. Pasi kaloi viti 1975 dhe nuk ndodhi asgjë, Dëshmitarët e Jahovës pësuan një zhgënjim të thellë. Lideri i katërt i lëvizjes, Frederik Franc (Frederick Franz) deklaroi se, tashmë, përcaktimi historik nuk ishte i drejtë dhe se Dëshmitarët e Jahovas duhet të vazhdonin t'i shërbenin Jahovas pa menduar se kur do të vijë Armagedoni.

Megjithëse këto ngjarje e plagosën lëvizjen e Dëshmitarëve të Jahovas, ajo vazhdon të përhapet në të gjithë botën.

Dëshmitarët e Jahovas besojnë në parajsën, por nuk e pranojnë ferrin. Në vend të ferrit ata i besojnë ndëshkimit me vdekje të përjetshme. Megjithëse fjala ferr përmendet në Librin e Shenjtë mëse tridhjetë herë, ata thonë se besimi mbi ferrin është një besim i gabuar që buron nga një keqkuptim mbi të. Ata besojnë se me vdekjen, shpirti asgjësohet. Sipas tyre, pas kiametit, 144 vetë të zgjedhur ndër Dëshmitarët e Jahovas, do të merren në parajsën në qiell dhe do ta drejtojnë botën duke pasur në krye Jesuin. Kjo botë do të jetë bota e dytë njëmijëvjeçare si një e drejtë e dhënë njerëzve nga Zoti Jahova për t'u provuar përsëdyti. Ata që brenda një mijë vjetëve do t'i shërbejnë Jahovas me vullnetin e tyre të lirë, do të shpëtojnë, kurse të tjerët do të dënohen me vdekje të përjetshme. Në periudhën e kësaj jete të dytë, parajsa e njerëzve të fituar do të bëhet toka; e thënë ndryshe, toka do të shndërrohet në parajsë.

Dëshmitarët e Jahovas janë kundër transfuzionit të gjakut dhe transplantimit të organeve duke besuar se këto veprime janë faje të kryera ndaj Zotit. Gjithashtu, ata janë kundër luftës dhe çdo lloj ideologjie, prandaj kundërshtojnë të kryejnë

shërbimin ushtarak dhe të përdorin armë. Sipas tyre, edhe këndimi i himnit kombëtar dhe qëndrimi për nder para flamurit janë mëkate të kryera ndaj Mbretërisë së Jahovas.

Dëshmitarët e Jahovas janë të njohur për veprimtarinë e tyre sistematike dhe këmbëngulëse misionare. Të përgatitur nëpër shkollat misionerike, Dëshmitarët e Jahovas, në çdo kohë të ditës, shkojnë portë më portë për të përhapur idetë e tyre. Këto veprimtari planifikohen me hollësi nga liderët e grupeve dhe dihet me saktësi për çdo misionar se ku do të veprojë, në ç'kohë dhe sa kohë do të veprojë.

### 5. Bahaitët

Bahaitët janë anëtarë të lëvizjes fetare eklektike bahaiste të prodhuar nga tarikati shejhit i drejtimit islam shiit.

Shfaqja e bahaizmit ka filluar me Mirza Ali Muhammedin, i cili pretendonte se ishte porta (Bab) e hapur për ardhjen e Mehdiut që prisnin shiitët. Prandaj, lëvizja e filluar me të u quajt *babizëm*. Mirza Ali Muhammed, i cili më vonë doli me pretendimin se Mehdiu ishte ai vetë, shkroi librin me titull "el-Bejan" (Deklarata) duke pretenduar se ky libër e kishte shfuqizuar (abroguar) Kur'anin.

Pas vdekjes së Mirza Ali Muhammedit më 1850, në vend të tij kaloi i biri, Mirza Hysejin Ali (1817-1892) që e çoi më tej këtë lëvizje. Ai tha se ishte vetë personi që pritej, për ardhjen e të cilit kishte folur Mirza Muhammed Aliu dhe i thirri të gjithë babitët të mblidheshin rreth tij. Më vonë, Mirza Hysejin Ali u vetëquajt *Bahaullah*, për rrjedhojë, lëvizja që kryesonte ai, u quajt bahaizëm. Me dekret të sulltan Abdylazizit, Mirza Hysejin Ali u internua në Akre ku vdiq më 1892 duke lënë si pasardhës të birin, Abbas Efendi.

Abbas Efendiu, i emëruar Abdulbaha, bëri që brenda një kohe të shkurtër, bahaizmi të përhapet të Egjipt, Europë dhe Amerikë. Abdylbaha vdiq në Hajfa më 28 nëntor 1921. Para vdekjes ai ia la vendin nipit të madh, Shefki Efendi.

I lindur në Akre më 1897, studioi në Bejrut dhe në Oksford të Anglisë. Më 1937, Shefki Efendiu u martua me vajzën e një bahaiti amerikan dhe gjersa vdiq më 1957, u përpoq për përhapjen e bahaizmit. Me që pas tij nuk pati ndonjë njeri që ta zëvendësonte në krye të lëvizjes, bahaizmi filloi të drejtohej e administrohej nga një qendër e quajtur "Shtëpia e përgjithshme e Drejtësisë" e ngritur në qytetin Hajfa të Izraelit. Lëvizja u organizua në tërë botën në formë organizatash që u quajtën Katedra, të ndara në Katedra Qendrore dhe Katedra Lokale.

Në bahaizëm që pretendon të jetë një fe origjinale më vete, ndodhen një sërë parimesh besimore e adhurimore-praktike të mbledhura e të bashkuara në mënyrë eklektike nga hebraizmi, krishterizmi dhe islami. Parimet besimore të bahaizmit

janë besimi te Allahu, librat, profetët, Bab-i (porta) dhe Bahaullah-u. Bahaizmi nuk i beson ringjalljes dhe jetës së pasme. Çdo njeri, nga pesëmbëdhjetë gjer më shtatëdhjetë vjeç, është përgjegjës për zbatimin e urdhrave fetare të bahaizmit. Këto urdhra fetare janë namazi, agjërimi, zeqati dhe leximi i teksteve të shenjta. Libri i shenjtë i bahaitëve është "Akdes" (Shenjtëria) i shkruar nga Bahaullahu.

Krahas parimeve fetare, bahaizmi ka edhe disa parime të përgjithshme, si uniteti i njerëzimit, uniteti i feve, uniteti i fesë dhe i shtypit, barazia mashkull-femër, braktisja e çdo lloj fanatizmi, arritja e harmonisë mes fesë dhe shkencës, arsimi i përgjithshëm i detyruar dhe paqja botërore.

Bahaizmi filloi të përhapej me shpejtësi qysh nga Lufta e Dytë Botërore dhe sot ka rreth 5 milion ndjekës.

Në propagandën e tyre fetare, bahaitët shfrytëzojnë edhe islamin. Sipas tyre, islami, para se të dilte bahaizmi, ka qenë feja e vërtetë. Pastaj, pas daljes së bahaizmit, është shfuqizuar (abroguar). Sipas tyre, profetësia e Bahaullahut është njoftuar nga Allahu në Kur'an.

### 6. Grupet e tjera fetare

**Mormonët**. Eshtë një lëvizje fetare e re me prejardhje krishtere, e themeluar më 1830 në Amerikë nga Jozef Smith (Joseph Smith). Mormonët mbiemërtohen edhe "Shenjtorët e Ditës së Fundit".

Në vitin 1830, Jozef Smith shkroi librin me titull "Libri i Mormonëve" (The Book of Mormon). Ai pretendoi se ky libër ka qenë shkruar nga një profet me emrin Mormon që e ka pasë groposur, pastaj, në tokë dhe ia ka treguar vendin të birit Moroni. Më vonë, Jozef Smith pretendoi se ishte ngarkuar me detyrë nga pagëzuesi Xhon Baptisti për të ngritur një kishë të re.

Smithi grumbulloi shumë përkrahës brenda një kohe të shkurtër. Por atë e vranë në burg më 1844. Brigham Jung (Brigham Young) që zuri vendin e tij, për të shpëtuar nga sulmet, e transferoi bashkësinë në zonën Utah. Më vonë, Salt Lejk Siti (Salt Lake City) u kthye në qendër të mormonëve.

Me besimet dhe praktikat e tyre, mormonët janë mjaft të ndryshëm nga grupimet e tjera krishtere. Krahas besimit te Triniteti i Shenjtë dhe Libri i Shenjtë, mormonët pranojnë edhe autoritetin e Librit të Mormonëve. Sipas tyre, vendi i rikthimit të Jesuit është Amerika. Në Amerikë do të ngrihet Jeruzalemi i Ri. Sipas tyre, mormonët janë e vetmja rrugë shpëtimi. Ata që nuk e pranojnë besimin mormon, nuk kanë për të shpëtuar. Prandaj mormonët i japin shumë rëndësi veprimtarisë misionare. Çdo mormon është një misionar potencial. Të rinjtë që mbushin moshën tetëmbëdhjetë vjeç, shkojnë si misionarë në vendet bregdetare. Mormo-

nët bëjnë një jetë të disiplinuar. Ata nuk pijnë çaj, kafe, duhan dhe alkool. Ata i japin rëndësi jetës familjare dhe fetare në bashkësi.

**Moonistët**. Moonizmi është një lëvizje fetare me karakter misionar, e themeluar më 1954 nga koreani Sun Myung Moon. Anëtar i Kishës Presbiteriane, Moon, pretendoi më 1936 se ishte ngarkuar të themelonte Mbretërinë e Zotit mbi tokë. Ky pretendim i tij u vlerësua nga Kisha Presbiteriane si perversitet dhe ai u përzu nga kisha. Në vitet e mëpasme, Moon filloi të pretendonte se kishte marrë mesazh nga Zoti, se ishte takuar me udhëheqës të tillë si Moisiu dhe Buda. Në përfundim të të gjitha këtyre ndodhive, kishte dalë në dritë libri i shenjtë i moonistëve, "Parimi Hyjnor" (Divine Principle).

Si të gjitha lëvizjet e reja, edhe moonizmi gjeti përkrahës në lindjen e largët dhe në perëndim. I zhvilluar dhe rritur brenda një kohe të shkurtër, me pretendimin e tij për t'i bashkuar të gjitha fetë, moonizmi mori emrin Kisha e Unifikuar (Unification Church). Ndërkaq, për të siguruar burime të ardhurash, moonizmi filloi të formonte shoqëri ekonomike dhe sot ka vënë dorë në shumë fusha.

Praktika më tërheqëse e moonistëve është organizimi i ceremonive martesore. Në ceremonitë e martesës së shenjtë që organizohen çdo vit, martohen qindra çifte. Kuptimi i kësaj është krijimi i një lloj gjenerate njerëzore të pastër. Sipas moonizmit, njerëzimi është njollosur me mëkatin e parë të kryer nga Adami dhe Eva. Megjithëse Jesui qe përpjekur për ta shpëtuar njerëzimin nga ky mëkat, nuk arriti dot ta bënte një gjë të tillë sepse nuk u martua dhe nuk krijoi familje. Duke u përpjekur për të krijuar një lloj njeriu të pastër, moonistët i japin shumë rëndësi jetës së rregullt familjare, nuk hyjnë në marrëdhënie të paligjshme, nuk përdorin duhanin dhe alkoolin.

Një tjetër veprimtari që të tërheq vëmendjen te moonistët, është edhe ngritja për vit e kampeve rinore në të gjitha vendet e botës. Ata ftojnë në këto kampe të rinj të feve të ndryshme. Qëllimi i tyre është t'ua ndërrojnë fenë e t'i mbledhin në Kishën e Unifikuar. Por këtë qëllim nuk e thonë hapur.

## PERMBLEDHJE

1. Shpjegoni se ç'do të thotë "pluralizëm fetar".
2. Flisni shkurt për pluralizmin fetar.
3. Shpjegojeni konceptin "dialog ndërfetar".
4. Tregoni ç'lidhje ka mes pluralizmit fetar dhe dialogut ndërfetar.
5. A është dialogu ndërfetar një veprimtari e dobishme? Shprehni mendimet tuaja mbi këtë çështje.
6. Shpjegoni pse kur thuhet "misionarizëm", të vjen ndërmend krishterizmi?
7. Tregoni aspektet e ngjashme dhe të dallueshme mes misionarizmit dhe kumtesës fetare.
8. Flisni për veçoritë e përgjithshme të grupeve mesihiste.
9. Cilat janë veçoritë e përgjithshme të dëshmorëve të Jahovas? Shpjegojini shkurt.
10. Shpjegoni lidhjen e bahaizmit me islamin.
11. Tregoni cilat janë parimet themelore që mbrojnë bahaitët.

## PERMBAJTJA

### PJESA I



### PJESA II



### PJESA III

## PJESA IV

## PJESA V



## PJESA VI



## PJESA VII

## PJESA IX

## PJESA X



## PJESA XI

